# DITURIA ISLAME

NUMER 239 | VITI 25 | QERSHOR 2010 | REXHEB 1431 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€

IMER PANTINA

## BESIMI NUK ËSHTË PRODUKT ME TELEKOMANDË

MR. FITIM GASHI

## PRIVIMI I FEMRËS NGA E DREJTA E SAJ NË TRASHËGIMI

MR. QEMAJL MORINA

## Autenticiteti i "Një mijë e një netëve"



www.dituriaislame.net




**EL KUDUS**

**“All-llahun e madhëroi çka ka në qiej dhe çka ka në tokë,
e Ai është mbizotëruesi, i urti.”**

**ES SAFF, 1**










DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë / Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Bahri Simnica, Driton Arifi, Dr. Fahrush Rexhepi, Mr. Flamur Sofiu, Nexhat Ibrahimi, Mr. Qemajl Morina, Sabri Bajgora, Dr. Sulejman Osmani / Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi/ Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com / **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Koha, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!



**"O JU QË BESUAT, JEPNI NGA MË E MIRA E ASAJ QË FITUAT DHE NGA AJO QË JU DHAMË PREJ TOKËS, E MOS NXITONI TA JEPNI ATË MË TË PAVLEFSHMEN NGA AJO, QË JU NUK DO TA PRANONIT PËR VETEN VETËM ME SY MBYLLUR. TA DINI SE ALLAHU S'KA NEVOJË PËR JU, ËSHTË I MADHËRUAR"**

**BEKARE, 267**



# FLITET PËR LIRI TË SHTYPIT, PRIVOHET DHËNIA E FREKUENCAVE PËR NJË TELEVIZION

*Liria e shtypit mbetet një nga të drejtat themelore të operimit profesional të gazetarit. Synimi kryesor është që të kemi një ambient të lirë të shtypit dhe të medies në përgjithësi, edhe pse ajo po ndeshet me barriera të ndryshme, përfshirë edhe ato etike. Megjithëse në shtetin më të ri të botës, në Kosovë, gjatë vitit të kaluar janë raportuar mbi 25 raste, ku të jetë cenuar apo kërcënuar veprimtaria gazetare, Kosova kremtoi Ditën Ndërkombëtare të Lirisë së Shtypit me aktivitete të shumta, që tashmë janë bërë tradicionale. Praktikisht, raporti i Freedom House për sa i përket lirisë së shtypit, Kosovën e vendos në vendin e 53-të, si pjesërisht të lirë, ndërsa Shqipërinë në vendin e 50. Po sipas këtij vlerësimi, Freedom House, Serbinë e ka renditur në vendin e 35-të, Kroacinë në vendin e 40, Maqedoninë në vendin e 46 dhe Bosnjë-Hercegovinën në vendin e 48. Ajo, që verifikohet, nuk është vetëm presioni i drejtpërdrejtë ndaj shtypit të lirë. Pyetësorët përmbajnë edhe pyetje për situatën financiare të medieve, për autocensurën, për ndikimin e institucioneve qeveritare ndaj medieve dhe pjesën e medieve të kontrolluara nga shteti, për shembull, nëpërmjet monopoleve shtetërore në fushën e radios dhe të televizionit. Veç kësaj, vlerësohet fakti që sa janë të lira mediet për të siguruar informacione dhe sa është i lirë aksesi në medie në vend. Reporterët pa Kufij verifikojnë në pyetësorë, krahas kësaj, nëse mediet kërcënohen nga organizata joshtetërore, si për shembull nga policë të armatosur, palë konfliktesh në luftën civile, organizata ilegale, ose grupe të tjera interesi.*

*Në këtë muaj bëhen plotë 25 vjet jetë të revistës suaj shumë të nderuar dhe respektuar, lexues të revistës "Dituria Islame", që kur doli numri i parë i kësaj dritareje të njohurive dhe mësimeve islame. Pikërisht në qershor të vitit 1986 doli numri i parë i kësaj reviste tremujore me gjithsej 32 faqe, për t'u ngritur gradualisht si në aspektin profesional, gjithashtu edhe në ngritjen e cilësisë. Ajo arriti të sigurojë një komunikim të vazhdueshëm po aq edhe të dëshiruar të revistës me lexuesit. Dituria Islame asnjëherë nuk i ka ofruar lexuesit atë që ka dëshiruar, por u ka ofruar tema të kohës dhe që janë thelbësore për mirëqenien e tyre. Profili i revistës "Dituria Islame", tashmë i krijuar e i formësuar, garanton dhe e lehtëson rrugën e mëtejshme të saj, sikurse rrit njëkohësisht edhe përgjegjësinë profesionale, shpirtin e garës e të kërkimit të iniciativës.*

*Edhe pse nuk është temë e trajtimit tonë, vëmendjen do ta përqendroj në një kërkesë të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës (BIK) drejtuar institucioneve, gjegjësisht Komisionit të Pavarur për Media (KPM) për dhënie të frekuencave për të hapur një televizion, i cili do të ofronte dhe mbushte zbrazëtinë e opinionit për trajtimin dhe ofrimin e shqyrtimin e temave me karakter fetar, që në mediet tona janë të rralla ose shpesh janë tendencioze. Njohja dhe prezantimi i temave dhe forcimi i identitetit fetar është e drejtë që garantohet edhe me ligjet dhe konventat njerëzore të të gjitha rangjeve botërore. S'mund të flasim për liri të shtypit e medies në Kosovë, kur një institucioni (BIK), i cili përfaqëson dhe flet në emër të mbi 90% të popullatës së Kosovës, nuk i jepet mundësia për të vënë me ta një mënyrë e një mjet komunikimi të drejtpërdrejtë. Sigurisht që mbledhësit e informatave për Freedom House është dashur të kontaktojnë edhe përfaqësuesit e BIK-së për t'u njohur me shkeljet dhe privimin e së drejtës për të pasur BIK një medie fetare, gjë që i takon dhe për se ka të drejtë. Edhe pse në këtë raport thuhet se Kushtetuta e Kosovës garanton gjithashtu lirinë e fesë dhe shqiptarët në përgjithësi gëzojnë të drejtën e ushtrimit të fesë së tyre, nuk e dimë se si mund të kemi liri fetare kur BIK-së, në shekullin 21, ende nuk i jepet e drejta që të ketë një TV, përmes të cilit të përhapte rrezet e fesë islame, të jepeshin informacione nga burimi përkitazi me këtë fe të paqes, mëshirës dhe njerëzimit.* ●

*Mr. Rexhep Suma*



# FETARE

Imer Pantina

# Besimi nuk është produkt me telekomandë

Alarmi që ngriti Ombudspersoni Kurteshi për mosfunksionimin e shtetit ligjor, kur një shkollë në Viti nuk respekton vendimin e gjykatës për ta lejuar nxënësen Arjeta Halimi për ta vazhduar shkollimin, pasi që e kishte larguar për shkak të shamisë së kokës, vetëm sa e përforcon rasti tjetër, a i nxënëses Arlinda Zeka, e cila, largohet nga procesi i rregullt shkollor në Ferizaj po për të njëjtin shkak.E para, kjo ngrit çështjen se kur një nxënëse muslimane ka të drejtë ligjore, ajo e drejtë nuk respektohet, dhe, e dyta, tek ne ende dominon klima e diktaturës komuniste që popullatës t'i imponohet vetëm një ideologji, pa kundërmendim. Duke ia shtuar kësaj heshtjen e mekanizmave përgjegjës shtetërore para këtij fenomeni, lihet përshtypja se

drejtorët e shkollave kanë kompetenca edhe mbi ministrinë që i udhëheq ata. Derisa ne kemi mekanizma ligjorë që mund të japin përgjigje për këtë (ta zëmë Gjykata Kushtetuese) , në vazhdimësi, herë përmes heshtjes, e herë përmes fyerjeve dhe diskriminimeve, atakohen këto nxënëse, duke u bërë kështu besimi i tyre islam si shkas për ndërprerjen e shkollimit.Çështja e besimit nuk është produkt me telekomandë që mund të dirigjohet nga jashtë. Personi që e ndien vetën si musliman, ashtu sikurse edhe shtresat tjera shoqërore, nuk ka nevojë që t'ia diktojë dikush që as përafërsisht nuk është i njëjtë si ai, se çfarë duhet të veshë e çfarë jo. Kjo është çështje intime, përderisa nuk cenon nderin apo provokimin e askujt. Nuk munden as politikanët, e aq më pak ateistët, ta marrin kontrollin e besimit të dikujt, t'ia ndërrojnë "frekuencat" e bindjeve për qejfet apo interesat e tyre të ngushta.

### BINDJA NUK MUND TË IMPONOHET

Çdo përpjekje për imponim është vetëm dhunë. Kështu, imponimi për t'ia kushtëzuar shkollimin me heqjen e shamive, gjë të cilën ato që e vënë e besojnë si obligim fetar nuk sjell asgjë tjetër në skenë veçse kufizim të lirisë. Thjesht, kjo është dhunë. Dhe, kur dhuna përdoret kundër pjesëtarëve të popullit të vet, madje të fëmijëve që janë nga gjiri ynë, atëherë kjo është edhe marrëzi e llojit të vet.

Natyrshëm, çdo ministri arsimore e çdo shteti duhet që të bëjë përpjekje që t'u sigurojë qasje në shkollim të gjithë pjesëtarëve të shtetit të vet. Duhet ta luftojë analfabetizmin dhe braktisjen e shkollës dhe duhet ta promovojë dijen dhe shkencën. Në rastin e këtyre vajzave me shamia, mjerisht po ndodh e kundërta. Nëpër faqe të shuma të gazetave jemi mësuar të lexojmë se, këto nxënëse, edhe pse me sukses të shkëlqyeshëm dhe sjellje shembullore, ato largohen nga mësimi, nga e drejta e tyre elementare për shkollim. Ama, nuk gjen asnjë arsye tjetër përveç shamisë së tyre që përfaqëson bindjet, besimin e tyre personal. Me të tilla vendime fatale atyre ua mbyllin rrugët e dijes. Dhe, kujt? Asaj që nesër do të jetë nënë, do të edukoj breza të rinj. A nuk do të duhej që ministria ta



kalkuloj rezultatin e thjeshtë: Më e dobishme do të jetë për shtetin e Kosovës që të kemi disa nëna të shkolluara, të pajisura me njohuri shkollore-shkencore dhe këto t'ua përcillnin fëmijëve të tyre, apo, meqë ato s'pranojnë ta heqin shaminë e tyre, t'i hedhim në listën e shumë nënave analfabete.Cili është "suksesi" që promovon Ministria e Arsimit këtu? Të shtohen radhët e femrave të pashkolluara, të mbetemi edhe pa disa kuadro, të cilat në të ardhmen mund të jenë mjeke, pedagoge, afariste etj. apo, mos ndoshta kemi të rinj me tepricë, ku djem të rinj për çdo ditë po marrin botën në sy (disa prej tyre vetëm gjatë këtij viti shkollor kanë qenë nxënës të mi, të klasës së dhjetë) e vajzat me shamia po u dashka që të mos u mësohet se si të edukojnë fëmijë që ta duan shtetin e tyre, ta ndërtojnë jetën po këtu, me po këto mundësi.

Tashmë është i njohur refreni se shteti është laik dhe se shamia është veshje propaganduese fetare dhe bie në kundërshtim me laicitetin. Këtu po parashtroj një shembull. Uniforma e policisë, nëse do të bëhej me një vendim, ta zëmë: Të mbulohet i tërë trupi, nga këmbët e gjer në kokë, me çfarëdo ngjyre, dizajni, dhe në fund të vihet një kapelë në kokë, vallë a do ta quanim uniformë?! Sigurisht se jo. Kjo për faktin e thjeshtë se nuk do të mund të bëhej dallimi në mes të uniformës, që duhet të përfaqësojë logo të veçantë, ngjyrë të veçantë, grada të veçanta etj.Kështu, shamitë janë aq të llojllojshme në ngjyrë, formë, madje, perfeksionohen nga dizajnerë të modës për çdo ditë. Dhe, këto nxënëse i vënë ato pa ndonjë qëllim të uniformimit, por si shprehje e besimit të tyre në Zotin e Mëshirshëm, dhe me këtë besojnë në mbulimin e rregullt të trupit. Nëse askujt nuk i pengon veshja e saj gjer tek flokët, atëherë pse t'i pengoj mbulimi i tyre? Kujt duhet t'i interesoj që t'ia shikoj flokët një nxënëseje? Ajo beson se shfaqja e tyre për meshkujt e huaj është në kundërshtim me fenë e vet, e ku është liria e manifestimit të besimit fetar që na mbrohet me kushtetutë? (mjerisht, me gjithë mangësitë që ka edhe si e tillë nuk respektohet) .O ZOT, sa shumë lakuriqësi kemi nëpër shkolla, sa shumë braktisje, madje mësimdhënës që s'kanë marrë paga që nga shtatori (kolegë të mi) e askush nuk brengoset, ndërsa, ajo që vjen në shkollë me modesti, me sjellje të mirë, me sukses të mirë, dhe, vë shami, nuk gjen tolerancë dhe as mëshirë njerëzore.Kam qenë nxënës dhe student i gjeneratës së shkollimit nëpër podrume. Mendoja se s'ka më shtet i cili mund të flakë fëmijë nga shkolla, ngase u largua, i turpëruar, për ata që shikojnë me arsyen njerëzore, njëherë e përgjithmonë, dashti Zoti i Madh. E, sot…. ? Çfarë po ndodh? Ku po i çojmë fëmijët tanë nëse i largojmë nga shkolla? Madje, nga shkolla që pritet të bëhet e obligueshme!Deri ku shtrihet e drejta e këtyre nxënëseve fëmijë për të jetuar të lirë në shtetin e tyre, të barabartë me bashkëkombësit e tyre, nëse qendrat – shkollat i kanë të mbyllura?! ●

*(Autori është profesor në Shkollën e Mesme "Fehmi Agani" në Klinë)*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës “Et-Tekvir” 6



وَمَا صَاحِبُكُمْ بِمَجْنُونٍ . وَلَقَدْ رَآهُ بِالْأُفُقِ الْمُبِينِ
وَمَا هُوَ عَلَى الْغَيْبِ بِضَنِينٍ . وَمَا هُوَ بِقَوْلِ شَيْطَانٍ رَجِيمٍ . فَأَيْنَ تَذْهَبُونَ
إِنْ هُوَ إِلَّا ذِكْرٌ لِلْعَالَمِينَ . لِمَنْ شَاءَ مِنْكُمْ أَنْ يَسْتَقِيمَ
وَمَا تَشَاءُونَ إِلَّا أَنْ يَشَاءَ اللَّهُ رَبُّ الْعَالَمِينَ



**22. Nuk është i marrë shoku juaj (Muhamedi)!**
**23. Dhe se ai e pat parë atë (Xhibrilin) në horizontin e qartë lindor.**

Idhujtarët mekas, e ndër ta Ukbe Ebi Muajt, talleshin me Muhamedin a.s. duke e quajtur si të çmendur, duke menduar se ky kishte luajtur nga mendtë kur pretendonte se po i vinte shpallje nga qielli nëpërmjet Xhibrilit a.s., që të besohej vetëm një Zot. Ata ishin tërësisht të verbuar nga shejtani i mallkuar dhe nuk po mund ta shihnin dritën e së vërtetës, sepse mendjet e tyre ishin të robëruara nga prangat e djallit.

Megjithatë, Allahu xh.sh. i largon të gjitha këto akuza e shpifje ndaj të Dërguarit të Vet, duke thënë se Muhamedi nuk ishte i çmendur, nuk ishte poet e as magjistar, por i Dërguar nga Zoti që t'i shpëtonte ata nga mjerimi dhe katandisja në të cilën kishin rënë.

Idhujtarët në fakt, ishin të çmendur teksa sfidonin adhurimin e Allahut me zota të tjerë të shpifur. Për ta ishte e paimagjinueshme që një engjëll nga qielli – Xhibrili a.s. të zbriste tek Muhamedi a.s. me shpallje. Por e vërteta është se Muhamedi a.s. vërtetë e kishte parë Xhibrilin a.s. dy herë në formën e tij të vërtetë reale; një herë në fillim të Shpalljes, dhe herën e dytë gjatë udhëtimit në Miraxh.

Asnjë prej të dërguarve të tjerë të Allahut, para tij, nuk e kishte parë Xhibrilin a.s. në formën e tij të vërtetë. Ky ishte një nderim i veçantë vetëm për Muhamedin a.s.

Ajo që kërkohet nga ne të besojmë, është se Muhamedi a.s. e ka parë Xhibrili a.s. edhe në formën e tij të vërtetë në të cilën e ka krijuar Allahu, por e jona nuk është ta përshkruajmë konstruktin e tij nga drita-nuri, sepse asgjë as nuk na e shton e as nuk na e pakëson imanin. Siç janë munduar ta përshkruajnë shumë njerëz. Ne thjesht duhet të besojmë se Xhibrili a.s. është një engjëll, i krijuar nga nuri, i cili e ka përcjellë shpalljen me besnikëri, një engjëll të cilit Allahu i ka dhuruar pozitë të lartë nderi, por njëkohësisht edhe fuqi të paimagjinueshme për përmasat e logjikës dhe të mendjes sonë.

**24. Dhe ai (Muhamedi) nuk është që në të fshehtën (shpalljen) ka dyshim (ose ua lë mangu).**
**25. Dhe ai (Kur'ani) nuk është thënie e djallit të mallkuar!**
**26. Pra, ku jeni, kah shkoni?**

Fjala “gajb” në këtë ajet ka për qëllim Shpalljen-Vahjin ndërsa fjala “danin” nënkupton faktin se Pejgamberi a.s. nuk është i akuzuar për ndryshim e as falsifikim të Kur'anit, e as nuk ka mundësi që të ndryshojë nga vetvetja diçka në të, sepse është shpallje hyjnore për të cilën Allahu ka garantuar se nuk do të pësojë kurrfarë deformimi e as ndryshimi. Po ashtu një prej kuptimeve të fjalës “daniin” është se Muhamedi a.s. nuk është dorështrënguar e as koprrac që të mos ia transmetojë njerëzimit këtë Kur'an, ashtu siç kishte zbritur.

Fjala “bi danin” në një kiraet tjetër (të pranuar) është lexuar edhe me tingullin e trashë (dha) d.m.th. “bi dhanin” që do të thotë i akuzuar për trillim a shtrembërim, që nënkupton se Muhamedi a.s. është shumë i pastër sa të akuzohet për shtrembërim të Kur'anit apo ndryshim të tij. Kjo akuzë e idhujtarëve ndaj tij ishte akuzë e pabazë, sepse ai ishte besnik në transmetimin e përpiktë të asaj që i vinte nga Vahji. Ky ajet Kur'anor e shfajëson Pejgamberin a.s. nga të gjithë këto shpifje, duke ua bërë të ditur mekasve se para se t'i vinte Shpallja, Muhamedi a.s. në mesin e tyre ishte i njohur si “sadikul va'dil emin” – “mbajtës i premtimeve dhe besnik”. E kishin njohur për 40 vite si të tillë, prandaj si u bë që tash të dyshonin në të dhe në sinqeritetin e tij?!

Kur idhujtarët nuk kishin gjetur arsyetim për ta cenuar dinjitetin dhe besnikërinë, tashmë të dëshmuar të Muhamedit a.s., ata filluan ta akuzonin se ishte falltar, dhe se bashkëpunonte me djajtë. Në lidhje me këtë akuzë të tyre Kur'ani thotë:

“Pra ti përkujto (me Kur'an) se me dhuntinë e Zotit tënd ti nuk je as falltor, as i çmendur.” - (Et-Tur, 29)

Herën tjetër e kishin akuzuar për magjistar dhe se kjo

që po i vinte ishte mësim nga shejtani i mallkuar dhe fjalë të tij.

Kur'ani famëlartë e shfajëson dhe e pastron të Dërguarin e Allahut nga këto akuza të veshura se gjoja këto fjalë Kur'anore nuk ishin nga shejtani, sepse shejtani, pasi që ishte përzënë nga mëshira e Allahut, më nuk ka mundësi as të afrohet në sferat e larta qiellore që të dëgjojë a të marrë ndonjë lajm prej lajmeve të qiellit.

Në lidhje me këtë Allahu xh.sh. thotë:

"Atë (Kur'anin) nuk e sollën djajtë (si fallin falltarëve). Atyre as nuk u takon e as që kanë mundësi. Pse ata janë të penguar edhe për ta dëgjuar!" - (Esh-Shuara'ë, 210-212)

Por bartës i kësaj shpalljeje të dritës e udhëzimit është një melek i pastër, i fuqishëm, me pozitë të lartë te Allahu, i respektueshëm në botën e engjëjve, mbi të gjitha besnik në kryerjen e misionit të cilin ia kishte besuar Allahu xh.sh., të ishte i dërguar i Tij si i zgjedhur i qiellit tek të dërguarit e zgjedhur të Tij në tokë.

Në fund, Allahu xh.sh. i pyet pabesimtarët: "Pra, ku jeni kah shkoni?". Cilën rrugë do ta zgjidhni për ta ndjekur?

Tash i Lartmadhërishmi, sikur u thotë idhujtarëve: Pasi që tash e kuptuat bindshëm se Muhamedi a.s. nuk është as i çmendur, as falltar e as magjistar, a thua si do të vepronі?! A do ta pasoni atë, e t'i besoni Shpalljes që po i vjen nga Unë dhe të udhëzoheni, apo do ta ndiçni rrugën e djallit të mallkuar e ta humbni Ahiretin?! Pse nuk e largoni perden e errët nga sytë tuaj e ta shihni të vërtetën?!

Edhe në ajetin 32 të sures "Junus" sqarohet kuptimi i kësaj pyetjeje që ua bën Allahu xh.sh. pabesimtarëve kur thotë:

"E ky është Allahu, Zoti juaj i vërtetë. Pas të vërtetës nuk ka tjetër pos iluzione, e si po ia ktheni shpinën (të vërtetës)?"

Që do të thotë se si mund të devijoni nga e vërteta në humbje, nga Njëshmëria në idhujtari, nga udhëzimi në shkatërrim kur para vetes keni vetëm një alternativë të shpëtimit, - rrugën e besimit në Allahun dhe në misionin qiellor të Muhamedit a.s.

**27. Ai (Kur'ani) s'është tjetër pos këshillë për njerëzit!**

**28. Për atë nga mesi juaj që dëshiron të gjendet në të vërtetën.**

Allahu i Madhëruar, në këto dy ajete vijuese, ua sqaron njerëzve se ç'është në të vërtetë Kur'ani. Çfarë përmban ky libër i shenjtë, kujt do të mund t'i shërbenin këshillat e tij etj.

Dijetarët muslimanë janë kompakt se Kur'ani famëlartë është një Libër plot dritë, udhëzime dhe këshilla, i cili njëkohësisht ua rikujton robërve të Allahut dobitë dhe interesat e tyre në këtë botë dhe



në botën tjetër, ua rikujton ringjalljen, dhe daljen para Krijuesit për të dhënë llogarinë, ua rikujton Krijuesin e tyre dhe mënyrën e adhurimit të Tij, i lartësuar qoftë në madhërinë e Tij. Ky Kur'an, ua bën me dije se kush është armiku i tyre më i madh, duke e personifikuar atë si shejtanin i mallkuar. Ua kujton detyrimet e tyre ndaj Allahut, ndaj shoqërisë, familjes dhe raportin e tij me botën në përgjithësi. Ua rikujton vetveten dhe gjendjen e tyre shpirtërore, duke i orientuar besimdrejtët në mirësi e shtigje të dritës hyjnore.

Por, këto këshilla vlejnë vetëm për një grup të caktuar njerëzish, vetëm për ata që dëshirojnë vërtetë të përudhen në rrugën e drejtë, në rrugën në të cilën ka porositur i Gjithëmëshirshmi. Ndërsa ai i cili nuk dëshiron të përudhet, ai e ka vulosur fatin e vet me damkën e kufrit të përjetshëm. Ai nuk ka ç'të kërkojë në Ahiret, sepse veprat e tij pa iman të plotë, i ngjajnë një fatamorgane në mes të shkretëtirës. Nga larg të duket si ujë, kurse në fakt rrezet e diellit që përthyhen në rërën përcëlluese të shkretëtirës, të reflektojnë imazhe joreale. Të tillë janë pabesimtarët, të cilët në këtë botë mbase edhe mund ta kenë bërë ndonjë vepër të mirë, por shtamba-rezervuari i tyre është i zbrazët pa ujë (iman) i cili do ta plotësonte boshllëkun e brendshëm.

Pra, vetëm ai që kërkon udhëzimin hyjnor me sinqeritet të plotë, vetëm ai ka shpresa se e nesërmja e tij-Ahireti do të jetë ashtu siç duhet dhe kërkohet nga i Gjithëmëshirshmi.

Fjala "Dhikrun lil alemin", nënkupton Kur'anin, të potencuar si përkujtim, por kuptimi i saj nënkupton Islamin në përgjithësi, si fe, rrugë dhe program për të gjithë njerëzit dhe exhinët. Nënkupton Islamin si një fe universale, me parime gjithëpërfshirëse të etikës dhe moralit të shëndoshë e të pastër, i cili njeriun e çliroi nga prangat e shirkut dhe pabesimit.

Ajo çka është e rëndësishme tek njeriu dhe që çmohet tek Allahu është devotshmëria – takvaja në zemra. A nuk na ka dëftuar Allahu xh.sh. se: "Më i miri prej jush tek Allahu është ai që është më i devotshmi".

A nuk ka thënë po ashtu i Dërguari i Allahut se:



"Vërtetë Allahu i Madhërishëm nuk shikon as fizionominë e as pasurinë tuaj (në një rivajet tjetër: "as fytyrat e as fizionominë tuaj[1]") por shikon zemrat dhe veprat tuaja"[2]

Kjo pra është madhështia e Islamit, e cila i nënshtroi superfuqitë e atëhershme të botës. Jehona e kësaj feje bëri që njerëzit sapo të dëgjonin për këtë fe, menjëherë ta përqafonin. Muslimanët kanë luftuar dhe kanë çliruar territore të mëdha, por kurrë me dhunë, sepse me një qasje të tillë, kurrë nuk do të arrinin të pushtonin zemrat e njerëzve, meqë ato pushtohen vetëm me dashuri dhe mëshirë. Zaten, ky është shpjegimi i vetëm i pranimit të Islamit nga popujt aziatikë, në Indonezi, Malajzi, Kinë etj, kur dihet se atje nuk ka shkelur kurrë ndonjë këmbë e ushtarit arab-musliman, porse këtë detyrë e kanë kryer tregtarët dhe dijetarët e devotshëm muslimanë, të cilët ua kanë shpjeguar njerëzve Islamin, duke bërë që drita e tij të rrezatojë pjesën më të madhe të këtij kontinenti duke u mishëruar në zemrat dhe mendjet e këtyre njerëzve, që kishin kërkuar udhëzim dhe e kishin gjetur atë në Islam.

Nga ky ajet: "Për atë nga mesi juaj që dëshiron të gjendet në të vërtetën." nënkuptojmë se çdo njeri është i obliguar të përpiqet ta gjejë të vërtetën dhe rrugën e udhëzimit me të gjitha mundësitë e tij, ndërsa pjesa tjetër i takon Allahut, i Cili nëse dëshiron i udhëzon dhe i përudh këto zemra që kërkojnë dritë e udhëzimit të Tij.

**29. Po ju nuk mundeni, (të përudheni) por vetëm nëse dëshiron Allahu, Zoti i botëve!**

Shkaku i zbritjes së këtij ajeti. Transmetojnë Ibn Xheriri dhe Ibn ebi Hatimi nga Sulejman bin Musa të ketë thënë: Kur zbriti ajeti 28 i kaptinës "Et-Tekvir": "Për atë nga mesi juaj që dëshiron të gjendet në të vërtetën", Ebu Xhehli kishte thënë: Ky ajet ka të bëjë me ne. Nëse dëshirojmë përudhemi e nëse nuk dëshirojmë, nuk përudhemi! Këto fjalë të tij ishin shkak që Allahu xh.sh. të zbriste ajetin 29: "Po ju nuk mundeni (të përudheni), veç nëse dëshiron Allahu, Zoti i botëve!"

Sipas kuptimit sipërfaqësor të këtij ajeti, mund të themi se ky ndërlidhet me ajetin paraprak, i cili fliste rreth faktit se njeriu nëse dëshiron, mund të përudhet në rrugën e Allahut, kurse tash ky ajet vë në pah një fakt tjetër, se ky udhëzim ndonëse njeriu mund ta kërkojë, nuk mund të ndodhë nëse një gjë të tillë nuk e dëshiron Allahu!

Ky mospajtim sipërfaqësor në shikim të parë, në mes dy ajeteve, në fakt është një çështje e kamotshme, dhe mjaft diskutabile në mesin e dijetarëve nëpër kohë, të grupacioneve të ndryshme filozofike dhe kelamiste, përfshirë këtu xheberinjtë, kaderinjtë dhe mu'tezilet në njërën anë dhe Ehli Synetin në anën tjetër. F.v. xheberinjtë kanë anuar nga mendimi, se njeriu nuk ka absolutisht liri dhe vullnet të tij vetanak, duke e përngjasuar njeriun si një pendël, të cilën një forcë më e madhe "fati-era" e bart sa andej sa këndej. Ky grup, morën për bazë këtë ajet Kur'anor, dhe disa ajete të tjera të ngjashme në Kur'an, si f.v.

"Vërtet, këto janë një këshillë, e kush do e merr rrugën që e çon te Zoti i tij. Po ju nuk mund të doni gjë, pos nëse do Allahu, e Allahu është shumë i dijshëm, shumë i urtë." (El-Insan, 29-30)

Sipas tyre njeriu nuk posedon lirinë e tij vetanake të mendimit dhe as të veprimit, mirëpo veprimet, sjelljet dhe mendimet e tij janë paraprakisht të determinuara dhe të përcaktuara!!!

Në anën tjetër, mu'tezilet dhe kaderinjtë morën për bazë disa ajete të tjera, të cilat flasin për diçka tjetër, flasin për një liri të plotë të njeriut në vepra dhe mendime si f.v.

"E ti thuaj: "E vërteta është nga Zoti juaj, e kush të dojë, le të besojë, e kush të dojë, le të mohojë.. . . " – El-Kehf, 29

dhe:

"Ne e udhëzuam atë në rrugë të drejtë, e ai do të jetë: mirënjohës ose përbuzës." – (El-Insan, 3).

Sipas këtyre dy grupeve, njeriu ka liri të plotë, pa kurrfarë imponimi dhe në bazë të kësaj lirie, ai do të jap llogari para Allahut dhe nëse veprat e tij janë të këqija, ai nuk ka arsyetim ta fajësojë Allahun se nuk e ka udhëzuar!!!

Ndërsa dijetarët kelamistë të Ehli Synetit (Maturidiu, Esh'ariu dhe Tahaviu dhe pasuesit e mendimit të tyre) si mbrojtës të akides së Ehli Synetit, dhe si grupi i katërt i këtij mozaiku mendimesh, janë përpjekur të ndjekin një mendim të mesëm duke thënë se njeriu është i lirë në vullnetin e tij, por megjithatë ky vullnet i tij është i varur (kufizuar) nga vullneti i Allahut. Sipas tyre, Vullneti i Allahut është Vullnet absolut dhe i pakufizuar në limite, ndërkohë që vullneti i njeriut megjithatë është i kufizuar dhe i varur në një mënyrë nga Vullneti i Allahut.

Nga kjo mund të konkludojmë se kur kuptimi sipërfaqësor i ajetit nënkupton që njeriu është i lirë në vullnetin dhe veprat e tij, atëherë fjalët e Allahut e

pasqyrojnë realitetin e mirëfilltë sepse njeriu vërtetë ka liri të plotë në zgjedhjen e rrugës të cilën do ta ndjekë gjatë jetës së tij, ose rrugën e udhëzimit ose atë të humbjes.

Ndërsa kur në disa ajete Kur'anore hasim kuptimin sipërfaqësor që nënkupton se vullneti i njeriut është i kufizuar dhe në këtë rast duhet ndërhyrja e vullnetit hyjnor që ta udhëzojë ose ta humbë, në fakt kemi të bëjmë me vullnetin shtesë hyjnor i cili ia ka sqaruar njeriut rrugën drejt Allahut nëpërmjet të dërguarve dhe librave të shenjtë.

Me një fjalë, ne duhet të kuptojmë se Allahu i Madhërishëm në këtë ekzistencë ka sjellë shkaqe të cilat shpijnë në humbëtirë, po edhe shkaqe të cilat shpijnë në udhëzim e mirësi. Ai njeri që zgjedh qoftë udhëzimin qoftë humbëtirën, ai në fakt ka zgjedhur me vullnetin e tij të lirë, dhe nuk mund t'i atribuohet Allahut kurrfarë imponimi në këtë rast, ndonëse vullneti i tij është i pakufizuar dhe i palimituar. (Allahu a'lem-Allahu e di më së miri).

**Porosia e këtyre ajeteve – (15-29)**

- Allahu si Krijues i kësaj ekzistence, është i Vetmi që ka kompetenca dhe të drejtë të betohet në krijesat që Ai i ka krijuar, ndonëse ne nuk i dimë urtësitë e këtyre betimeve, si f.v. betimi në planetët dhe galaktikat që fshihen gjatë ditës dhe shfaqen gjatë natës, gjë që dëshmon se çdo planet apo trup qiellor, noton nëpër orbitat e tyre të caktuara në një sistem të përkryer.
- Ajetet e kësaj sureje e kanë përshkruar Xhibrilin a.s. me pesë cilësi që janë: Fisnik, i fortë, i respektueshëm tek Allahu, i respektueshëm edhe nga engjëjt, sepse është zotëria i tyre dhe mbi të gjitha është besnik i zbritjes së Shpalljeve të Allahut në Tokë.
- Pejgamberi a.s. e ka parë Xhibrilin a.s. në formën e tij të vërtetë në horizontin e qiellit, në drejtim të Lindjes së diellit, nga ana lindore. Muhamedi a.s. pasi e pa atë u bind se është melek i afërt tek Allahu e jo shejtan i dëbuar.
- Pas cilësimit të Xhibrilit si besnik dhe ndërmjetësues mes Allahut dhe pejgamberëve, ajetet e kësaj sureje sqarojnë se Kur'ani nuk është fjalë e shejtanit siç thoshin idhujtarët kurejshitë, as fjalë e ndonjë falltari e magjistari, por këshillë nga ana e Allahut për mbarë botët, për ata që dëshirojnë udhëzim.
- Allahu xh.sh. e ka pastruar të Dërguarin e Tij nga shpifjet dhe akuzat e idhujtarëve se ai ishte i çmendur, por është më i zgjedhuri i njerëzimit i ardhur si mëshirë për botët.
- Allahu na dëfton se njeriu nuk mund të veprojë diçka pa vullnetin dhe dëshirën e Allahut fuqiplotë. Vullneti i pjesshëm i njeriut i nënshtrohet Vullnetit dhe Dëshirës së Allahut xh.sh. ●

(1)Muslimi (2564). (2) Transmetojnë nga Ebu Hurejra: Muslimi (4651); Ibn Maxhe (4143); Ahmedi (2/284)



Abu Ammar Jasir al-Kadhi

# Hyrje në shkencat e Kur'anit

## (Në dritën e Kur'anit të madhërishëm dhe të Synetit)

### I. PËRKUFIZIMI I ULUM EL-KUR'AN

Dituria e Ulum el-Kur'an, ose "Shkenca e Kur'anit" merret me njohuritë e atyre dijeve, të cilat kanë një lidhje të drejtpërdrejtë me recitimin, historinë, të kuptuarit dhe të zbatuarit e Kur'anit. Kjo është, si pasojë, një fushë e diturisë islame, me rëndësi themelore. Kështu, për shembull, për sa i përket recitimit, Ulum al-Kur'an merret me shkencën e shqiptimit (texhvidit), me metodologjitë e ndryshme të recitimit të Kur'anit (kira'at), të mirat e recitimit të Kur'anit, dhe rregullat e recitimit të tij. Për sa i përket historisë së Kur'anit, Ulum al-Kur'an merret me periudhat e shpalljes së Kur'anit, me përmbledhjen dhe botimin e Kur'anit, me artin dhe historinë e shkrimit të tekstit të Kur'anit (rasm al-masahif), dhe me ruajtjen e Kur'anit. Për sa i përket të kuptuarit dhe zbatimit të tij Ulum al-Kur'an përfshin shkaqet e shpalljes (asbab an-nuzul), njohurinë e shpalljeve mekase dhe medinase, njohurinë e formave të ndryshme (ahruf) në të cilat është shpallur, të kuptuarit e rregullave dhe ajeteve të tij të shfuqizuara (nasih ve al-mansuh), njohurinë e klasifikimeve të ndryshme të ajeteve të tij (muhkam dhe muteshabih, 'am dhe khas, mutlak dhe mukjad, etj.), njohurinë e interpretimit të tij (tefsir), analizën gramatikore të Kur'anit (irab al-Kur'an) dhe me njohurinë e atyre fjalëve përdorimi i të cilave është bërë i rrallë gjatë kohës (garib al-Kur'an). Është thënë se njohuria e Ulum al-Kur'an-it është në të vërtetë njohuria që kërkohet të dijë dikush për ta interpretuar Kur'anin si duhet. Prandaj, nëse këtë fushë të diturisë islame do ta quajmë "Rregullat dhe Metodologjia e Interpretimit" (Ilm Usul at-Tafsir) në vend të Ulum al-Kur'an, nuk do të kishte shumë dallim nga e vërteta. Megjithatë, Ulum al-Kur'an gjithashtu përfshin tema që kanë shumë pak lidhje ose s'kanë lidhje aspak me të tefsir-it, si përmbledhja e Kur'anit, dhe përmirësimi i shkrimit të Kur'anit. Prandaj, njohuria e Ulum al-Kur'an-it është më e përgjithshme se Ilm Usul al-Tafsir.

### II. DOBITË E STUDIMIT TË ULUM EL-KUR'AN

Së pari, ajo i mundëson lexuesit që të marrë pasurinë e diturisë dhe mprehtësisë që gjendet në lidhje me Librin e Allahut. Sikurse kanë thënë disa nga dijetarët e kaluar, "Dituria e vërtetë është që të njihet injoranca e dikujt." Vetëm kur një njeri e zbaton atë që ai nuk e di atëherë do ta vlerësojë se sa pak di. Së dyti, ai i mundëson nxënësit të diturisë që ta kuptojë më mirë Kur'anin, dhe aspektet e ndryshme që e ndihmojnë të kuptuarit e tij. Kur ai i lexon librat e tefsir-it, ai do të jetë i aftë që të kuptojë termat e përdorura, dhe do të përfitojë nga njohuria në to në një hapësirë më të madhe. Me fjalë të tjera, ai do të pajiset me një rritje më të madhe të diturisë së tij dhe të mësojë rreth fesë së tij. Së treti, ajo rrit besimin e njeriut (imanin), sepse ai do të zbatojë bukurinë e Kur'anit dhe të mirat e mëdha që i janë dhënë atij përmes shpalljes së tij. Ai nuk do të mashtrohet nga pohimet e gabuara të armiqve të tij, dhe zemra e tij do të jetë e qetë për sa i përket vërtetësisë së Kur'anit. Ai do ta kuptojë natyrën e mrekullueshme të Kur'anit, dhe kështu do ta dojë më fortë Librin e famshëm që i është dhënë njerëzimit. Së katërti, ai do të jetë i aftë që ta mbrojë Kur'anin kundër armiqve të tij, meqenëse ai do të pajiset me diturinë e vërtetë dhe origjinale të Kur'anit, e pastër nga paragjykimet e kundërshtarëve të tij.Nuk është e tepërt të thuhet se, kur një njeri mëson themelet e fesë së tij dhe çfarë kërkohet që ai të dijë, dituria e parë që ai do ta kthejë vëmendjen e tij është dituria e Kur'anit dhe shkencave të tij. Siç thotë Allahu në Kur'an, "(Ky është një) Libër që ua zbritëm juve, plot me të mira, që ata të mendojnë për ajetet e tij, dhe që njeriu i arsyeshëm ta mbajë në mend." (Kur'ani, 38:29)

### III. HISTORIA E ULUM EL-KUR'AN

Njësoj si të gjitha shkencat e Kur'anit, dhe dituria e Ulum el-Kur'an filloi me vetë Profetin Muhamed a.s., kur shokët Muhamedit a.s.,kërkonin të dinin rreth ndonjë koncepti që ata nuk e kuptonin në Kur'an. Për shembull, në lidhje me ajetin, "Ata të cilët besuan dhe nuk e përzien besimin e tyre me padrejtësi, vetëm ata do të jenë të sigurt, dhe ata janë të udhëzuar." (Kur'ani, 6:82).Ata e pyetën, "O i Dërguari i Allahut! Kush është ai prej nesh që nuk bën padrejtësi (shpirtit të tij)?" Ata kishin menduar se ky ajet i drejtohet atyre besimtarëve të cilët nuk bëjnë asnjë padrejtësi, ose gjynah. Profeti Muhamed a.s. u përgjigj se padrejtësia që përmendet në këtë ajet është shirk-u ose shoqërimi i ortakëve me Allahun. I tillë ishte entuziazmi i Shokëve të Profetit në kërkimin e kësaj diturie që ata ishin të aftë jo vetëm që të shpjegonin çdo ajet në Kur'an, por gjithashtu jepnin historinë e tij dhe shkakun e shpalljes së tij. Ibn Mes'udi ka thënë, "Betohem në Allahun, përveç të cilit nuk ka

zot tjetër, nuk ka asnjë sure në Kur'an të cilin unë nuk e di se ku është shpallur! Dhe nuk ka asnjë ajet në Kur'an që unë nuk e di arsyen e shpalljes së tij! Nëse kishte dikush njohuri më shumë sesa unë rreth Kur'anit, dhe ishte e mundur për mua që ta takoja atë, unë isha gati të shkoja (me devenë time) drejt tij (që të merrja dituri prej tij). " Ali ibn Ebu Talibi u thoshte studentëve të tij, "Më pyesni! Unë betohem në Allahun, nuk ka asgjë për se ju do të më pyesni, që junë të mos ju përgjigjem juve. Më pyesni në lidhje me Librin e Allahut! Unë betohem në Allahun, nuk ka asnjë ajet të vetëm në Kur'an, të cilin unë nuk e di nëse është shpallur natën apo ditën, në mal apo në fushë!"Shumë prej Shokëve të Profetit ishin shumë të famshëm për njohuritë e tyre nga Kur'ani, ku në mesin e tyre ishin katër Hulefa er-Rashidun, Abdullah ibn Mes'udi (vdekur në vitin 32 h), Abdullah ibn Abbasi (vdekur në vitin 68 h.), Ubej ibn Ka'ab (vdekur në vitin 32 h.), Zejd ibn Thabit (vdekur në vitin 45 h), Ebu Musa el-Ashari (vdekur në vitin 50 h), Abdullah ibn Zubejri (vdekur në vitin 73 h), dhe Aisheja (vdekur në vitin 57 h).Gjenerata që erdhi pas Shokëve të Profetit, Pasuesit, studiuan me padurim nën kujdestarinë e Shokëve të Profetit. Këta studentë morën përsipër përgjegjësitë e paraardhësve të tyre, dhe e kaluan këtë dituri me besnikëri te brezi i ardhshëm. Studentët e Ibn Abbasit, Seid ibn Xhubejri (vdekur në vitin 95 h), Muxhahid ibn Xhabr (vdekur në vitin 100 h), Ikrimeh el-Berberi (vdekur në vitin 104 h), Tavus ibn Kajsan (vdekur në vitin 106 h) dhe 'Ata ibn Rabah (vdekur në vitin 114 h), që të gjithë ishin të famshëm në Mekë; studentët e Ubej ibn Kab, Zejd ibn Eslem (vdekur në vitin 63 h), Ebu al-Alijah (vdekur në vitin 90 h) dhe Muhamed ibn Ka'ab (vdekur në vitin 120 h), ishin mësuesit e Medinës; dhe në Irak, Abdullah ibn Mas'udi trashëgiminë e tij të madhe ia la Alkameh ibn Kajsit (vdekur në vitin 60 h), Masruk ibn al-Ajda (vdekur në vitin 63 h), al-Hasan al-Basri (vdekur në vitin 110 h), dhe Katade al-Sadusi (vdekur në vitin 110 h). Këto tre vende, Mekë, Medine dhe Kufa, ishin qendrat kryesore të të gjitha shkencave të Islamit, duke përfshirë tefsir-in dhe Ulum el-Kur'an. Pra njohuria e Kur'anit u pasua.. . "nga të besuarit (dijetarët) e ummetit, të cilët e mbrojtën atë nga ndryshimet e heretikëve, nga pretendimet e pavërteta të gënjeshtarëve, dhe nga interpretimet e gabuara të injorantëve." Dijetarët e hershëm nuk kanë shkruar mbi Ulum el-Kur'an në përgjithësi, por më shumë kanë shkruar disa pamflete të ndara mbi çdo shkencë të Kur'anit. Kjo për shkak të faktit se, gjatë periudhave të hershme të historisë islame, transmetimi gojor i diturisë zinte një status më të rëndësishëm sesa transmetimi i shkruar. Veç kësaj, niveli i përgjithshëm i diturisë ishte i lartë, dhe nuk e siguronte shkrimin e gjerë të shkruar të diturisë.




**TEMA KRYESORE, TEFSIRI**

Tema kryesore dhe më e rëndësishme për të shkruar ishte tefsiri. Për shembull, secili nga dijetarët pasues shkroi një tefsir të Kur'anit, të përbërë nga thënie të Profetit Muhamed a.s, dhe nga Shokët e tij: Sufjan eth-Theuri (vdekur në vitin 161 h), Sufjan ibn Ujejnah (vdekur në vitin 198 h), Vaki ibn el-Xherah (vdekur në vitin 197 h) dhe Shu'bah ibn al-Haxhaxh (vdekur në vitin 160 hixhri).Duke ndjekur hapat e pararendësve të tij, Muhamed ibn Xharir at-Taberi (vdekur në vitin 310 h) shkroi veprën madhështore Xhami el-Bejan in Ta'vil el-Kur'an, një tefsir nga i cili kanë përfituar të gjithë dijetarët e mëvonshëm. Tefsire të tjera të hershme janë shkruar nga Ebu Bekr ibn Mundhir an-Najsaburi (vdekur në vitin 318 h), Ibn Ebi Hatim (vdekur në vitin 328 h), Ibn Hibani (vdekur në vitin 369 h), al-Hakimi (vdekur në vitin 405 h) dhe Ibn Mardavajh (vdekur në vitin 410 h). Të gjithë këta tefsirë janë bazuar në transmetimet e Profetit Muhamed a.s.,dhe te Shokët dhe Pasardhësit e Profetit Muhamed a.s., duke përfshirë dhe zinxhirët e transmetimit (isnad) të transmetuesve.Pas librave të tefsir-it pasuan një bollëk librash në shkencat e tjera të Kur'anit: Ali al-Medeni (vdekur në vitin 234 h), mësuesi i Imam el-Buhari, shkroi një libër mbi Es'bab en-Nuzul; Ebu Ubejd al-Kasim ibn Salam (vdekur në vitin 224 h) shkroi dy libra, një në shkencën e Kira'etit (që ishte një nga të parët e llojit të vet), dhe një mbi shfuqizimin në Kur'an, Nasih ve Mensuh; Ibn Kutejba (vdekur në vitin 276 h) shkroi një libër mbi fjalët e rralla në Kur'an, Mushkil el-Kur'an; Abu Is'hak az-Zaxhaxh (vdekur në vitin 311 hixhri) shkroi një analizë gramatikore të Kur'anit, Irab el-Kur'an; Ibn Darstavajh (vdekur në vitin 330 h) përgatiti një pamflet mbi natyrën e mrekullueshme të Kur'anit, I'xhaz el-Kur'an; Ebu Bekr es-Sixhistani (vdekur në vitin 330 h) shkroi një libër tjetër mbi fjalët e rralla në Kur'an, Garib el-Kur'an; Ebu Bekr al-Bakilani (vdekur në vitin 403 h) shkroi traktatin e tij të famshëm, gjithashtu të lidhur me natyrën e mrekullueshme të Kur'anit, I'xhaz el-Kur'an; Imam En-Nasi'i (vdekur në vitin 303 hi), autori i Sunen-it, shkroi një libër mbi vlerat e Kur'anit, Fada'il el-Kur'an; Ebu al-Hasan al-Vahidi (vdekur në vitin 468 h) shkroi librin e tij të famshëm mbi Es'bab en-Nuzul; Ilm ad-Din as-Sahavi (vdekur në vitin 634 h) shkroi një libër mbi kira'et-et e ndryshme, etj. ●

Përktheu nga gjuha angleze: Ermal Bega



Dr.Fahrush Rexhepi

# Halifi i tretë Uthman ibn Afani

Emri i tij është Uthman ibn Affan ibn Ebu El-As ibn Umejje ibn Abdu Shems ibn Abdu Menaf ibn Kusajj ibn Kilab ibn Murre ibn K`ab ibn Luejj ibn Galib El-Kurejshi El-Emevijj. Uthmani r.a. që nga fëmijëria ishte i njohur me nofkën Ebu Amr dhe quhej edhe Ebu Abdullah dhe Ebu Lejla. Nëna e tij quhej Erva bint Kurejdh ibn Rebi`a ibn Habib ibn Abdu Shems, ndërsa nëna e tij ishte Ummu Hakim bint Abdul-Muttalib ibn Hashim, që do të thotë se gjyshja e tij ka qenë kushërira (bija e xhaxhait) e Pejgamberit a.s.. Uthmani njihet edhe me nofkën tjetër: "Dhun-nurejn", që ka kuptimin "pronari (i zoti) i dy dritave", për arsye se ishte i martuar me dy vajzat e Pejgamberit a.s., fillimisht me Rukijen, e cila kishte vdekur shumë shpejt pas luftës në Bedër, e pastaj Ummu Kulthum, e cila kishte vdekur në të gjallë të Pejgamberit a.s.. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Sikur të kisha edhe një vajzë, sërish do ta martoja me Uthmanin". Uthmani r.a. u lind në qytetin e Taifit në vitin 47 para hixhretit, që do të thotë se ishte më i ri se Pejgamberi a.s. afërsisht gjashtë vjet. Babai i tij ishte tregtar i njohur, i cili kishte vdekur rrugës për në Sham gjatë një udhëtimi pikërisht me qëllim tregtie. Pasurinë e tij pas vdekjes e trashëgoi i biri i tij, Uthmani r.a., i cili përfitoi shumë nga tregtia me të. Uthmani r.a. më vonë, me pasurinë e vet, ndihmoi edhe njerëzit e fisit të vet, për se gëzonte edhe shumë famë, besim dhe autoritet të madh në mesin e Kurejshëve.

**CILËSITË FIZIKE DHE MORALE TË UTHMANIT R.A.**

Për sa u përket cilësive fizike të Uthmanit r.a., Ibn S`adi, nga të dhënat e marra nga shumë transmetues, thotë: "Të gjitha transmetimet bien në ujdi për sa vijon: Ka qenë njeri me shtat mesatar, me fytyrë të këndshme, me mjekër shumë të gjatë ngjyrë hiri, shpatullgjerë dhe flokëdendur. Mjekrën e lidhte, kurse dhëmbët i kishte përforcuar me flori, kishte lëkurë të butë, këmbë të mbushura, trup leshtor. Për sa u përket veçorive morale të Uthmanit r.a., ai ka qenë si ashabët e tjerë të Pejgamberit a.s., me karakter të mirë dhe moral e edukatë të mirë. Ishte tejet i turpshëm. Njëri nga as-habët e Pejgamberit a.s. Uthman ibn Affanin e ka përshkruar si një orator shumë të aftë, duke thënë: "Nuk kam parë asnjë as-hab të Pejgamberit a.s., që të ketë folur më bukur dhe më kuptueshëm se Uthman ibn Affani , ngase ai ka qenë njeri të cilit i është dhuruar aftësia e të folurit të bukur (oratorisë)". Ibn S`adi transmeton me zinxhirin e tij të transmetimit, nga Enes ibn Maliku, kurse ky nga Pejgamberi a.s., të ketë deklaruar: "Më i sinqerti prej Ymetit tim, për sa i përket turpit, është Uthmani". Gjithashtu edhe në transmetimin nga ibni Umeri, theksohet që Pejgamberi a.s. të ketë thënë: "Me të vërtetë melekët turpërohen nga Uthmani, siç turpërohen nga Allahu dhe Pejgamberi i Tij". Uthmani ishte nga më të



pasurit, ndoshta më i pasuri i Kurejshëve. Megjithatë ishte shumë i sjellshëm, i sjellshëm deri në atë shkallë sa, kur nënat i përkundnin në djep fëmijët e tyre për ninulla, u thoshin: "Të dashtë Rrahmani (Allahu) ashtu si e donin Kurejshët Uthmanin"! Për hir të moralit të tij të lartë dhe sjelljeve të tij, Kurejshët e donin shumë. Fëmijët e Uthmanit kanë qenë: Abdurrahmani, i biri i Rukijes, Abdullah el-Esgër, nëna e tij ishte Fahita b. Gazuan, Amr Halid Ebani, Umeri dhe Merjemja, nëna e të cilëve ishte Umm Amr bint Xhundub nga fisi Ezd. Gjithashtu edhe Velidi, Seidi dhe Umm Seid, nënë e të cilëve ishte Fatima bint Velid; Abdul-Meliku, nëna e të cilit ishte Umm Benin bint Ujejnah ibn Hisn; Aishja, Umm Eban dhe umm Amr, nëna e të cilëve ishte Remla bint Shejba ibn Rebia; Merjemja, nëna e së cilës ishte Naile bint El-Ferafisa, si dhe Umm el-Benin, nënë e së cilës ishte Umm Ueled.

## PRANIMI I ISLAMIT NGA UTHMANI

Kur filloi t'i zbriste Shpallja Pejgamberit a.s., Uthmani kishte mbushur 34 vjeç. Ai është ndër dhjetë të parët që patën përqafuar Islamin, para se të hynin myslimanët në shtëpinë e El-Erkam bin Ebi El-Erkamit. Sipas transmetimeve, thuhet se Uthman bin Affani, gjersa ishte duke u kthyer nga një udhëtim tregtie nga Shami së bashku me Talha bin Ubejdullahun, kishte parë ëndërr se Muhamedi a.s. ishte shpallur Pejgamber në Mekë. Transmetohet nga ibn Haxheri se Sada bint Kurejz, tezja e Uthmanit, e kishte lajmëruar Uthmanin për shpalljen e Muhamedit a.s. Pejgamber. Pas këtij rasti, gjersa Uthman bin Affani ishte thelluar në mendime rreth Shpalljes, tek ai erdhi Ebu Bekri r.a., i cili e këshilloi Uthmanin që të braktiste idhujtarinë dhe të besonte në atë që kishte dëgjuar nga tezja e vet, sepse është e vërtetë që Muhamedi a.s. është i Dërguar i Allahut. Këta të dy pastaj shkuan dhe u takuan me Pejgamberin a.s.. Muhamedi a.s. iu drejtua Uthmanit me këto fjalë: "Uthman,përgjigjju Allahut aty ku ia ke borxh, meqë unë jam i dërguar i Allahut tek ti dhe mbarë krijesat". Pranimi i Islamit nga Uthman ibn Affani pati ndikim të rëndësishëm tek Kurejshët, sepse ai ishte shumë i dashur dhe i respektuar në mesin e njerëzve të vet. Megjithatë, xhaxhai i Uthmanit r.a., Hakem bin Ebil Asi, kishte bërë përpjekje për ta kthyer në besimin e vjetër, por nuk kishte pasur sukses dhe prandaj ai e kishte keqtrajtuar Uthmanin r.a.. Po ashtu nëna e tij, Erva bint Kurejz, kishte bërë përpjekje për t`i ndryshuar mendjen, po nuk kishte arritur, dhe kështu Uthmani r.a. vazhdoi rrugën e tij të drejtë dhe të vërtetë. Në lidhje me rolin e Sada bint Kurejzes për pranimin e Islamit nga Uthmani r.a., ajo ka thënë: "Allahu e udhëzoi Uthmanin me fjalën time, se vetëm Allahu tek e vërteta udhëzon. Ndaj e ndoqi të Dërguarin që çon në shpëtime dhe që vetëm të drejtën thotë dhe vepron. I Dërguari të bijën me të e martoi, si hëna e plotë-fytyra kur u qesh, prandaj, o i Dërguar, lum kush të besoi, se Ti je besniku i Allahut, midis nesh. Pas pranimit të Islamit nga ana e Uthmanit r.a., të nesërmen Islamin në praninë e Ebu Bekrit r.a. e pranuan edhe Uthman ibn Medh`ani, Ebu Ubejde, Abdurrahman ibn Auf, Ebu Selme ibn Abdul-Esad, Arkam ibn Ebi Arkam, për të arritur kështu numri në tridhjetë e tetë veta. Vetë Uthmani e kishte pranuar Islamin i teti me radhë nga myslimanët e parë.

## FLIJIMI I TIJ PËR ISLAMIN

Uthmani r.a. e ka flijuar jetën e vet dhe pasurinë e vet në rrugën e Allahut, me qëllim të ngritjes së flamurit të së vërtetës. Këtë kishte bërë gjatë jetës së Pejgamberit a.s. dhe këtë e kishte vazhduar edhe pas tij, përderisa nuk ra në luftë për të vërtetën. Për sa i përket flijimit të vetvetes, kjo kishte filluar menjëherë pasi kishte pranuar Islamin. Ibni S`adi, me zinxhirin e tij të transmetimit, tregon: "Kur Uthmani e pranoi Islamin, e kapi xhaxhai i tij El-Hakemi dhe e lidhi me litar duke i thënë: "Si po e braktis dhe po e urren besimin e të parëve për hir të një besimi të ri? Për Allahun, nuk do të të zgjidh gjersa të mos heqësh dorë nga ky besim"! Ndërsa Uthman ibn Affani i ishte përgjigjur:-"Për Allahun, kurrë nuk do ta braktis këtë besim"! Dhe kur



El-Hakemi e pa vendosmërinë e tij në besimin e ri, hoqi dorë nga qëllimi i vetë”. Pas këtyre vuajtjeve, Uthmani r.a. vazhdoi të ballafaqohej edhe me vështirësi të tjera, duke u detyruar kështu të bënte edhe hixhretin në Abisini së bashku me bashkëshorten e tij, Rukajen, të bijën e Pejgamberit a.s.. Ndërsa Pejgamberi a.s. kishte thënë: “Allahu qoftë me ty, Uthmani është i pari që ka bërë hixhret me familjen e tij për hir të Allahut, pas Lutit”. Gjithashtu Uthmani r.a. ditën e Hudejbisë shkoi në Mekë, duke rrezikuar jetën e vet, për të kryer urdhrin e Pejgamberit të Allahut, kur Kurejshët e zunë rob dhe e mbajtën. Pas arritjes së paqes në mes dy palëve, Uthmani u kthye duke e kuptuar se Pejgamberi a.s. e kishte bërë betimin në vend të tij. Uthmani r.a. kishte flijuar edhe në aspektin ekonomik e material, kur me paratë e veta kishte blerë nga një çifut pusin “Ruma”, pastaj e kishte furnizuar ushtrinë myslimane të quajtur Xhejshul-Usre, kur kishte dhuruar treqind deve dhe thuhet se i kishte dorëzuar një mijë dinarë, të cilët i kishte vënë në prehrin e Pejgamberit a.s.. ”

## VLERAT E UTHMANIT R.A. NË MESIN E TË TJERËVE

Se Ebu Bekri, Umeri dhe Uthmani r.a. peshojnë për nga vlera më shumë se të tjerët, këtë e kuptojmë edhe nga transmetimi i Imam Ahmedit, i cili thotë: “Na kanë treguar Ebu Davudi dhe Amr ibn S`adi, nga Bedër ibn Uthmani, nga Ubejdull-llah ibn Mervani, nga Ebu Aishja, nga ibn Umeri, të cilët tregojnë: -Një mëngjes erdhi tek ne i Dërguari i Allahut, i cili tha: “Para agimit pashë sikur i mora çelësat dhe peshoren. Çelësa janë këta (që i njihni), ndërsa peshorja është ajo në të cilën peshohet, kështu unë u vendosa në njërën pjatë të saj, ndërsa populli im në pjesën tjetër, dhe peshova më rëndë. Pas meje Ebu Bekri peshoi më rëndë, pastaj peshoi Umeri, e pastaj edhe Uthmani. Pastaj peshorja u ngrit”. Pejgamberi a.s. tha: “Hapja derën (e kopshtit) dhe përgëzoje me Xhennet”. E hapa derën dhe pashë Ebu Bekrin, të cilin e përgëzova. Pas tij kërkoi dikush tjetër të hynte dhe Pejgamberi tha: “Hapja dhe përgëzoje me Xhennet”. Kur e hapa, ishte Umeri të cilin e pagëzova. Pas këtij kërkoi edhe dikush tjetër. Pejgamberi a.s. ishte mbështetur, pastaj u ngrit ulur e tha: “Hapja dhe përgëzoje me Xhennet, por pas një sprove që do ta godasë ose do t`i ndodhë”. Kur dola, ishte Uthmani, të cilit ia tregova atë që më tha i Dërguari dhe ai tha: “Allahu na ndihmoftë!” Ndërsa Sehl ibn S`adi tregon se Uhudi u dridh ndërkohë që aty pranë po kalonin i Dërguari (a.s.), Ebu Bekri, Umeri dhe Uthmani. Pejgamberi a.s. i tha: “Qetësohu, o Uhud, se sipër teje po kalon një i Dërguar, një i sinqertë dhe dy shehidë”. (Ahmedi, Buhariu dhe Muslimi). Uthmanin r.a. e respektonte shumë dhe ruhej prej tij edhe Pejgamberi a.s.. Pejgamberi a.s. ishte një ditë në shtëpinë e tij duke ndenjur me këmishën përvjelë gjersa erdhi Ebu Bekri, i cili, pasi mori leje nga Pejgamberi a.s., hyri brenda, ndërsa Pejgamberi a.s. nuk e ndryshoi qëndrimin dhe as veshjen e vet. Pastaj erdhi Umeri dhe kërkoi leje që të hynte te Pejgamberi a.s. e ai i dha leje. Pejgamberi a.s. përsëri qëndroi ashtu siç ishte. Më vonë erdhi Uthmani dhe kërkoi leje që të hynte e atëherë Pejgamberi a.s. ndryshoi pozitën e tij dhe e lëshoi këmishën e përvjelë. Pejgamberi a.s. u ndal dhe bisedoi me Uthmanin, e më pastaj ai doli. Kur Uthmani doli, Aishja e pyeti përse e shtriu këmishën e u ul kur hyri Uthmani. Pejgamberi a.s. i tha: “Oj Aishe, Uthmani është njeri me sedër, i turpshëm. Më vjen keq nëse vjen Uthmani e më sheh kështu, sepse i vjen turp të flasë për atë që ka ardhur. Si të mos turpërohem nga ia prej të cilit turpërohen edhe engjëjt?” ●

(1)Tarihul-hulefai, 1/147(2)Tabekat Ibni Sa`d, 3/56.(3)Mahmud Shakir, Tarihul Islami, 1991,Bejrut, f.217(4)Amër Halid, Katër Halifët e Drejtë, Prishtinë, 2009, f.127.(5) Ibn Sa`d, 3/58. (6) Ibn Sa`d, 3/60.(7)Amër Halid, f.128.(8) Hasan Ejub, Katër Halifët e Drejtë, SHB “Furkan Ism”, Shkup2003,f.153-154.(9)Mahmud Shakir, Tarihul-Islami, f.219.(10)Po aty.(11)Po aty.(Shih edhe: Ibni S`ad 3/55). (12)Hasan Ejub, Ibid f.155.(13)ibni S`ad, 3/57.(14)Tarihul Hulefai, f.151.(15)Ky ka qenë betimi për besnikërinë, i ashtuquajtur Bej`atu ridvan, për të cilën kanë zbritur fjalët e All-llahut:Allahu është i kënaqur me ata besimtarë të cilët t`u betuan në besnikërinë nën pemë…” Suretul-Feth, 18. (16)Fethul-Bari, 7/52. 2.Shih komentin e Ibni Haxherit te Buhariu, f.54.(17)Hasan Ejub, Katër Halifët e Drejtë, f.157/158.(18)Mahmud Shakir, Tarihul-Islami, f.219-220.

Sedat Islami

# Namazi i natës

**Të nderuar vëllezër besimtarë!**
Rrugëtimi ynë me robërit e sinqertë të Allahut vazhdon.. . Sot do të njihemi me ata nga një këndvështrim tjetër. Jetët e tyre përplot tregime të suksesshme do t'i prezantojmë nga aspekti i adhurimit të tyre për Allahun, Krijuesin e qiejve dhe Tokës, dhe kjo nëpërmjet shfletimit të urtësive të ajetit 64 të kaptinës el-Furkan: "Dhe që për hir të Zotit të tyre natën e kalojnë duke i bërë sexhde dhe duke qëndruar në këmbë (falen). " Këtë përshkrim, Allahu Fuqiplotë, ua vërtetoi edhe në vende të tjera në Kur'an, si në edh-Dharijat, 17-18; es-Sexhde, 16; ez-Zumer, 9, etj. Se namazi i natës është karakter dhe pjesë e pandarë e personalitetit të tyre, këtë e vërtetojnë edhe shumë thënie profetike, të cilat do t'i bëjmë lëndë shtjellimi në këtë ligjëratë, por në fillim do të mjaftohemi me transmetimin e Ebu Hurejres, Allahu qoftë i kënaqur me të, nga Pejgamberi, a.s., transmetim i cili do të duhej të merrej si moto e kësaj ligjërate: "Nderi i besimtarit është namazi i tij gjatë natës.. . "[1].

## PSE NAMAZI I NATËS?

Mbase ju kujtohen ato dhjetëra qindra ligjërata të hoxhallarëve tanë për namazin, që thuajse ka qenë dhe është e pamundur që ndonjëri prej tyre të flasë e të mos i kushtojë kohë ekskluzive namazit. Kjo, sa nga mirësitë nga të cilat shquhet, por aq edhe nga rreziku që prodhon braktisja e tij. Këtë gjë e kemi përsëritur shumë shpesh, dhe sot, dikush me të drejtë do të pyeste: Pse nuk janë identifikuar robërit e sinqertë të Allahut për namazin në përgjithësi, kur kjo është vlera dhe ky është rreziku i tij, po janë veçuar vetëm për namazin e natës? Përgjigjja është se ata kishin thyer rregullat, jo për të keq, po për të mirë. Ndoshta më mirë është të shprehem: kishin thyer rekordet. Çështja të falesh a të mos falesh nuk ekziston në programin e tyre. Preokupimi i tyre ishte se cilës pjesë të natës t'ia kushtonin namazin? Të qëndronin më shumë në namaz apo në leximin e Kur'anit? Të studionin pjesë të fesë apo të falin namaz fakultativ? Kështu ishin ata, dhe tash -vëllezër të nderuar- nëse jeni kureshtarë të mësoni urtësitë e kësaj tradite të bekuar, na falni vëmendjen tuaj edhe ca çaste e momente, ngase ka shpresë që shkëndija e tyre të ndriçojë shpirtrat e mendjet tona dhe kështu të arrijmë kënaqësinë e Allahut të Madhëruar!

## VEÇORITË E NAMAZIT TË NATËS?

E tash, ejani së bashku të gjurmojmë për margaritarët dhe xhevahiret e namazit të natës!

- Namazi i natës, sikurse edhe në këtë varg ajetesh të kaptinës el-Furkan, ka ardhur si një kulmim vlerash, nuri i të cilave shndrit një shoqëri të tërë. Më konkretisht, namazi i natës në traditën profetike na vjen si përmbyllje e një mori parimesh etike e sociale, të cilat, me pak fjalë, paraqesin karakterin impozant dhe të përkryer të shoqërisë myslimane. Thotë Pejgamberi,a.s.: "O ju njerëz! Përhapeni selamin – përshëndetjen në mesin tuaj, jepuni ushqim njerëzve, mbani lidhjet familjare, dhe, kur njerëzit të flenë, ju falni namaz , ngase kështu hyni në Xhennet me paqe"[2] Pra, ai që fal namaz nate, paraprakisht është prej atyre që çdokujt ia ka dhënë të drejtën e vet. Besimtarin e përshëndet dhe, po pati nevojë, e ndihmon, familjarët dhe farefisin çdoherë i ka parasysh, dhe, kur të përmbushë këto kërkesa, atëherë ai, në shenjë falënderimi e përkushtimi, natën e kalon në shoqëri të namazit, në leximin e Kur'anit, në dhikër etj.. Zaten, kështu edhe e ka mësuar Allahu, i Cili urdhëron: "E kur ta kryesh (obligimin), atëbotë mundohu me adhurim (ndaj Allllahut). Dhe, vetëm te Zoti yt përqendro synimin!"[3].

Namazi i natës paraqet karakterin e fortë të besimtarit, i cili jo vetëm që nuk bie pre e epsheve të ndaluara, por edhe ato që i ka të lejuara, i mban aq fort nën kontroll, saqë ndikimi i tyre nuk vërehet asnjëherë tek ai. Allahu thotë: „I heqin trupat e tyre prej dyshekëve, duke e lutur Zotin e tyre nga frika dhe nga shpresa dhe, nga ajo që Ne ua kemi dhënë (pasuria) atyre, ata japin."[4].

Në koment të këtij ajeti, është thënë: . . .ata braktisin gjumin dhe shtrirjen në shtretër.. .[5]

Gjumi dhe pushimi janë të lejuara, porse shpirtrat e tyre kanë dresuar trupin që të mbahet gjallë duke e ushqyer, të jetojë me adhurim, të forcohet me besim e lutje, me përulje e nënshtrim para madhërisë së Allahut.. .Këtë e paraqet shumë bukur edhe një thënie profetike, e përcjellë tek ne nëpërmjet Ebu Derdasë r.a.,:"Allahu i do tri grupe njerëzish.. . (në mesin e të cilëve):. . .dhe atë që e ka gruan të bukur dhe shtratin të butë e të bukur, por që zgjohet natën (për të falur namaz). Ai- thotë Allahu- epshin e braktis për hir Timin dhe Më kujton, e po të donte, do të pushonte-flinte"[6].

Namazi i natës paraqet kohën e falënderimit. Kujto se në kohën kur ti ngrihesh për të falur namaz, sa njeriun nuk e zë gjumi nga hallet e varfërisë, sa të tjerë nga



dhimbjet e mundimet nuk mund të vënë një sy gjumë, sa të tjerë planifikojnë të bëjnë keq, kurse ti, i ngritur vetëm për hir të Allahut, duhet të jesh krenar. Jo rastësisht, Pejgamberi, alejhi's selam, i qe përgjigjur Aishes, nënës së besimtarëve – Allahu qoftë i kënaqur me të- për motivin e faljes shumë namaz të natës: "A të mos dëshiroj të jem rob falënderues?!"[7].

### PËRSE NATA PËR NAMAZ?

Tash kur mësuam diçka për vlerën e namazit të natës, ndoshta rrjedhimisht do të pasonte pyetja tjetër: Pse u zgjodh nata që ta ketë këtë vlerë? Ku qëndron sekreti? Cilat janë fshehtësitë?

Nata është koha e takimit me Allahun, është koha dhe shansi më i volitshëm për faljen e mëkateve. Pejgamberi, alejhi's selam, ka thënë: "Kur të kalojë gjysma apo 2/3 e natës, Allahu i Madhëruar dhe i Lartësuar zbret në qiellin e dynjasë – ashtu siç I takon madhërisë së Tij- dhe thotë: a ka ndonjë lypës që t'i jepet! A ka ndonjë lutës, që t'i përgjigjet! A ka ndonjë kërkues faljeje, që t'i falet, dhe kjo derisa të agojë mëngjesi"[8].

- Nata është koha kur ndahen çmimet më të rëndësishme dhe gradat më të larta, jo nga njerëzit po nga Krijuesi i njerëzve. Abdullah b. Amri rrëfen se veçimi i Profetit tonë, alejhi's selam, për pesë karakteristika nga profetët e tjerë qe bërë pikërisht natën. Imam Ahmedi transmeton me sened autentik nga ky sahabij i nderuar, se Pejgamberi, alejhi's selam, vitin e betejës së Tebukut qe ngritur për t'u falur natën. Rreth tij u tubuan ashabë për ta ruajtur. Kur e kreu namazin, shkoi e u tha atyre: Sonte më janë dhënë pesë gjëra që askujt para meje nuk i janë dhënë: (1) unë jam dërguar tek tërë njerëzimi, ndërsa para meje profetët dërgoheshin vetëm tek populli i vet; (2) jam përkrahur kundër armikut me frikë, edhe nëse ndërmjet meje e tij ka distancë njëmujore; (3) mua më është lejuar ngrënia – shfrytëzimi i presë së luftës, kurse më parë nuk lejohej, përkundrazi, e digjnin atë; (4) toka më është bërë vend faljeje dhe pastrimi, kurse më parë kjo gjë merrej gabim i madh- ata faleshin vetëm në kishat dhe sinagogat e tyre, dhe (5) e pesta më është thënë të kërkoj prej Allahut çfarë të dua, por e shtyva deri në Ditën e Kiametit. Ajo është për ju (të drejtën time po jua jap juve) dhe për ata që dëshmojnë se nuk ka Zot përveç Allahut". Nata është koha e ndërrimit të orareve të melaikeve. Më konkretisht, është koha e përmbylljes së raportit për veprën tënde. Prandaj, po deshe që raporti yt t'i dorëzohet Fuqiplotit, Atij që mund të të ndëshkojë dhe askush të mos I kundërvihet, ngrihu dhe falu e lutu, në mënyrë që raporti të përmbyllet me të mirë, sepse veprat vlerësohen sipas përfundimit të tyre. Buhariu dhe Muslimi transmetojnë se Pejgamberi, a.s., ka thënë: "Tek ju ndërrohen melaike të natës dhe melaike të ditës, të cilat bashkohen (për ndërrim detyre) në kohën e namazit të sabahut dhe ikindisë. Ato që bujtën gjatë natës ngrihen, kurse Allahu i pyet edhe pse e di gjendjen më mirë se ato: Si u ndatë prej robërve të Mi? I lamë duke u falur ashtu siç i gjetëm duke u falur- përgjigjen melaiket".

Prandaj, le të të mos privojë dembelia dhe dëshira për gjumë nga kjo mirësi, se përndryshe, përgjigjja e melaikeve për ty mund të jetë: E lamë fjetur ashtu siç e gjetëm fjetur".

- Nata është koha kur shtohet agresiviteti i djallit ndaj njeriut, sidomos ndaj të sinqertëve, mu prandaj i tërë mundi i tij fokusohet në pamundësimin e ngritjes për të falur namaz nate, vetëm e vetëm që besimtari të mos jetë afër Allahut ashtu siç ai nuk është. Pejgamberi, a.s., thotë:"Nuk ka burrë dhe as grua që të mos ketë një litar të lidhur tek koka, kur të flejë. Nëse zgjohet dhe E përmend Allahun, atëherë zgjidhet një nyjë, kurse, po u ngrit dhe mori abdes, atëherë zgjidhet nyja (tërësisht) dhe ai/ajo bëhet i/e relaksuar, shpirtmirë, dhe ngadhënjen me hajr (të mirë)"[9].

**Vëllezër të dashur!**

Të kthehemi prapë tek vlera e namazit të natës, jo për të vazhduar atë, po për të përmbyllur ligjëratën tonë me një mirësi të madhe, e cila – shpresojmë- të jetë motiv shtesë për të filluar, nëse deri tash nuk kemi falur namaz nate, apo për të vazhduar me të, nëse Allahu më herët na ka nderuar me këtë virtyt. Pejgamberi, alejhi's selam, ka thënë: "Nëse dikush prej jush ngrihet të falë namaz nate, atëherë le të pastrojë dhëmbët me misvak, ngase, kur dikush prej jush këndon Kur'an në namazin e tij, meleku e vë gojën në gojën e tij dhe asgjë nuk del prej gojës së falësit e të mos hyjë në gojën e melekut". Hadithi është autentik. Shih: Sahihu'l xhamii, 720. Allahu na bëftë prej robërve të sinqertë të Tij!Allahu na mundësoftë të jemi sa më pranë Tij, çdoherë, në çdo kohë dhe çdo rrethanë! Allahu na bëftë të vdesim duke qenë i kënaqur me ne! ●

Albani këtë hadith në Sahihu'l xhamii, 3710,e ka cilësuar hasen(2) Hadithin e transmetojnë Tirmidhiu, Daremiu, Ibni Maxheh kurse Albani e ka cilësuar autentik (3) el-Inshirah, 7-8 (4) es-Sexhde, 16.(5) Tefsiru'l Kur'ani'l Adhim, Ibni Kethir, el-Mektebetu'sh shamileh.(6) Albani e ka cilësuar hasen(7) Buhariu dhe Muslimi. (8) Muslimi.(9) Albani këtë hadith e ka cilësuar autentik(sahih).

Mr. Sabri Jonuzi

# Namazi

## shërim i mendjes dhe i trupit

Të shkruash për namazin do të thotë të shkruash për çështjen më me rëndësi të fesë së Allahut, pas Dëshmisë (Shehadetit), do të thotë të shkruash për bazamentin, shtyllën mbi të cilën ngritet Islami, fe e pastër dhe madhështore. I Dërguari i Allahut tha: "çështja kryesore është Islami (të jesh musliman),shtylla e tij është namazi dhe kulmi i tij është lufta në rrugën e Allahut".Megjithatë shihet se si njerëzit në kohët e fundit e përbuzin, anashkalojnë namazin, lënë obligimet e tij duke u zhytur në lojë dhe kotësi, duke u marrë me gjërat e pavlefshme të kësaj bote. Kështu që, me këtë shkrim dëshirojmë t'i përkujtojmë njerëzit me vlerën e madhe të namazit, t'i përkujtojmë me dobitë fizike dhe shpirtërore të tij, dhe kundrejt kësaj t'i përkujtojmë me rreziqet që ballafaqohen ata që e lënë këtë obligim.Andaj kushdo që e përbuzë namazin do ta përbuzë edhe Islamin, sepse respekti që ka njeriu ndaj Islamit manifestohet me respektin që ka ndaj namazit. Një dijetar i urtë shënohet të ketë thënë: "O bir i Ademit ç'do të madhërosh në fenë tënde nëse e përbuzë namazin."Prandaj, me plot të drejtë mund të themi se namazi është shtylla më e fortë pas Dëshmisë (Shehadetit), dhe vepra më e mirë pas saj, për shkak se është caktuar në formën më të përsosur dhe më të mirë të adhurimit, dhe njëherit ka mbledhur në vete të gjitha format e adhurimit. Është kushti i parë të cilin e kushtëzoi i Dërguari i Allahut - paqja dhe shpetimi i Allahut qofte mbi të- pas besimit. Është kulminacioni i adhurimit fizik, dhe është obligim i domosdoshëm i umetit i cili nuk ka munguar as në ligjet (sheriatin) e mëhershme të asnjë të Dërguari të Allahut të Madhëruar. Obligueshmëria e tij përfshin çdo musliman të moshës madhore dhe nuk lirohet nga ky obligim në asnjë rast, për dallim nga obligimet tjera. Transmetohet nga El-Misuer ibën Mahremeja -Allahu qoftë i kënaqur me të- që ka thënë: "Hyra tek Omer ibnul-Hattabi –Allahu r.a.- e ai ishte i shtrirë në agoni (pasi ishte therur disa herë me thikë), u thashë njerëzve që ishin përreth: "Si është?" Më thanë: "Siç po e sheh." U thashë: "Zgjojeni me namaz, ngase nuk keni mundësi ta zgjoni me diçka më frikesuese për të sesa namazi." Atëherë i thanë: "Namazi o udhëheqësi i besimtarëve!" Tha Omeri -Allahu qoftë i kënaqur me të-: "Ja menjëherë, se nuk ka të drejtë në Islam ai i cili lë namazin.", fali namazin gjersa plaga e tij rridhte gjak."Njeriu është i obliguar të jetë në namaz me gjithë qenien e tij, me të jashtmen dhe të brendshmen, me ç'rast përfshihen zemra, gjuha dhe organet tjera të tij.

### NAMAZI ËSHTË RRUGË E BESIMTARËVE DHE ADHURIM I GJITHA KRIJESAVE

Ata që falin namazin janë të dashurit e Allahut për të cilët nuk do të ketë frikë e as pikëllim. Për të tillët qan qielli dhe toka kur kalojnë tek Allahu (vdesin).Namazi është adhurimi më i lashtë, kështu pasi që është prej kërkesave të domosdoshme të besimit (imanit) ai nuk ka munguar në asnjë shpallje të mëhershme. Nuk ka ndodhur të derogohet ngase nuk ka dobi në atë fe në të cilën nuk ka namaz, prandaj edhe të gjithë të Dërguarit e Allahut -paqja e Allahut qoftë mbi ta- kanë nxitur njerëzit për namaz.Allahu tregon për lutjen që ia bëri Ibrahimi a.s., kur tha: "O Zot më bë mua prej atyre që falin namaz e edhe pasardhësit e mi (bëri të tillë). " Ndërsa Isai -paqja e Allahut qoftë mbi të- derisa fliste për dhuntitë e Zotit të Madhërishëm, ka thënë: "Dhe Ai (Zoti) më ka bërë mua të bekuar kudo që të jem dhe më ka urdhëruar me namaz dhe zekat sa të jem gjallë."

Duhet ditur se jo vetem njerëzit janë të obliguar me namaz,por edhe çdo krijesë e Allahut që është në qiell dhe në tokë, për këtë Allahu i Lartësuar thotë: "A nuk e sheh se Allahun e Madhëron gjithkush që është në qiej dhe në tokë, e edhe zogjtë me krahë të hapur. Secili e di faljen dhe madhërimin e Tij (ashtu sikur e mësoi Allahu). Allahu është i Gjithëditur për atë që veprojnë." (Nur, 41). Sipas kësaj çdo falës i namazit dhe çdonjëri që madhëron Allahun është i udhëzuar me njohjen e formës së namazit dhe mënyrës së madhërimit të Allahut.Krahas njerëzve edhe xhinët janë të obliguar ta falin namazin,ndërsa këtë e kuptojmë më së miri nga verseti kur'anor : "Nuk krijova xhinët dhe njerëzit, përveçse që të më adhurojnë".

### NAMAZI ËSHTË SHËRIM PËR TË SËMURIT PSIQIK

Në namaz njeriu gjen qetësi psiqike dhe prehje shpirtërore, si dhe shpëtim nga pakujdesia e cila largon njeriun nga misioni i tij i lartë në këtë jetë. Sikur ta dinin ekspertët e shëndetit mental rëndësinë e tij, do t'ua kishin preferuar pacientëve të tyre namazin si terapi prioritare, sepse në të ka shujta shpirtrore, infuzione që i ka përshkruar Krijuesi i njerëzimit, e që fshehtësitë e tij nuk i di askush përveç Allahut të Madhëruar. Në namaz ka ilaç dhe shërim të shumë çrregullimeve psikike si shqetësimet dhe depresioni.Namazi shuan etjen

shpirtërore dhe e ngop shpirtin me rehati dhe prehje, gjë që nuk ka mundësi ta bëjnë medikamentet dhe barnat mjekësore, ndërsa njerëzimi i është nënshtruar udhëzimeve dhe porosive të specialistëve të mjekësisë të bazuar në përvojën e kufizuar dhe supozimet e tyre. Pra, namazi është i mbushur me dhikër dhe nënshtrim ndaj të Lartëmadhëruarit, zgjeron gjoksin dhe largon ngushtimin e zemrës, prandaj ai që mediton rreth Fjalëve të të Madhëruarit: "Ne e dimë se gjoksi yt ndien ngushtim nga ajo që thonë. Andaj lavdëro Zotin tënd sipas madhështisë që i takon dhe bëhu prej atyre që bien në sexhde." (Hixhr, 97) do ta kuptoj këtë, kështu që ai që e fal namazin gjen në vete lehtësim pas përfundimit të tij, sikurse ta ketë larguar nga vetja ndonjë barrë të rëndë. Ai bëhet i zellshëm, ndien rehati dhe qetësi, sa që do të shpresonte të mos e përfundonte atë, ngase namazi është kënaqësi shpirtërore dhe kulminacion i prehjes së njeriut, është xhenet i zemrës dhe pushim në këtë botë. Po ashtu i Dërguari a.s., ka thënë: "Kulminacioni i prehjes sime është në namaz."Këtë e sqaron rasti i një shtetasi gjerman i cili pa një musliman në sexhde, u çudit shumë nga kjo lëvizje, e cila e detyroi të priste derisa ky musliman të përfundojë namazin e tij, pasi që përfundoi, u afrua dhe e pyeti për kuptimin e këtyre lëvizjeve e sidomos ajo që ka të bëjë me sexhden. Ky musliman i sqaroi kuptimin e namazit, urtësinë dhe ndikimin e tij, ndërsa ky derisa dëgjonte shpjegimin, prekej me një ndjenjë që i ngjasonte hutimit të përzier me gëzim, sikur kishte gjetur diçka që kërkonte për shumë vite, pastaj i tregoi muslimanit shkakun e mahnitjes së tij, se ai lëngonte nga një sëmundje psikike, një ngushtim të vazhdueshëm dhe se sa herë që vendoste ballin e tij në tokë ndjente qetësi dhe rehati, kështu që sa herë i përsëritej ky ngushtim psikik vendoste ballin e tij në tokë që të gjente qetësinë, derisa e pa këtë musliman dhe kuptoi fshehtësinë e kësaj qetësie (rehatie) që e ndiente në këtë pozitë. Pastaj muslimani e shoqëroi këtë person deri në qendrën islame në qytetin Munih, ku përgjegjësit i shpjeguan për Islamin dhe menjëherë pas kësaj tha (shpalli) dëshminë (shehadetin) dhe përqafoi Islamin.Prej lajmeve mahnitëse është ajo që e shpërndau revista "Ed-Dave" (Thirrja) numër 1225, se drejtori i psikiatrisë në Gjermani kishte zakon t'i shërojë pacientët e tij duke i shtyrë ata që të dëgjojnë ezanin, pa ditur se kjo është thirrje islame në gjuhën arabe për kryerjen e namazit, kur u zbulua kjo e vërtetë, tha udhëheqësi i psikiatrisë në Gjermani: "Me të vërtetë fjalët e ezanit me të cilat thërrasin muslimanët në namaz, fusin qetësinë në zemrën e të sëmurit psikik edhe pse ai nuk kupton kuptimin e tyre!!!", dhe shtoi: "Vërtetë se ezani mbjell dritë dhe shpresë në brendinë e të sëmurëve me depresion, apo atyre që nuk kanë vetëbesim, apo të atyre që urrejnë jetën apo të atyre që kanë ndjenjën e dështimit në jetë."



**SEXHDEJA SË CILËS I RRËQETHEN KODRAT**

Njeriu kur bën sexhde, lirohet nga prangat e pasimit të verbër, pranga të cilat i ka obliguar shoqëria, zakonet apo kulturat, andaj bie në sexhde për Allahun duke e ulur fytyrën e tij, duke e pluhurosur ballin, e kjo i jep zemrës timonin e udhëzimit, andaj nuk ka pengesë në frikërespekt, e as qortim për lotët që derdhë, e njëherit gjoksi i tij vlon nga kjo madhështi, për këtë thanë sahabët r.a., : "Në gjoksin e të Dërguarit a.s., kishte zëzëllimë sikur që zëzëllon kazani kur vlon uji në të, nga të qajturit e tij."Sexhdeja është forma më e afërt dhe më e dashur tek Allahu siç është cekur në hadith: "Njeriu më së afërti është tek Zoti i tij kur ai është në sexhde, andaj shtoni lutjet (në këtë pozitë). " Keshtuqë falësi shfrytëzon këtë rast të çmueshëm, shton lutjet dhe adhurimin duke thënë në këtë moment me gjuhën e shprehjes apo të gjendjes: "O Zot, kërkoj nga Ti ashtu siç lyp i varfëri, të dorëzohem Ty ashtu siç dorëzohet mëkatari i përulur, të lus Ty siç lutet i verbëri i frikësuar, me lutje të atij që para Teje ka nënshtruar qafën dhe lotët i rrjedhin për Ty, ka përulur trupin e tij për Ty dhe e ka nënshtruar."Kjo është sexhde së cilës i rrëqethen kodrat e larta, i dridhet toka dhe i frikësohen kolosët pa fe, e kjo në historinë e umetit dhe sprovat e tij ka lajme të çuditshme. Gjithashtu i Dërguari i Allahut kishte këshilluar Thevbanin,shërbëtorin e tij me këto fjalë:'Të bësh sa më shumë sexhde për Allahun, sepse sa herë që të bësh sexhde për Allahun , Allahu do të të ngre me të një gradë dhe do të të shlyejë një mëkat.'"Vlen të cekim rastin e Abdullah ibën Zubejrit- Allahu qoftë i kënaqur me të-kur një ditë ishte duke u falur në shtëpi, dhe ndërkohë zbriti një gjarpër nga tavani i cili u mbështoll mbi barkun e birit të tij Hishamit, gratë filluan të bërtasin dhe anëtarët e shtëpisë u lemeritën. Në ndërkohë u mblodhën që ta mbysnin gjarpërin dhe më në fund e mbytën, e fëmiu shpëtoi. E tërë kjo ndodhi gjersa Ibën Zubejri ishte në namaz, nuk lëvizi e as nuk diti se çfarë po ndodhte në shtëpinë e tij derisa kreu namazin. ●

(1 ) Muhamed bin Ahmed bin Ismail Mukadem, Es-Salatu limadha, Meke, 2001. Kryesisht jam bazuar në këtë libër. (2) Velijullah Dehlevij , Huxhetullahil baligah, Bejrut, 1997. (3) Vehbi Zuhejli, Fikhul islami ve ediletuhu, Damask, 1989. (4) Muhamed bin Muflih, El-Adabu sher'ijeh vel minehul mer'ijeh, Kuvajt, 2000. (5) Kemaludin Muhamed (Ibnul Hemam), Sherh fet'hul kadir, Bejrut, 2003.

Fehime Gashi-Jusufi

# Pendohu për të kaluarën

## për lumturi të përjetëshme

Pendimi është ndër temat më tërheqësë për njeriun , më të dashura për të, sepse të rilind, të spastron, të rikthen nga e kaluara e hidhur e stërngarkuara me mëkate, me të liga.Njeriu si krijesë e përzgjedhur nga e tërë krijatura nuk është e përkryer, e përsosur andaj e pashë të arsyeshme në fillim të këtij viti të ri që posa kemi hyrë të shkruaj për këtë temë të rëndësishme për çdo njeri dhe e cila është aktuale çdo herë. Pasardhësit e Ademit-njerëzit pra, janë krijesa të dobëta për arsye se janë të sulmuar nga shumë armiq, si shejtan prej njerëzve por edhe shejtan prej exhinëve, të cilët të keqen e bëjnë për atë, të mirë ndërsa të mirën të keqe në shiqim të tij. Po ashtu edhe vetvetja që anon çdoherë kah e keqja ku e fton në pasimin e punëve të ndaluara. Pasi që njeriu është i tillë është e logjikshme që në atë, të gjenden forcat e të mirës dhe të keqës në mes të cilave zhvillohet një luftë e përhershme mbrenda vetë personalitetit të njeriut. Kur forcat e mira kultivohen me kujdes dhe forcohen te njeriu, kurse të këqijat dobësohen atëherë të mirat e zotërojnë njeriun, kështu që ai bëhet thellë i besueshëm në Allahun, e mund të bëhet shumë më i mirë se meleku, e në qoftëse të mirat lehen pas dore, atëherë ai anon kah e keqja dhe e pandershmja, dhe mund të bëhet më i keq se djalli. Shumë njerëz mendojnë se pendimi është vetëm për ata që kanë bërë gjynahe dhe të këqija.Të tjerët thojnë që nuk kam përse të pendohem pasi kam bërë vetëm të mira gjatë gjithë jetës.Pendimi është për të gjitha shkallët e besimit. Të gjithë ne kemi nevojë të pendohemi te Zoti i Madhëruar për veprat tona.

### ÇDO BIR I ADEMIT ËSHTË GABIMTARË, E MË I MIRI PREJ TYRE ËSHTË AI I CILI PENDOHET (PEJGAMBERI A.S.)

Të gjithë ne bëjmë mëkate dhe duhet të pendohemi për gjynahet e vogla dhe të mëdha.Ne duhet ta dimë, sa i përket mëkateve të vogla, Allahu xh.sh. na ka lënë mekanizma(ibadete-adhurime) përmes të cilave jemi në gjendje vazhdimishtë të pastrohemi pa u marrë në mënyrë të veqantë me to. Këta mekanizma janë të përmendur në hadithin e Pejgamberit s.a.v.s. ku Ebu Hurejra r.a. thotë se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Pesë namazet, xhumaja deri në xhuma, ramazani deri në ramazan e shlyjnë çdo gjë në mes tyre, nëse shmangim gabimet e mëdha." Kur jemi tek mëkatet dhe ilaqin e kësaj sëmundjeje - pendimin, edhe vetë Pejgamberi a.s. që ka qenë njeri i privuar nga mëkatet, prapë se prap ka kërkuar falje tek Allahu mëse 70 herë në ditë, ai thoshte: "Për Zotin, i kërkojë falje Allahut dhe pendohem para Tij më shumë se 70 herë në ditë." Sa i përket mëkateve të vogla sahabët në kohën e Pejgamberit janë ruajtur shumë nga ato sepse mëkatet e vogla i kanë konsideruar ato që e shkatërrojnë vetvetën. Enesi r.a. ka thënë:"Ju, jeni duke i bërë disa punë që në shikimin tuaj janë të imëta, kurse ne në kohën e Pejgamberit a.s. i kemi llogaritur se janë shkatërruese. "Edhe Abdullah ibn Mes'udi r.a. ka folur për këtë temë, ku ka thënë: "Besimtari i sheh gabimet e veta sikur të jetë ulur nën një bjeshkë, nga e cila ka frikë se mos po bie ajo mbi të, ndërsa mëkatari i sheh gabimet e veta sikur një mizë, e cila kalon kah hunda e tij, e ai e tremb me dorën e tij dhe e largon." Kemi shembuj të besimtarëve të sinqert të cilët i janë frikësuar Allahut dhe i kanë llogaritur veprat e tyre para se të vie dita e llogarisë së vërtetë, siç është Sufjan Thevriu që kishte marrë mësim nga 70 shokë të Muhamedit a.s. thotë: "U ula një ditë duke numëruar gjynahet e mia dhe i thashë vetes: O Sufjan, do të të pyes Zoti i Madhëruar për çdo gjynah. O Sufjan, këto janë ato që mban mend ti, po ato që i ke harruar dhe që Zoti i ka shënuar? Pendohu, o Sufjan, para se të dalësh para Zotit të Madhëruar. Atëherë fillova t'i kujtoj të gjitha gjynahet e çdo viti dhe pendohesha për secilin. Kur përfundova, u çova dhe më dukej vetja më i lehtë.

Pendimi është diçka që Zoti e pëlqen dhe na ka urdhëruar për të. Zoti i Madhëruar thotë në Kur'an: "Dhe vihet libri (i veprave), e i sheh mëkatarët të frikësuar nga shënimet që janë në të dhe thonë: "Të mjerët ne, është puna e këtij libri që nuk ka lënë as (mëkat) të vogël e as të madh pa e përfshirë?", dhe atë që vepruan e gjejnë të gatshme - prezente, e Zoti yt nuk i bën padrejt askujt. "Dijetarët kanë theksuar se mëkati i vogël vjen nga pakësimi i turpit, mosbrengosja, mosfrika ndaj Allahut dhe asgjësimi i tij, ashtuqë edhe i bashkangjitet mëkatit të madh dhe ngrihet në shkallën e tij. Andaj dijetarët kanë thënë: "Mëkati i vogël nuk trajtohet i vogël nëse përsëritet, mëkati i madh nuk trajtohet i madh nëse kërkohet falje (istigfar). " Atij që është në këtë gjendje i themi: "Mos shiko në peshën e mëkatit, por shiko kujt po i bënë mëkat." Ndërsa, sot në jetën e njerëzve nuk bëhet dallim mes mëkatit të vogël dhe të madh, për disa, është e njejtë mjafton që t'i arrijnë qëllimet e tyre, duke treguar një pakujdesi



dhe neglizhencë ndaj urdhrave të Allahut. Ne nuk duhet harruar se na përcjellin vazhdimisht dy melaike që na shënojnë veprat tona. Allahu na dha afat për t'u penduar para se të fillojnë të regjistrojnë Kiramun Katibin(melekët e regjistrimit).

Për këtë Pejgamberi a.s., tha: "Meleku që qëndron në anën e majtë, për besimtarin gabimtar e ngrit lapsin (nuk regjistron) gjashtë orë. Nëse pendohet dhe i kërkon falje Allahut e leshon lapsin e nëse jo i regjistrohet një gabim. Por Allahu na jep edhe një afat pas regjistrimit që zgjat deri para momentit të vdekjes. E nëse nuk do të pendohesh në këtë botë dije se do të pendohesh në jetën tjetër. Allahu xh.sh., thotë: "O biri i Ademit, përderisa të më lutesh dhe të shpresosh tek Unë, do të fal gjithçka që ke bërë pa ndonjë problem. O biri i Ademit, nëse gjynahet tua arrijnë deri në kulmin e qiellit dhe ti më kërkon falje, Unë do të t`i fal.O biri i Ademit, nëse gjynahet e tua do të jenë sa vetë toka, do të të sjell sa vetë toka mëshirë, nëse nuk më ke vënë shok.. Këtu mund të cekim diç për mëkatet e mëdha ku shumë njerëz i punojnë e i kanë bërë përditshmëri të jetës së tyre siç janë :

Lënia e namazit, kamata, femrat të cilat e paraqesin dukjen e tyre në mënyrë të pandershme etj, e nëse i këshillojmë që të largohen prej tyre ata përgjigjen duke thënë: ende kemi kohë…

E duhet të shpejtojmë në pendim për arsye se jeta është e kufizuar dhe çdo gjë që është e ardhshme është afër. Allahu na bëftë të mundur që të pendohemi bindshëm te Ai, dhe të punojmë vepra të mira e na ruajt prej përfundimit të keq. Këtë mund ta ilustrojmë me një rrëfim të një njeriu kryelartë, pra Faraoni i cili e konsidronte veten si Zot, dhe nga mendjemadhësia dhe kokëfortësia e tij pati përfundim të tmerrshëm, edhe pse kur ai ishte në momentet e fundit të kësaj jete u pendua, por pendimi i tij u refuzua.

Në lidhje me këtë Allahu thotë: "Pendim i pranueshëm te All-llahu është vetëm ai i atyre që e bëjnë të keqen me mosdije shpejt pendohen; të tillëve All-llahu ju pranon pendimin, se All-llahu është më i dijshmi, më i urti. "Nuk është pendim (i pranueshëm) i atyre që vazhdimisht bëjnë punë të këqia dhe vetëm atëherë kur t'i vjen vdekja ndonjërit prej tyre, të thotë: "Unë tash u pendova!" e as i atyre që vdesin duke qenë jobesimtarë. Ndaj tyre kemi përgatitur dënim të ashpër."

Pejgamberi s.a.v.s.thotë: "Zoti nuk e kthen pendimin e robit mbrapa derisa mos të linde dielli nga perendimi e të perendoj nga lindja". Këtu mund ta përmendim edhe shembuj të përfundimit të mirë, siç është rasti i një vajze. Para disa vitesh, gjatë muajit të ramazanit në Aleksandri të Egjiptit ndodhi një histori e quditshme. Një grua tregon se kishte një vajzë komshi që e ndiqte veshjen e modës.E cila thotë: Gjithmonë e shihje me të shkurtra dhe të tejdukshme. Por kur bisedoje me të, tregonte se ishte njeri zemërmirë dhe e dashur. Vinte tek ne dhe filluam të krijonim shoqëri me të. Një ditë më kërkoi që të dilnim në treg të blente një fustan, pasi nuk kishte kush ta shoqëronte. Gruaja i tha: pranoj por me një kusht, të vish edhe ti me mua të dëgjojmë një ligjëratë fetare. Ajo pranoi dhe pasi blemë fustanin e saj, shkuam të dëgjojmë ligjëratën, e cila ishte mbi pendimin.Vajza, duke dëgjuar ligjëratën u prek aq shumë saqë në fund të saj filloi të qaj dhe thoshte: "O Zot, jam penduar! O Zot, më fal!. . . Ju lutem më vishni hixhabin (mbulesen)…

Unë duke u munduar ta qetësojë, i thoja që më parë të shkojmë në shtëpi, pastaj shohim diçka të përshtatshme që ta veshësh. Por ajo këmbënguli derisa i gjetëm një fustan dhe një shami, me të cilat u mbulua dhe nuk doli jashtë derisa veshi hixhabin (mbulesen). Po sa dolëm jashtë, një makinë me shpejtësi e përplasi dhe si rezultat vdiq në vend. Në fund e lusim Allahun xh.sh. që të na mbron nga mëkatet dhe të na ruaj nga fitnet e mëdha që po na servohen. Po e përfundojë këtë artikull me mesazhin:"Të pendohemi për të djeshmën e ta jetojmë të sotshmen për një të ardhme të ndritshme e më të lumtur". ●

Dr. Lulzim Esati

# Dy persona të kundërt

Rrëfimi i dy burrave dhe dy kopshteve, është shembull nga Kur'ani për vlerat e falsifikuara dhe vlerat e qëndrueshme. Përmes këtij rrëfimi Allahu xh.sh.,. , na njofton për dy personalitete të kundërt. Njëri i cili krenohej me bukurinë e stolinë e kësaj jete, dhe tjetri i cili krenohej e mburrej me besimin e vërtet. Që të dy këta persona shërbejnë si model i një pjese nga bota njerëzore. Zoti i dy kopshteve shërben si model për një burrë të pasur të cilin e ka mahnitur pasuria, dhe e ka çoroditur dhuntia që iu është dhënë nga Allahu xh.sh.,. kështu që e harron fuqinë më të madhe e cila mbizotëron caktimet e njerëzve dhe jetën në tërësi. Thotë i Madhërishmi: E ti sillu atyre (që kërkuan t'i largosh varfanjakët) si shembull dy njerëz; njërit prej tyre i dhamë dy kopshte (vreshta) nga rrushi dhe ato i rrethuam me hurma, e në mes atyre dyjave bëmë bimë të tjera. Të dy kopshtet jepnin frutat e veta pa munguar prej tyre asgjë, e në mesin e tyre bëmë të rrjedhë një lumë. (El-Kehf: 32-33). Kjo është dhuntia që iu dhurua modelit të parë; dy kopshte të mëdha me vreshta, të rrethuara me palma, kurse mesin e tyre e mbulonin drithërat e bollshme. Përpos kësaj në mes dy kopshteve buronte një lum i mrekullueshëm.! Kjo me të vërtet është një pamje shumë e bukur, dhe gjallëri e vrullshme. Kjo ishte sa i përket vetëm pamjes së kopshteve, që ishte marramendëse. Po kur i bashkëngjitet asaj edhe rendimenti i lartë i frutave!

### "TË DY KOPSHTET JEPNIN FRUTAT E VETA PA MUNGUAR PREJ TYRE ASGJË". ( EL-KEHF: 32-33)

Dijetari i famshëm Sejjid Kutubi na tregon urtësinë në përzgjedhjen e fjalës: tedhlim në vend të fjalës tenkus për ta shprehur mos mungesën e frutave. Sepse fjala (tedhdhlim) do të thotë: bën zullum, padrejtësi. Ky është kuptimi primarë i kësaj fjale, mirëpo këtu është përdorur për kuptimin e dytë (tenkus); le mangët. Urtësia e kësaj përzgjedhje qëndron sipas Sejjidit, për të treguar një kontrast mes kopshteve – që jepnin frutat pa munguar asgjë, gjë që po të ndodhte do të ishte si zullum e padrejtësi nga ana e kopshteve-, dhe zotit të kopshteve i cili i bëri zullum vetvetes, duke mos falënderuar Allahun për këto begati, por filloi të shpreh mendjemadhësinë dhe kryelartësinë e tij![1]. Ky është zoti i dy kopshteve, i cili nga pamje magjepse e kopshteve, fillon të ndiej epërsi ndaj shokut të tij besimtar, i cili nuk posedonte pasuri tjetër pos Imanit të tij. Dhe fillon të fryhet si qurani, në praninë e shokut në shenjë nënçmimi ndaj tij, duke thënë: Ai kishte edhe pasuri tjetër (pos kopshteve). E ai atij shokut të vet (që ishte besimtar) i tha: - duke iu krenuar atij – "Unë kam pasuri më shumë se ti e, kam edhe krah më të fortë!"(El-Kehf:34).Duke vazhduar kështu me mendjemadhësi, qysh në vendosjen e hapit të parë në kopsht, shkelë vijat e kuqe të besimit! Duke i thënë shokut i cili e shoqëronte. Dhe ai hyri në kopshtin e vet (e me besimtarin për dore), po duke qenë dëmtues i vetes (duke mos besuar dhe duke u krenuar) tha: "Unë nuk mendoj se zhduket kjo kurrë!"Në hapin e parë mohon përfundimin e kopshteve të tij. Pra, duke pretenduar përhershmërinë e kësaj bote, gjë që bie në kundërshtim me fjalët e Allahut xh.sh.,. të cilat bëjnë shumë qartë realitetin e kësaj bote, e cila do të ndryshojë, e përfundojë dhe do të shkatërrohet e tëra:

"Çdo gjë që është në të (në tokë) është zhdukur. E do të mbetet vetëm Zoti yt që është i madhëruar e i nderuar!" (Err-Rrahman: 26-27). Kurse në hapin e dytë shpalos dyshimin në ringjalljen, duke thënë: Dhe nuk besoj se do të ndodhë kiameti, (dita e gjykimit). "Pra mohon ndodhjen e ringjalljes, që është kushti i gjashtë i besimit! Ose një të gjashtën pjesë të besimit, pa të cilën nuk mund të konsiderohet besimtar! . .Pas kësaj lajthitje, fillon të pretendon privilegje tek Allahu xh.sh.,. duke thënë: " por nëse bëhet që të kthehem te Zoti im, pa dyshim do të gjej ardhmëri edhe më të mirë se kjo". Pretendimin e tij të gabuar e mbështetë në gjendjen e tij në këtë botë.

### S'KA DYSHIM, ALLAHU PUNON ATË QË DËSHIRON. (EL-HAXH:14)

Duke thënë: ashtu siç më janë dhënë këto të mira në këtë jetë, po ashtu edhe në jetën tjetër nëse ndodhë që të kthehem, do të kem të mira ende më shumë. Sipas këtij mendjelehti, Allahu xh.sh.,. , u jep të mira vetëm atyre që e meritojnë! Dhe kështu do të ndodhë edhe në botën tjetër!. . nëse ka jetë tjetër.. . ?! Allahu xh.sh.,. bën çka të donë, këtë e ka bërë të qartë në Kur'an: S'ka dyshim, Allahu punon atë që dëshiron. (El-Haxh:14). Allahu punon atë që dëshiron. (el-Haxh:18). Dhe as që mundët dikush të pyet se çka bën Ai. Ai nuk pyetet se çka punon, po ata, (njerëzit), pyeten. (El-Enbija: 23).Ky ishte personi që krenohej me dynja?![2]

### QËNDRIMI I BESIMTARIT PËRBALLË KËTIJ ARROGANTI MENDJEMADH

Shoku i tij i varfër i cili nuk kishte pasuri e as krahë, nuk kishte as kopshte e as fruta.. ai krenohej me atë që ishte më e vlefshme dhe e përhershme që nuk mbaron. Mburrej me besimin dhe akidën e tij. Krenohej me Allahun të cilit i përulen ballët e besimtarëve; ai i përgjigjet shokut të tij mendjemadh, duke ia kundërshtuar kryelartësinë e mendjemadhësinë dhe fryrjen. Prandaj iu kundërvu duke ia përkujtuar prejardhjen e tij të parë prej balte e uji, dhe duke e kthyer atë kah edukata e domosdoshme që duhet ta ketë në raportet me Dhuntidhënësin, Bamirësin e pakufishëm. E paralajmëroi me pasojat dhe fundin e zymtë që sjell mendjemadhësia dhe kryelartësia. Shpresoi tek Zoti i tij atë që është më e mirë se kopshtet dhe frutat. Atij ai shoku i vet (besimtari) i tha - duke e polemizuar atë - "A e mohove Atë që të krijoi ty nga dheu, pastaj nga një pikë uji, pastaj të bëri njeri të plotë?","Por për mua, Ai Allahu është Zoti im, e Zotit tim unë nuk i bëj shok askë!" E pse ti kur hyre në kopshtin tënd nuk the: "Ma shaallah, la kuvvete il-la bil-lah" - (Allahu çka do, bëhet, s'ka fuqi pa ndihmën e Tij). Nëse ti më sheh mua se unë kam më pak prej teje edhe pasuri edhe fëmijë (krah më të dobët). Po unë shpresoj se Zoti im do të më japë edhe më të mirë nga kopshti yt, e këtij tëndit t'i shkaktojë fatkeqësi nga qielli e të gdhijë tokë e lëmuar (e zhveshur). Ose të gdhijë uji i saj i shterur, e ti kurrsesi nuk mund ta kërkosh atë!" (El-Kehf: 37- 41). Këtu ndryshon edhe roli i personit të parë! Nga forma mendjelartë e kryeneçe, në formë pendese e kërkim falje. Pa dyshim se ndodhi ajo çka e priste besimtari: Dhe vërtet, u shkatërruan frutat e tij, e ai filloi të rrahë shuplakët për atë që kishte shpenzuar në të, e ajo ishte rrënuar në kulmet e saj dhe thoshte: "O i mjeri unë, të mos i kisha bërë Zotit tim askënd shok!" (El-Kehf: 42). "O i mjeri sikur ta kisha ditur se këto të mira ishin nga Allahu xh.sh.,. , dhe se ato dhunti u bënë vetëm me fuqinë e Tij, e të mos e kisha mohuar Atë. Ky pendim nga ana e tij erdhi atëherë kur nuk bën dobi pendimi e as pikëllimi"[3]. Sejjid Kutubi në lidhje me fjalën: "O i mjeri unë, të mos i kisha bërë Zotit tim askë shok!" thotë: "edhe pse ai nuk tha haptas fjalën e shirkit, (politeizmit), mirëpo të krenuarit e tij me vlerat e tjera tokësore pos vlerave të besimit ishte shirk, të cilin po e mohoi tani. Dhe po pendohet prej tij, pasi që është bërë vonë"[4]. Mirëpo, kur ndërhyn Fuqia e Allahut për ta bërë atë që e parasheh urtësia e Tij , atëherë nuk mbetet vend për askënd, kushdo çoftë ai. E nuk pati krah (grup), përveç Allahut të vërtetë që t'i ndihmojë atij dhe nuk mundi ta pengojë. Në atë vend ndihma është vetëm e Allahut të vërtetë. Ai është shpërblyesi më i mirë dhe te Ai është përfundimi më i mirë. (El-Kehf: 43-44).

Sejjid Kutubi thotë: dhe ja kështu bie perdja mbi pamjen e kopshtit të shkatërruar e të rrënuar tërësisht, ndërsa pronari i saj qëndronte duke rrahur shuplakat e tij i penduar e i pikëlluar, kurse Shkëlqesia e Allahut dhe Madhëria e Tij mbulonte atë vend, pas së cilës nuk dukej fare fuqia e njeriut! Ibën Ashuri, pas tefsirit të ajetit 41. El-Kehf,thotë: "Në vijim mund të konkludojmë se besimtari i vërtet nuk e adhuron pasurinë apo mundësitë që i posedon ai, të cilat në realitet janë dhunti prej Allahut xh.sh.,, dhe se nuk i mbetet njeriut nderë pos nderit të shpenzimit dhe dhënies, nëse ka besua dhe ka dhënë lëmoshë (sadak) dhe e ka pastrua pasurinë e tij me zeqatë, duke e shpenzuar të tërën për ta arritur dashurinë dhe kënaqësinë e Allahut xh.sh.,. , ai as sesi nuk ia përkushton adhurimin pasurisë apo materies në çfarëdo forme qoftë ajo. Kur adhurimi bëhet vetëm për Allahun një pa ia shoqëruar askënd, atëherë pa dyshim se dhënia e pasurisë në rrugë të Allahut, bëhet pa kufi e numërim. Duke shpresuar në atë që është tek Allahu Fuqiplotë e cila nuk mbaron kurrë. Nga kjo që u tha, bëhet thirrje për të menduar e logjikuar thellë dhe për t'u këshillua se si vjen njeriu në këtë botë nga sperma pa pasur asgjë me vete dhe udhëton prej saj pa marrë asgjë me vete. Le të merr këshilla dhe mësime. Duke e konsideruar veten kalimtar, i sprovuar dhe i testuar në pasurinë e tij, logjikën e tij dhe shëndetin se sa po duron, apo si po e shpenzon e i harxhon këto. E si t'i mundësohet kjo kafirit i cili i mohon dhuntitë e Allahut, dhe shtiret sikur se i ka harruar, duke menduar se do të jenë të përhershme, dhe gjithnjë mahnitëse me pamjet e saja të bukura, pa e dhënë të drejtën e Allahut nga ajo. E që si pasojë e kësaj e privon Allahu nga tërë pasuria, për të qenë këshillë për njerëzit dhe për ata që përfitojnë nga këshillat."[6] Ngjashëm me këtë tregim, është edhe tregimi i pronarëve të kopshtit, të cilët të verbuar nga epshi i pasurisë, dhe të mahnitur nga frutat dhe rendimentet e larta që do t'i marrin nga kopshti i tyre[7], harruan Allahun xh.sh., dhe vendosën që ta velin vreshtën e tyre në mënyrë tinëzake e dinake, që të varfrit të mos i hetonin[8], duke u orvatur kështu që t'i ikin obligimit të Allahut. Prandaj ata përgatiten një plan, duke harruar në këtë mënyrë fuqinë e Krijuesit i Cili ka nën fuqinë e Tij çdo plan, dhe pa miratimin e Tij, çdo plan përgëzohet me dështim. ●

(1)Sejjid Kutb, fi dhilalil Kur'an, botimi i 25-të, Bejrut, 1996, v.15. f 2270. (2) Sejjid Kutub Ibid, f: 2270. (3) El Kurtubi, Muhamed bin Ahmed, (1273/671, h), Elxhamiu Liahkamil Kur'an, Bejrut: 1991. v: 10, F, 410. (4) Fi dhilalil Kur'an, vël: 15, f: 2271. (5) Fi dhilalil Kur'an, vël: 15, f: 2271. (6) Ibën Ashur, Muhamed Tahir. Et-Tahrir ve-t- Tenvir, Tunis: Dar tunisije, 1984. vëll:15, f: 37. (7) Sipas shumicës së Mufesirëve ata posedonin një vreshtë. (8) Të cilët ishin mësuar ta merrnin hakun e zeqatit ditën kur vilej kopshti, kështu vepronte babai, mirëpo kur fëmijët trashëguan kopshtin ata vendosën të veprojnë ndryshe; mos ta japin fare zeqatin!.. Gjerat ndryshojnë shpesh me ndryshimin e pronarit!

Dr. Jusuf El-Kardavi

# Sporti në Islam

Islami erdh si një fe universale dhe e harmonizuar. Erdhi që t'i rregullojë çështjet e kësaj bote dhe të tjetrës (Ahiretit), dhe të përkujdeset për jetën e individit dhe të shoqërisë, kujdeset për çështjen e individit në aspektin fizik, shpirtëror dhe psikik, sepse ai dëshiron që muslimani të jetë i fortë fizikisht, intelektualisht dhe shpirtërisht, gjithashtu të jetë i fortë edhe në besimin e tij: "Besimtari i fortë është më i mirë dhe më i dashur tek Allahu se besimtari i dobët" (Transmeton Muslimi nga Ebu Hurejra r.a.).

Islami i kundërvihet feve (besimeve) të cilat nuk i kushtojnë rëndësi aspektit fizik të njeriut, dhe nuk i kushtojnë rëndësi përveç shpirtit (madje disa prej tyre ngriten në baza të ndëshkimit trupor ashtu që shpirti të pastrohet e të lartësohet) e ia ndalojnë trupit ushqimet e mira dhe zbukurimet e Allahut. Islami e kundërshton këtë pikëpamje, Allahu thotë: "O bijtë e Ademit, vishuni bukur për çdo namaz (lutje), hani dhe pini e mos e teproni, pse Ai (Allahu) nuk i do ata që e teprojnë (shkapërderdhin). Thuaj: Kush i ndaloi bukuritë dhe ushqimet e mira që Allahu i krijoi për robtë e vet?" (El-A'raf, 31-32).

Kush është ai që e ndaloi këtë zbukurim, kush i ndaloi këto ushqime të mira për njeriun? Kush është ai që pretendon se e ka të drejtën e ndalimit përveç Allahut xh.sh.?Islami erdh që të kujdeset për trupin e njeriut, dhe për herë të parë njerëzit dëgjuan në mjedisin fetar këtë fjalë të Pejgamberit a.s.: "Me të vërtetë ti ke obligim ndaj trupit tënd" ( Buhariu nga Abdullah ibën Amër ibën A'si r.a.).

Nga obligimi që ke ti ndaj trupit tënd është që ta forcosh atë kur të dobësohet, ta ushqesh kur të ketë uri, të i japësh ujë kur të ketë etje, ta pastrosh kur të ndotet, ta pushosh kur të lodhet, ta shërosh kur të sëmuret, madje ta mbrosh sa të mundesh nga sëmundjet.Islami në këtë mënyrë dëshiron ta formojë një shoqëri të fortë, e kjo nuk mund të realizohet përveç nëse pasuesit e saj janë të fortë, sepse nga individët formohet shoqëria, ashtu siç formohet ndërtesa nga tullat.A është e mundshme që një ndërtesë të jetë e fortë e që është ndërtuar nga tullat e dobëta dhe jo kualitative? Jo, nuk është e mundur. Për këtë arsye, Islami i kushton kujdes formimit të individit të shëndoshë e të fortë në çdo aspekt, ndër të edhe në aspektin fizik.Islami dëshiron ta formojë njeriun fizikisht mbi tri shtylla kryesore:



**SHËNDETI**

Shëndeti i mirë dhe mbrojtja nga sëmundjet. Njeriu duhet të jetë i shëndetshëm në trupin e tij, siç është cekur në një hadith: "Kush zgjohet i sigurt në familjen e tij, i shëndosh në trupin e tij, posedon ushqim ditor të mjaftueshëm, është njëlloj sikur t'i jetë dhënë e gjithë bota" (Transmetojnë: Buhariu, Tirmidhiu dhe Ibën Maxhe nga Abdullah ibën Mihsan el-Hatmi r.a.).Trupi i shëndosh është faktori kryesor për një jetë të sigurt e të lumtur.

**STËRVITJA**

Ruajtja e kondicionit është e nevojshme për dinamizëm dhe lëvizje. Njeriu duhet të posedojë trup elastik, lëvizës, të aftë për kryerjen e obligimeve fetare dhe botërore.Islami na ka detyruar me obligime fetare të ndryshme, na ka obliguar pesë kohët e namazeve, të cilat njeriu i falë në xhami aq sa mundet.

Për këtë arsye, ai e mund përtacinë dhe pasionet, duke shkuar në xhami për t'u falur, dhe e tërë kjo ka nevojë për fuqi fizike dhe kondicion. Edhe agjërimi i muajit të Ramazanit për çdo vit është një lloj i urisë së detyrueshme, gjithashtu ka nevojë për fuqi fizike.Në Haxh, njeriu bëhet si kampist apo endacak, shkon dhe jeton sipas mundësive të tija, që gjithashtu edhe kjo kërkon fuqi fizike.Në xhihad, kur njeriut t'i sulmohet feja, atdheu apo nderi i tij, atëherë ai duhet të mbrohet. Si mund të mbrohet njeriu i dobët? Njeriu duhet të jetë i fortë: "E ju përgatituni sa të keni mundësi force" (El-Enfal, 60). Forca që duhet të përgatitet është fuqia fizike.Për këtë arsye, Pejgamberi a.s. kishte trup të fuqishëm. Ai doli në mundje me një mundës të njohur që quhej Rukane, të cilin e mposhti. Gjithashtu, ai e kalëronte atin pa shalë e pa fre. Në mesin e shokëve të Pejgamberit a.s. kishte nga ata që bënin gara në kalërim, dhe të gjithë ishin të shkathët në kalërim, në ngasjen e kuajve, në shigjetari, luanin lojërat e kalërimit, dhe në këtë mënyrë i përgatitnin vetët e tyre për xhihad (luftë të shenjtë). Ky është ymeti i vërtetë.

### NË MESIN E SAHABËVE NUK KA PASUR AS ASKETË E AS FANATIK

Omeri r.a. e pa një njeri i cili në namazin e tij ishte tepër i përulur, e i tha atij: "O ti, ngrite kokën, sepse devotshmëria është në zemër e jo në qafë". Një sahabije i vërejti në rrugë disa të rinj të cilët ecnin ngadalë e të pakujdesshëm, pyeti për identitetin e tyre: "Kush janë ata? I thanë: Ata janë asketë (adhurues). Ajo tha: Kur Omeri r.a. ecte, shpejtonte; kur fliste, ishte i qartë (i kuptueshëm); kur rrihte, (të) dhembte; e edhe pas tërë kësaj ai ishte asket i vërtetë". Megjithatë, Islami ka obliguar edhe detyra të kësaj bote: furnizimi me ushqim për vete dhe fëmijët, edhe për këtë është e nevojshme fuqia. Prandaj, njeriu duhet të jetë i fortë e i aftë për lëvizje.

Nga këtu, Islami i ka ligjësuar të gjitha llojet e sportit të lejuara të cilat forcojnë trupin, si: notin, shigjetarinë dhe kalërimin e kuajve. Pejgamberi a.s. ka thënë: "E drejtë e fëmijës tek prindi i tij është që prindi t'ia mësojë shkrimin, notin dhe shigjetarinë" (Hakim Tirmidhiu, Ebush-Shejhi dhe Bejhekiu nga Ebu Rafiu r.a.). Transmetohet nga Omeri r.a. të ketë thënë: "Mësojuani fëmijëve tuaj notin, shigjetarinë, dhe urdhëroni që të kërcejnë mbi shpinën e atit".

### LLOJET E SPORTEVE QË ISHIN TË NJOHURA NË MESIN E TYRE

Në kohën tonë, ekzistojnë lloje të ndryshme të sporteve, madje sporti është bërë shkencë dhe artë. Ekzistojnë institute sportive (të mesme dhe të larta), që u mësojnë njerëzve se si të bëhen sportistë. Një gjë e tillë sot është më se e nevojshme, pasi që njerëzit pothuajse fare nuk ecin. Në të kaluarën, njerëzit për nevojat e tyre ecnin me milje e milje, ndërsa sot hipin në mjete të udhëtimit për çdo nevojë që kanë, për arsye se ata kanë nevojë për ushtrime sportive që ua forcojnë trupin, ashtu që mos t'u shkaktohet ndonjë sëmundje nga pushimi i tepërt dhe pasiviteti.Islami nuk e ndalon asnjë lojë, por me kusht që të mos teprohen. Teprimi i ngatërron të gjitha çështjet. Kur ndonjë gjë të kalojë kufirin e vet të caktuar, atëherë ajo është në kundërshtim me të.S'ka gjë nëse njerëzit luajnë futboll, volejboll, basketboll, tenis, apo ndonjë lloj tjetër të sportit, mirëpo me kusht që sporti mos të bëhet shkak për t'i harruar obligimet tjera, dhe njerëzit të mos largohen nga përmendja e Allahut e nga namazi. E as mos të bëhen shkak për ndarjen e njerëzve në grupe ndërmjet vete e ta përkrahin dikë, e të bëhet topi idhull që adhurohet. Kjo nuk guxon të ndodh.

### REZISTENCA

Kjo është e posaçme vetëm për meshkuj. Të rinjve tanë duhet t'ua mësojmë rezistencën, sepse jeta nuk është vetëm trëndafil pa gjemba. Ndonjëherë jeta është edhe trëndafil me gjemba, jeta është fllad dhe stuhi, jeta është e ëmbël dhe e hidhur.Njeriu duhet ta përgatitë veten e tij për ta takuar jetën ashtu siç është. Ai duhet ta përballojë urinë, etjen dhe dhembjet kur të ketë nevojë. Për këtë arsye, Islami e ka obliguar agjërimin një muaj për çdo vit, që ta ushtrojë muslimanin për uri dhe etje, sepse ndonjëherë jeta e bie muslimanin në atë situatë përkundër dëshirës së tij.Njeriu duhet të rezistojë, e të ushtrohet për rezistencë, siç është cekur në hadith: "Bëhuni të qëndrueshëm si Ma'di" (Taberaniu, Ibën Shahini dhe Ebush-Shejhi nga hadithi i Jahja ibën Zekerijja ibën Ebi Zaide nga Ebu Seid El-Makberij), si Ma'd ibën Adnani i cili ka qenë një burrë i qëndrueshëm dhe i fuqishëm."Bëhuni të fortë e të qëndrueshëm, sepse mirësia nuk zgjat shumë". Mirësia dhe luksi nuk zgjasin përherë, sepse është e pamundur që një gjendje të qëndrojë e pandryshueshme. Ndodh që bota dhe koha të ndryshojnë: "Ne, këto ditë i ndërrojmë (u japim në përdorim) mes njerëzve" (Ali Imran, 140).Ai që tërë jetën e tij e jeton në luks dhe në komoditet, ai nuk mund ta përballojë jetën e tij nëse ajo i ndryshohet. Ai do të mund të e përballojë vetëm atëherë kur ta mësojë veten e tij në qëndrueshmëri, rezistencë, dhe në përballimin e vështirësive. Këto ishin tri bazat që Islami kërkon për përkujdesjen e trupit të njeriut, trupit të muslimanit. Këto janë të domosdoshme për formimin e personalitetit të muslimanit.Personaliteti i muslimanit është i fuqishëm në trup, në mendje dhe në shpirt.

Këto janë karakteristikat personale të cilat i kërkon Islami. ●

Përktheu:Mr. Faruk Ukallo (Burimi: "Ligjëratat e Shejh El-Kardavit", përgatitur nga Halid Essa'd, mektebetu vehbeh, Kajro, 2001, vëllimi IV).

Bejtullah Gashi

# Sadakaja për hir të Zotit dhe sinqeriteti për këtë vepër

Transmetohet nga Ebu Hurejra r.a. se kishte ardhur një njeri tek i Dërguari a.s. dhe i paska thënë: ”O i Dërguari i Zotit, cila lëmoshë (sadaka) është më me vlerë ose më e shpërblyera?. Ai tha: “ Të japësh lëmoshë kur je i lirë dhe i shëndoshë, të frikësohesh nga varfëria dhe të shpresosh pasurinë, e mos e vono derisa të të vijë në fyt e pashmangshmja (vdekja) e të thuash - kjo është e filanit e kjo e filanit ”. (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi.)Allahu xh.sh. ka lehtësuar për robërit e Tij, që para se të vdesin, të japin nga pasuria e tyre, një të tretën e pasurisë, qoftë edhe më pak. E pra, besimtari duhet të jetë i kënaqur me këtë lëmoshë, sasinë e së cilës e ka bërë obligim Zoti që ai ta japë.Thotë Ebu Hurejre r.a., se i Dërguari a.s. ka thënë: “ Vërtet ka të tillë që E adhuron Zotin për më shumë se 60 vjet, e arrin vdekja dhe testamentin, pasurinë e tij e keqpërdorin pasardhësit, e për këtë veprim bëhet shkak që të dënohen me zjarr“, mandej lexoi ajetin e Kur'anit: “…pas testamentit të porositur ose borxhit, e pa i dëmtuar (trashëguesit). Ky përcaktim është porositur prej Allahut. Allahu është i Gjithëdijshëm, jo i ngutshëm. Këto janë (dispozita) të caktuara prej Allahut. Kush i bindet Allahut (Urdhrave të Tij) dhe të Dërguarit të Tij, atë e dërgon në Xhenete nën të cilat burojnë lumenj. Aty do të jenë përgjithmonë. E ky është shpëtim i madh ”. (En-nisa,12-13). O ju të cilëve ju ka begatuar Zoti me pasuri, jepni me dorën tuaj, në mënyrë që të përgatitni vendbanime në Xhenet. Për këtë, Zoti në Kur'an thotë : “Allahu bleu prej besimtarëve shpirtrat dhe pasurinë e tyre me Xhenet…”. (Teube, 111.) Robër të Zotit, dhënia e lëmoshës nuk është obligim vetëm për të pasurin, po edhe për atë që nuk ka pasuri të madhe, dhe edhe nëse është pak (ajo që jep). Thotë i Dërguari a.s. : “Ruajuni nga zjarri, qoftë edhe me dhënien e një hurme“. Pastaj thotë në kuptim të hadithit: “Kush jep lëmoshë, qoftë edhe të jetë sa vlera e një hurme prej pasurisë hallall, Allahu e pranon atë, mandej e rrit ( e shton ) atë sikurse rrit ndonjëri prej jush ndonjë fidan, derisa të bëhet sa një kopsht “.

## LËMOSHA ËSHTË SHKAK I ARRITJES SË FURNIZIMIT DHE KOMPENSIMIT

Zoti xh.sh. në Kur'an thotë : “ Thuaj: “S'ka dyshim se Zoti im është Ai që i jep furnizim të begatshëm atij që do nga robërit e vet, dhe Ai ia pakëson atij, e çkado që të jepni, Ai e kompenson atë, dhe Ai është dhuruesi më i madh “ . (Sebe', 39) Kjo do të thotë - jep në vend të tij më shumë e më mirë në këtë botë dhe në botën tjetër. Lëmosha nuk e pakëson pasurinë po e shton. Pejgamberi a.s. ka thënë: “Lëmosha nuk e pakëson pasurinë ”. Po ashtu ka thënë: “ Po ju tregoj për tri gjëra, betohem në to dhe mos i harroni:

1. Nuk pakësohet pasuria e robit të Zotit nga dhënia e lëmoshës.

2. Dikujt që i bëhet padrejtësi dhe mizori, po ai bën durim, Zoti i ngre vlerën, mburrjen dhe krenarinë.

3. Një personi që hap derën e lypjes, Allahu ia hap derën e varfërisë“. (Transmeton Tirmidhiu) Transmetohet nga nëna e besimtarëve, Aishja r.a., “Kemi prerë një dele dhe i Dërguari a.s. më porositi që ta shpërndaja, pastaj erdhi dhe më pyeti: “Ç'ka mbetur prej saj? I thashë: “Asgjë, përveç një kofshe “. i Dërguari a.s. tha: “Paska mbetur e tëra, përveç kofshës së saj“.

(Tirmidhiu). Mosdhënia e lëmoshës është shkak i shkatërrimit të pasurisë, sepse Pejgamberi a.s. ka thënë: “Nuk ka ditë që për robërit e Zotit nuk zbresin dy melaike, njëra prej tyre thotë: “ O Zot, jepi furnizimin atij që jep lëmoshë“, e tjetra thotë: “ O Zot, jepi shkatërrimin atij që nuk jep lëmoshë “. (Buhariu dhe Muslimi).

Besimtarë të nderuar, jepni lëmoshë prej pasurisë së dashur e të shtrenjtë, jo prej së dobtës. Allahu xh.sh. thotë: “O ju që besuat, jepni nga më e mira e asaj që fituat dhe nga ajo që ju dhamë prej tokës, e mos nxitoni ta jepni atë më të pavlefshmen nga ajo, që ju nuk do ta pranonit për veten vetëm me sy mbyllur. Ta dini se Allahu s'ka nevojë për ju, është i Madhëruar “. (Bekare, 267.) Po ashtu Allahu xh.sh. thotë: “Kurrë nuk do të arrini sinqeritetin e plotë me besim (as kënaqësinë e lumtur në Xhennet), derisa të mos e jepni më të dhembshmen (më të dashurën) e pasurisë suaj. Çkado që jepni (për Zotin), Allahu atë e di “. (Ali Imran, 92.) Nuk do të jeni prej të devotshmëve, bamirësve, prej atyre që meritojnë vende të larta në Xhennet, derisa të mos jepni lëmoshë prej pasurisë më të dashur për ju. Kur kishte zbritur ky ajet, shokët e Muhamedit a.s. kishin filluar të bënin gara për të dhënë lëmoshë prej pasurisë më të shtrenjtë dhe më të dashur për ta. Ndër ta ishin: Ebu Talha r.a., Umeri r.a.. Ky i fundit, pasi liroi një robëreshë, citoi ajetin që e përmendëm më lart: ”Kurrë nuk do të arrini sinqeritetin e plotë në besim, derisa të mos e jepni atë më të dashurën (më të dhembshmen )“.Ndërsa Abdullah ibn Umeri r.a., kur i pëlqente ndonjë gjë nga pasuria e tij, jepte lëmoshë (prej saj), vetëm për të arritur kënaqësinë e Zotit xh.sh.. Prandaj, ju lutem që të jepni prej të mirave, sepse Allahu xh.sh. është më i Miri dhe nuk pranon përveçse të mirën. •



# SHKENCORE

Muhamed Al-Munexhid

# Vullkani i Islandës

Në një shtet të vogël me sipërfaqe të një ishulli në veriun e oqeanit Atlantik aktivizohet një vullkan i vogël nën lumin e akullt për të hedhur në ajër një re të tymit vullkanik, e cila shkakton frikë të përgjithshme në gjithë kontinentin evropian e më gjerë, si dhe mbyll hapësirat ajrore për çdo fluturim. Avionët u ndaluan, aeroportet u mbyllën, fluturimet u anuluan, 113 aeroporte evropiane i mbyllën dyert në fytyrë të fluturimeve ajrore ndërkombëtare, më shumë se 63 mijë fluturime u anuluan, humbjet ditore të kompanive ajrore arritën mbi 250 milionë dollarë.. .Ndërsa të goditur nga kjo qenë afro 7 milionë pasagjerë, të cilët u bllokuan në aeroporte dhe ato i shndërruan në kampe; në aeroporte me shtretër dhe mbulesa, kaluan ditë e

net. Evropa thuajse u izolua nga bota e jashtme duke u ballafaquar me ndërprerjen më të madhe në historinë e saj; disa këtë e konsideruan më të keqen në historinë e aviacionit civil!!

## MERRNI PËRVOJË, O JU TË ZOTËT E MENDJES (HASHR, 2)

Një re me pluhur vullkanik godet një kontinent të tërë me frikë dhe panik, paralizon lëvizjet ajrore, po si do të ndodhte, sikur të aktivizoheshin disa vullkane në një kohë!? Kjo çështje kërkon nga ne të mendojmë, të analizojmë, të përfitojmë, dhe të mësojmë. Myslimanit nuk i kalojnë këto ngjarje të mëdha pa u ndalur për të menduar duke u nisur nga parimet e ideologjisë dhe besimit në Allahun, dhe bindja e tij se çdo e mirë vjen nga mëshira dhe bamirësia e Tij, dhe çdo e keqe vjen me dijen e Tij: "Ky rregull është caktim i të Plotfuqishmit, i të Gjithëdijshmit." (El En'am 96). "Ai nuk pyetet se ç' punon, por ata, (njerëzit), pyeten." (El-Enbija 23.) Besimtari ndalon tek rastet e dobive dhe mësimeve , si dhe tek urtësia e Krijuesit, i analizon dhe mediton, por kjo nuk kufizohet vetëm në kohën dhe rrethin ku ai jeton, por mëson nga çdo çështje për të cilën dëgjon rreth shenjave të Allahut, qofshin ato të afërta me kohen dhe vendndodhjen e tyre, ose jo.

## "E MREKULLITË (OSE FENOMENET NATYRORE QË SHKATËRROJNË), NE NUK I DËRGOJMË PËR TJETËR VEÇSE PËR FRIKËSIM." (EL-ISRA, 59)

Vullkanet, tërmetet janë ushtri nga ushtria e Allahut. Ai i dërgon ku të dojë dhe me to godet kë të dojë, në kohën kur Ai do dhe në mënyrën sikur Ai do, duke i sprovuar ose duke u tërhequr vëmendjen, ose për t'i ndëshkuar njerëzit. Allahu thotë në Kur'an: "Ushtrinë e Zotit tënd nuk e di kush përveç Atij, e ai nuk është veçse një kujtim për njerëzit." (El-Mudethir 31). Nga ushtria e Allahut është edhe tymi i formuar nga grimca të vogla nga xhami dhe gurë të bluar, që kërcënojnë motorët e avionëve dhe strukturën e tyre dhe pengojnë fluturimin e tyre.. . ky tym u karakterizua si tymi mbytës, sepse ai shkatërron pëlhurën e mushkërive. Përshkrimi i asaj që ndodhi gjoja si dukuri natyrore, që u përmbahet ligjeve të natyrës, tregon për harresën tonë ndaj Krijuesit Fuqiplotë. Kush është ai që e udhëheq atë mbi zakone e ligje dhe kush është ai që e lëviz dhe aktivizon kur të dojë?!! "Ai është që u shfaq vetëtimën të trishtueshme (nga ndonjë fatkeqësi), por edhe shpresëdhënëse (për shi), dhe formon re të dendura. Ndërkaq, murmurima E madhëron (Zotin një) me falënderimin (që I takon) e Tij, (E madhërojnë) edhe engjëjt nga droja ndaj Tij. E Ai dërgon rrufetë dhe me ato godet kë të dojë. Ndërsa idhujtarët polemizojnë rreth All-llahut, e Ai është ndëshkues i rreptë." (Er - Rad – 12,13).

## AJO NUK ËSHTË TJETËR VEÇSE NJË KUJTIM PËR NJERËZIT." (EL-MUDETHIR, 31)

Ajo që ndodhi, ishte një nga fenomenet e shumta që Allahu u dërgon robërve të Tij si kujtim dhe mësim për besimtarët, duke i frikësuar dhe duke u tërhequr vëmendjen kundërshtarëve, sepse zemrat e besimtarëve mësojnë dhe I nënshtrohen Zotit të tyre, ndërsa zemrat e kundërshtarëve nuk i zgjon asgjë veçse humbjet ekonomike, përcjellja mediave dhe mbikëqyrja e vullkanit duke e harruar Krijuesin e vullkanit. "Ata kanë zemra me të cilat nuk kuptojnë, ata kanë sy me të cilët nuk shohin dhe ata kanë veshë me të cilët nuk dëgjojnë. Ata janë si kafshët, bile edhe më të humbur, të tillë janë ata të marrët."(El-Araf 179). Nga shenjat e gurëzimit të zemrave dhe mosdëgjimi i tyre për ndodhitë përreth dhe mosmësimi nga ngjarjet që dridhin edhe malet dhe pastaj vazhdojnë në rrugën e tyre të epsheve duke mos u lodhur fare për kërcënimet dhe ndëshkimet.

## PAAFTËSIA E NJERËZIMIT

Njeriut gjithnjë, sa ngre kokën lart dhe lavdërohet e sillet në mënyrë arrogante në tokë, dhe pretendon se ka arritur kulmin e përsosmërisë dhe se nuk ka nevojë për Krijuesin, - Allahu i dërgon shenja të cilat ia sqarojnë dhe tregojnë dobësinë e mangësitë e tij dhe nevojën e tij për Krijuesin Fuqiplotë: "O ju njerëz, ju keni nevojë për Allahun, e Allahu nuk ka nevojë për ju; Ai është i falënderuari." (Fatir 15). Shtrojmë pyetjet: Çfarë bënë shtetet e mëdha me forcën e tyre dhe mjetet që zotërojnë, përballë forcës së ushtrisë së Allahut?. . . A patën fuqi për ta ndaluar ose stopuar? Ata shikuan se çfarë po ndodh dhe ishin të paaftë për të vepruar, megjithëse kishin arritur përparim të madh në mjetet më bashkëkohore. Ku ishte fuqia, forca e tyre? Ku janë mësimet dhe hulumtimet e tyre? Ku ishin zbulimet dhe shpikjet e tyre? A thua arritën të ndalonin urdhrin e Allahut apo të ndalonin ndonjë çështje të përcaktuar nga Ai! Në shumë pak çaste siguria shndërrohet në pasiguri, përfitimet e aviokompanive shndërrohen në humbje me miliona dollarë, një kontinent i tërë shndërrohet në të paaftë para kësaj katastrofe, me gjithë përparimin shkencor të arritur, për t'u treguar Allahu shkallën e dobësisë së tyre dhe paaftësinë e për të vërtetuar Fjalët e Allahut: "E tërë çështja është vetëm në duar të Allahut". (Al-Imran 154).

## KU ËSHTË FORCA MATERIALE?

Ata u lavdëruan për forcën e fuqinë, dhe u mashtruan... E po përparimi i tyre nuk arriti të bëjë asgjë para një reje me tym vullkani: "Kush është ajo ushtri juaja që do t'ju ndihmojë, përveçse e Mëshiruesit? Është e vërtetë se pabesimtarët gjenden në një mashtrim të madh." (El-Mulk 20). Ata gjenden në një iluzion që u shfaq sigurinë dhe



rahatinë!!! Kur menduan se kanë përparuar në sferën e aviacionit, befas u erdhi një vullkan, i cili paralizoi tërë aviacionin dhe shkaktoi dëme të mëdha materiale: "Derisa toka të ketë marrë stolinë e vet dhe të jetë zbukuruar (me bimë, pemë e behar), e banorët e saj të mendojnë se janë të zotët e saj, e asaj i vjen urdhri Ynë, natën ose ditën, Ne e bëjmë atë (të mbjellat) të korrur sikurse të mos ekzistonte dje. Kështu Ne ua sqarojmë faktet njerëzve që mendojnë.. " (Junus 24).

## JUVE JU ËSHTË DHËNË FARE PAK DIJE (EL-ISRA, 85)

Ku janë dituria, përparimi dhe teknologjia për të mposhtur këtë re me tymin vullkanik? Shkencëtarët e gjeodezisë, meteorologjisë dhe të mjedisit u gjendën në konfuzion dhe çrregullim; disa thanë se vullkani do të qetësohej! Disa thanë se vullkani do të jetë më i fuqishëm; disa nuk dinë se çfarë do të ndodhë dhe kur do të ndalojë vullkani tymin, i cili arriti në lartësi disa kilometrash, e mund të zgjasë për ditë, javë ose me muaj të tërë?! Disa thonë se më e keqja nuk ka kaluar akoma! Shkencëtarët e gjeodezisë në zyra të meteorologjisë deklaruan: Jemi duke vërejtur shenja të ndryshme, të cilat tregojnë se erupsioni do të ndalet dhe gjithashtu shenjat shfaqen se nuk ka të ndalur.!!

## I LAVDËRUAR ËSHTË AI QË NDRYSHON GJENDJET

Shumë shpejt vërejmë ndryshimin e gjendjeve dhe si ndryshojnë ato.. . Nëse Allahu do që të ndodhë një gjë, Ai i thotë: 'Bëhu!' - dhe ajo bëhet, pa ndonjë pengesë ose vështirësi. Në moment, sa të lëvizë syri e më shpejt, Allahu e ndryshon nga një gjendje në një gjendje tjetër. Njerëzit ishin duke shkuar në punët e tyre dhe duke kërkuar rrëskun e tyre, kur papritmas u aktivizua vullkani me tymin e tij, me të cilin goditi planet e tyre, llogaritjen dhe paramendimet e tyre. Me këtë besimtari kujton Ditën e Kiametit: "Ata që nuk besuan, janë vazhdimisht në dyshim për të (për Kur'anin), derisa t'u vijë kiameti befas ose t'u vijë dënimi i ditës së pafrytshme."(Haxh 55) Në një ajet tjetër: "A mos janë siguruar ata prej dënimit që mund t'u vijë nga Allahu e t'i mbulojë befas ose, pa e hetuar fare, t'u vijë katastrofa e përgjithshme".

## PIKËPAMJE ATEISTE E NATYRËS

Nga mosbesimi dhe mohimi i ekzistimit të Krijuesit Fuqiplotë është edhe dukuria ku atribuohet që për çdo imtësi dhe vepër të madhe në univers sikur është nga fuqia dhe aftësia e natyrës. Në vend që t'i nënshtrohemi Allahut për atë që ndodhi, ne vërejmë kryetarin e shtetit të vullkanit të ketë thënë: "Ajo që ndodhi, ishte vepër e fuqisë së natyrës". Dhe harrojnë Fuqinë e Allahut, Që e krijoi atë dhe e solli, dhe që natyra është e pafuqishme, por çdo gjë që ndodh, ndodh me dëshirën dhe përcaktimin e Tij, i lavdëruar është Ai: "Allahu është Ai që ngriti qiejt pa ndonjë shtyllë. Ju i shihni ato. Ai mbizotëroi Arshin dhe nënshtroi Diellin e Hënën, që secili prej tyre udhëton deri në një afat të caktuar; Ai rregullon çështjen (e gjithësisë), sqaron argumentet, që të jeni të bindur për takimin (pas ringjalljes) me Zotin tuaj." (Er-Rad 2), "I lartë është Ai në dorën e të Cilit është pushteti mbi çdo send dhe vetëm tek Ai ktheheni." (Jasin,83).

## ZJARR QË TË KUJTON ZJARRIN E BOTËS SË AMSHUESHME

Shkalla e nxehtësisë së zjarrit të vullkanit që shkaktoi tymin e pluhurin, arriti 1200 gradë, dhe shkriu 10% nga lumi i akullt. Ky është zjarr i kësaj bote, e pra si është zjarri i botës së amshueshme? Dhe për këtë Allahu, kur cek zjarrin në Kur'an, e cek si kujtim për zjarrin e Xhehenemit - na ruajttë Allahu -: "Ne e bëmë atë si kujtim (për zjarrin e xhehenemit)"(Jasin 73). I Dërguari a.s. thotë: Ky zjarr juaji (i kësaj bote) është pjesë e shtatëdhjetë pjesëve të Xhehennemit.

"Çfarëdo e keqe që mund t'ju godasë, ajo është pasojë e veprave tuaja (të këqija), e për shumë të tjera Ai ju fal."(Ash – Shura 30)

Kjo është rregull hyjnore: Sa herë që shumëzohen mëkatet, padrejtësia dhe vrasjet, e përhapen veprime të pahijshme morale , ka pasur shumë fatkeqësi, nga të cilat ishin përmbytjet, stuhi vdekjeprurëse, tërmete shkatërruese, sëmundje vdekjeprurëse dhe vullkane, luftëra, gjenocide, humbje dhe fatkeqësi në njerëz, fruta, pasuri dhe të tjera, me të cilat Allahu i frikëson robërit e Tij, dhe u kujton atyre forcën e pushtetin, dhe, në qoftë se ata largohen nga Urdhrat e Tij, Ai as që hamendet për se dhe në çfarë lugine shkatërrohen: "Për shkak të veprave (të këqija) të njerëzve, janë shfaqur në tokë e në det të zeza (bela, skamje, katastrofa, humbje bereqeti etj.), e për ta përjetuar një pjesë të asaj të keqeje që bënë ata, kështu që të tërhiqen (nga të këqijat). " (Er-Rum 41). ●

Përktheu nga arabishtja: Besim Mehmeti, burimi: www.alrahalat.com

Bernard Tahirbegolli

# TONS(ëmundje)I(nfektive)L(imfatike)ITI

Tonsiliti është një infeksion i grykës, që shpesh, po jo gjithmonë, shkakton dhimbje fyti dhe ethe. Termi tonsilitis i referohet gjendjes së skuqur, të enjtur dhe të dhimbshme të bajameve. Goja është një portë komunikuese e organizmit me ambientin e jashtëm. Përmes këtij komunikimi, organizmi i njeriut furnizohet me prodhimet e nevojshme, që të funksionojë normalisht. Kjo "portë" njëkohësisht luan rolin edhe të një "ventili" komunikues për sistemin e frymëmarrjes, ngase përmes saj kalon edhe ajri i cili, më pastaj, shkëmben Oksigjenin (O2) dhe Dyoksidin e Karbonit (CO2) në nivel të alveolave të mushkërive. Në pjesët anësore në fundin e hapësirës së gojës gjenden dy bajame ( tonsile ) që përbëjnë barrierën e parë mbrojtëse të organizmit nga agjensët potencialë për të shkaktuar sëmundje. Bajamet janë të përbëra nga grumbuj qelizash (leukocite) me veti mbrojtëse për organizmin, të cilat në raste "rreziku" marrin rolin e "gllabëruesit" dhe i shkatërrojnë mikrobet patogjene. Duke qenë si të tilla në "vijën e parë të frontit", ato shpesh inflamohen dhe tregojnë seriozitetin e reagimit duke alarmuar në këtë formë se nevojitet një trajtim shtesë. Për nga natyra dhe zgjatja e sëmundjes, dallojmë tonsilitin akut dhe tonsilitin kronik. Ndërsa në raport me shkaktarin e tonsilitit, ai ndahet në tonsilitin viral, që shkaktohet nga viruset, dhe tonsilitin bakterial, që shkaktohet nga bakteret. Tonsiliti akut në mbarë botën shkakton mesatarisht 0.2 vdekje në 1 milion banorë brenda një viti (OBSH, 2004). Ndërsa në ShBA tonsiliti atakon rreth 30 milionë persona në çdo vit. Rreth çdo i dhjeti fëmijë, ose 1 në çdo 10 fëmijë, vizitohen te mjeku në çdo vit në ShBA për shkak të tonsilitit. Tonsiliti njihet ndryshe edhe si sëmundje e "të rinjve", ngase më së shumti atakon moshat 5-10 vjeçare, por nuk kursen as moshat e tjera me një përjashtim të grupmoshave mbi 50 vjeç, të cilat i atakon goxha rrallë.

## TONSILITI VIRAL, NË DALLIM PREJ ATIJ BAKTERIAL, SHOQËROHET GATI GJITHHERË EDHE ME RRJEDHJE TË HUNDËS DHE PLOGËSHTI TË PËRGJITHSHME

Manifestimi klinik i tonsilitit është karakteristik për simptomat që ka, por duhet thënë se te çdo individ manifestohet në mënyrë individuale dhe simptomat shfaqen në raport me gjendjen e tij/saj shëndetësore. Në këtë aspekt të simptomatologjisë, mund të dallohen edhe tonsiliti viral prej atij bakterial. Ngase tonsiliti viral, në dallim prej atij bakterial, shoqërohet gati gjithherë edhe me rrjedhje të hundës dhe plogështi të përgjithshme. Simptomat më të shpeshta të tonsilitit janë: temperaturë e lartë, dhembje fyti, vështirësi në gëlltitje, dhembje koke, molisje, dhembje veshi, dhembje në nyja, dhembje barku, të vjella, ënjtje gjëndrash limfatike. Temperatura fillon të rritet papritmas, mund të shkojë deri në 39$^0$C, e shoqëruar me ethe. Dhembja e fytit fillon dhe rritet duke vështirësuar njëkohësisht edhe gëlltitjen, që në fillim shfaqet për ushqimet me konsistencë të fortë e pastaj përparon edhe tek ato me konsistencë më të butë. Dhembja e kokës mund të fillojë paralelisht me dhembjen e fytit, por edhe të shfaqet më vonë bashkë me një lodhje të përgjithshme të organizmit (molisje) dhe dhembje nyjash, e cila mund të jetë sistematike apo të prekë vetëm nyjat e mëdha, ose të prekë edhe të mëdhatë edhe të voglat. Dhembja e veshit mund të shfaqet pasi të intensifikohet dhembja e fytit, por edhe mund të komplikohet me inflamacion të veshit të mesëm (otitis media). Karakteristikë tek fëmijët më të vegjël është që nga simptoma të tonsilitit mund të shfaqen edhe të vjellat dhe dhembje barku. Si pasojë e një mobilizimi të sistemit mbrojtës të organizmit, rriten edhe gjëndrat limfatike, të cilat bëhen të ndjeshme ndaj prekjes.

## A MUND TË BARTET DHE ÇFARË E SHKAKTON TONSILITIN?

Në varësi nga shkaktari, që mund të jetë virus ose bakter, infeksioni përhapet nga personi tek personi përmes (aorosoleve) pikave të ajrit, kontaktit me dorë apo puthjeve.

Ka shumë viruse dhe baktere që potencialisht mund të shkaktojnë tonsilit. Për shembull virusi Epstein-Barr, i cili është shkaktari i mononukleozës infektive, Coksakivirus, etj.. Nga bakteret që shkaktojnë tonsilit, streptococcu i grupit A është më i zakonshmi.

Sëmundjet që shoqërohen nga tonsiliti dhe prevalenca e tyre

| Sëmundja | Prevalenca |
| --- | --- |
| Sëmundjet me prevalencë të shpeshtë | |
| Ftohja e zakonshme | Atakon më shumë se 10 milionë njerëz në ShBA |
| Sëmundjet me prevalencë jo shumë të shpeshtë | |
| HIV/AIDS | Atakon më shumë se 200 mijë po më pak se 1 milion persona në ShBA |
| Sëmundjet me prevalencë shumë të rrallë | |
| Difteria | Atakon më pak se 200 mijë persona në ShBA |

Sëmundjet të cilave nuk u dihet prevalenca
Adenovirus infeksioni
Infeksioni me adenovirus tek personat me imunitet të dobësuar
Sindroma Asrar-Facht-Hague
Tonsiliti bakterial
Mononukleoza infektive
Sindroma Lemierre
Pericoronitis
Pneumococcus
Sëmundja Rosai-Dorfman
Infeksionet streptokokale
Streptokoku i grupit A
Tularemia
Tonsiliti viral

## SI MUND TË DIAGNOSTIKOHET DHE A MUND TË KETË KOMPLIKIME TONSILITI?

Tonsiliti mund të diagnostikohet përmes marrjes së anamnezës dhe ekzaminimit objektiv nga ana e mjekut. Ndërsa për të identifikuar shkaktarin, duhen bërë analiza plotësuese, si strisho e grykës dhe kultivimi i saj. Mund të kërkohen edhe analiza plotësuese nga mostra e gjakut, nëse rezultati i strishos së grykës nuk është i qartë.

Zakonisht tonsiliti shkakton probleme vetëm me grykën (fytin), që zgjasin rreth një javë. Nganjëherë tonsiliti mund të shkaktojë edhe çrregullime shtesë, si pasojë e komplikimit. Më poshtë janë dhënë disa nga komplikimet e mundshme të tonsilitit: Infeksioni sekondar i veshit të mesëm (otitis media) ose i sinuseve (sinusitis). Nëse dhembja e fytit (grykës) është për shkak të një infeksioni me streptokok (baktere), mund të ketë një skuqje të lëkurës (në anën e jashtme). Një ndërlikim i rrallë është abcesi (qelbi) i fytit, që ndodh zakonisht vetëm në njërën anë. Nëse kjo është mjaft e madhe, atëherë mund të nevojitet kullimi kirurgjikal. Në raste shumë të rralla mund të shfaqen sëmundjet, si ethe reumatike ose sëmundje të veshkave (glomerulonephritis). Këto dy të fundit tani janë shumë të rralla në krahasim me disa dekada më parë.

## SI TRAJTOHET TONSILITI DHE A BËNË TË HIQEN BAJAMET?

Sot të shumtën e herëve tonsiliti viral menaxhohet duke mos dhënë terapi specifike, po vetëm duke u kujdesur për uljen e dhembjes dhe temperaturës, edhe pse disa mjekë rekomandojnë antibiotikë për të parandaluar një mbi-infeksion me shkaktarë të tjerë. Ndërsa fillimi i menjëhershëm me antibiotikë kërkohet nëse identifikohen bakteret si shkaktare të tonsilitit. Sa më shumë që të zgjasë tonsiliti pa kërkuar ndihmën e mjekut dhe pa u trajtuar, do të duhet trajtim aq më i gjatë me antibiotik.

Duke vlerësuar rolin e bajameve, heqja e tyre mund të kërkohet vetëm për ndonjë shkak më të dëmshëm sesa është dobia e tyre. Akademia Amerikane e Pediatrisë rekomandon heqjen e bajameve në këto situata: Nëse bajamet e tejrritura shkaktojnë frymëzënie gjatë gjumi; Nëse bajamet e rritura shkaktojnë vështirësi të mëdha në gëlltitje dhe frymëmarrje; Nëse fëmija ka 7 (shtatë) episode të infeksionit brenda një viti, apo nëse ka nga pesë infeksione për dy vjet rresht, ose ka aq infeksione për tri vjet rresht; Në rast se infeksioni është i madh dhe është i mundshëm formimi i abcesit në apo përreth bajameve; Në rast të një dekursi të komplikuar të tonsilitit, kur, me gjithë trajtimin, infeksioni zgjerohet. Në rastet e tjera duhet menduar dhe rishikuar diagnostikimi i saktë i shkaktarit, si dhe duhet rekomanduar preparati i saktë nga antibiogrami i strishos së grykës.

## SI MUND TË PARANDALOHET?

Nga përkufizimet e lartcekura, shohim që sëmundja ka karakter ngjitës (bartës), kështu që mund të mendojmë që rrugët e bartjes t'i eliminojmë ose t'u shmangemi atyre. Sëmundja ka predispozita të shfaqet në kushte kur imuniteti i organizmit bie. Në këtë aspekt duhet kujdesur që imuniteti i njeriut të jetë i qëndrueshëm dhe të mos dëmtohet (bjerë).

Për ata që kanë predispozita për t'u prekur nga tonsiliti, mund të këshillojmë të tregohen të kujdesshëm ndaj veshjes, qëndrimit në ambientin e jashtëm, sidomos në ditë të ftohta. Të përdoren ushqime dhe pije mesatarisht të ftohta, po jo në një temperaturë ekstreme të ftohtë. Në këtë kohë, kur ka një prirje për të përdorur akullore, rekomandohet që konsumimi i tyre të shoqërohet me pirje uji, i cili në këto rrethana do ta ngrohë fytin. Në të njëjtën kohë rekomandojmë kufizimin në masë të madhe të konsumit të pijeve të gazuara, sidomos për ata që kanë bajame të sëmura (të skuqura, të qelbëzuara), sepse gjendja mund të përkeqësohet.

Disa këshilla

- Në qoftë se shenjat e dhembjes së fytit vazhdojnë më shumë se disa ditë ose janë të rënda, me vështirësi në gëlltitje, temperaturë të lartë apo të vjella, atëherë duhet të konsultohet mjeku.
- Konsumimi i pijeve të ngrohta (çajeve), ushqimit të butë dhe një gargara (shpëlarje e grykës) mund të lehtësojë problemet e gëlltitjes.
- Pirja e mjaftueshme e lëngjeve ndihmon që organizmi të qëndrojë i hidruar mjaft, sepse është e pritshme që, nga dhimbjet e fytit, të humbë oreksi, si dhe ,nga temperatura e djersitja, të humbasin lëngjet e trupit.
- Është e këshillueshme dhe e rëndësishme për të sëmurët me tonsilit, të kenë pushim të përshtatshëm dhe të qëndrojnë në një mjedis të ngrohtë. ●

(1)http://en. wikipedia.org. (2) http:// www.netdoctor.co.uk (3)http:// www.drgreene.com(4),http:// www.mayoclinic.com(5),http:// www.freemd.com (6)htm Professional Guide to Diseases (Eighth Edition), Copyright © 2005 Lippincott Williams & Wilkins.,(7) http:// www.ehow.com/



Mr. Bekim Hasani

# Të drejtat e njeriut në islam

Të drejtat e njeriut janë bërë temë diskutabile në tërë botën. Mbi këto të drejta janë zhvilluar luftra të shumta dhe është derdhur gjak si në të kaluaren ashtu edhe në ditët e sotme. Kohëve të fundit Islami dhe myslimanët janë duke u ofenduar nga bota perendimore për mos respektimin e të drejtave të njeriut, mirëpo në këtë arikull disa pjesësh do të mundohemi t'ju sqarojmë perendimit se islami dhe myslimanët respektojnë të drejtat e njeriut ngase burimi i tyre në botëkuptimin Islam është Allahu xh.sh Krijuesi i njeriut dhe i çdo gjëje tjetër dhe këto të drejta duhet të respektohen nga njerëzit në përgjithësi dhe myslimanët në veçanti ngase mos respektimi i tyre do të thoshte kundërshtim edhe i shpalljes së Allahut xh.sh.. Para se të folim për të drejtat e njeriut në Islam, së pari duhet të përmendim historikun e të drejtave të njeriut qysh nga civilizimet e para e deri në ditët e sotme që ta kuptojmë se në çfarë injorance ka qenë njerëzimi deri në ardhjen e Islamit dhe për të shpjeguar më pas kontributin e Islamit për respektimin e njeriut si mëkëmbës në tokë.

## HISTORIKU I TË DREJTAVE TË NJERIUT

Historiku i të drejtat e njeriut daton qysh nga civilizimet më të lashta që njeh historia. Në fakt kjo ka filluar qysh nga krijimi i njeriut të parë Ademit a.s[1], ani pse nuk janë quajtur me këtë emër por janë quajtur si "Të Drejta Natyrore (elementare)"[2] ngase janë të drejta bazë në natyrshmërinë e tyre si p.sh barazia, liria dhe drejtësia dhe pa këto të drejta nuk paramendohet jetesa si njeri.

## CIVILIZIMI I VJETER EGJIPTIAN

Disa historian tregojnë se kjo ide ka filluar qysh nga koha e faraonëve të Egjiptit në vitin 3300 para Isait a.s. dhe kjo njihet si civilizimi i parë që njeh historia deri më tani[3]. Në atë kohë ka pasur dy kategori të njerëzve: kategoria e zotrinjëve dhe kategoria e robërve. Kategoria e parë ka pasur të drejtë t'i përdor kategorinë e dytë në punë të ndryshme edhe nëse disa punë

kanë qenë rrezik për jeten e robit, kanë pas të drejt në shitblerjen e tyre bile edhe në mbytjen e tyre. Pas një kohe të gjatë, në familjen e tetëmbëdhjetë të faraonëve thuhet se ka filluar të zbatohet një ligj i cili veçohej me drejtësi dhe sinqeritet[4].

## CIVILIZIMI SUMARIAN (BABILONIA)

Disa historian të tjerë thojnë se hapat e parë në mbrojtjen e të drejtave të njeriut ka filluar tek babilonët (Irakianët e Vjeter) në fundin e mijëvjeçarit të dytë para lindjes së Isait a.s[5]. Këta bazohen në nje dokument[6] i cili tregon për ngjarjen e tre njerëzve që së bashku kishin kryer mbytjen e një njeriu dhe për shkaqe të panjohura i kishin treguar gruas së të mbyturit për krimin e kryer dhe pas një kohe ishin arrestuar të gjithë dhe ishin ekzekutuar me varje në prani të popullit[7].

## CIVILIZIMI PERSIAN

Pas themelimit të perandorisë persiane në shekullin e gjashtë para lindjes së Isait a.s. nën sundimin e mbretit Sajros nuk kishte ndonjë ligj të avancuar për të drejtat e njeriut dhe të gjitha kompetencat i gëzonte mbreti. Kjo zgjati deri në betejen e Babilonit në vitin 539 para lindjes së Isait a.s. kur i njejti Mbret nxjerri një përmbledhje ligjesh që quhej “Kodi i Sajrosit” i cili u zbulua në vitin 1879 dhe thuhet nga disa historian se ky ishte dokumenti i parë në lidhje me të drejtat e Njeriut[8].



## CIVILIZIMI I VJETER GREK

Edhe pse civilizimi grek ishte i avancuar nuk njihte ndonjë të drejt të njerëzve përveç të drejtave politike të një kategorie të njerëzve, pra shoqëria e vjetër greke ishte e ndërtuar mbi forcë dhe robëria ishte e përhapur në masë të madhe dhe nuk respektoheshin të drejtat e njeriut[9], dhe popullata ishte e ndar në tre klasa[10]: -Klasa fisnike apo klasa e kalorësve, prej tyre udhëqësia e ushtrisë, guvernatorë, gjykatës dhe prijës fetar.-Klasa e afaristëve: Këtyre ju njihej e drejta e nënshtetësisë.-Klasa e farmerve dhe e të varfurve: Kjo klasë nuk gëzonte asnjë të drejtë dhe punonte vetëm për dy klasët e para të njerëzve. Kjo ndarje dhe kjo padrejtësi zgjati deri në vitin 507 kur Klisthens (Kleisthenes) themeloi qeverinë e parë demokratike[11]e dhe filluan edhe zgjedhjet në formë të shortit[12].Filozofët grek kanë luajtur një rol të rëndësishëm në mbrojtjen e të drejtave të njeriut, si shembulli i Aristotelit i cili konsideron se barazia në mes të njerëzve është parim prej parimeve kryesore në mbrojtjen e të drejtave të njeriut, mirëpo sipas mendimit të Aristotelit Zoti ka krijuar njerëzit në dy grupe, grekët të cilët dallohen me punë dhe vullnet, dhe Berberët të cilët veçohen me fuqi fizike dhe janë krijuar që të jenë skllevër[13]. Ndërsa Platoni nuk është potencuar në lidhje me skllavërinë kur ka folur për pronen individuale mirëpo thuhet që nuk e ka kundërshtuar sistemin e skllavërisë[14].

## CIVILIZIMI I VJETËR ROMAK

Në kohen e perandorisë romake dhuna dhe përdhosja kaluan çdo kufi kundër të drejtave të njeriut. Robërit në atë kohë nuk kishin asnjë të drejtë themelore bile bile nuk konsideroheshin as si qenie njerëzore. Pushtimi i vendeve të tjera nga kjo perandori ishte pikërisht skllavërimi i tyre[15], kjo bazohej në kodin romak i cili ndante njerëzit në dy kategori, vendas dhe të huaj. Të dytit të cilët jetonin në vendet tjera përreth Romes nëse nuk kishin të lidhur ndonjë pakt me Romen apo nuk ishin aleat të tyre dhe nuk e ndihmonin Romen në pushtimin e vendeve tjera atëherë perandoria romake i pushtonte ato shtete, ua konfiskonte pasurinë dhe i robronte ata. Të gjitha luftërat dhe pushtimet e romakve bazoheshin në kodin e tyre shtetëror i cili e ndante boten në tre shtëpi: shtëpia e romakëve, shtëpia e aleatve dhe shtëpia e armiqve[16]. Shoqëria romake veçohej edhe me disa të drejta të veçanta brenda shtëpisë që secili anëtar i familjes detyrohej t’i respektoj ato. Këto të drejta i gëzonte kryefamiljari i cili kishte të drejt të sillej ashtu si donte me familjen e tij madje edhe kishte të drejt ta vriste cilindo prej tyre duke mos mbajtur asnjë përgjegjësi[17]. Gjithashtu edhe burri i gëzonte këto kompetenca ndaj gruas së tij dhe kishte të drejt në

shitblerejn e saj. Me një fjalë gruaja nuk kishte asnjë të drejt dhe respekt në shoqërinë romake dhe ajo ishte mjet shitbleres në pazaret e tyre[18].

### CIVILIZIMI I VJETËR ARAB

Para se të tregojmë për të drejtat e njeriut në civilizimin arab së pari duhet të informoj lexuesin se civilizimi arab ndahej në dy periudha: Civilizimi i vjeter arab dhe arabët para ardhjes së Islamit. Nëqoftëse hulumtojmë për origjinen e të drejtave të njeriut tek civilizimi i vjetër arab, gjejmë se tek arabët ka pasur disa të drejta themelore të njeriut madje ato janë respektuar mjaft mirë nga arabët. Femra kishte një pozitë të lartë dhe kishte liri të plot në shoqërinë e vjetër arabe. Ajo kishte të drejtë të zgjedhte besimin e saj dhe nuk obligohej ta pasonte burrin e saj, kishte të drejtë të merrte pjesë në beteja, të merrej me tregëti madje kishte të drejt edhe ta zgjedh burrin e saj dhe ta braktisë ate kur kishte dëshirë[19]. Ndërsa në lidhje me mbulesen, disa dokumente të vjetra arabe tregojnë se mbulesa ishte praktike edhe tek civilizimi i vjetër arab[20]. Edhe fiset e vjetra kena'nije arabe që jetonin në palestinë janë njohur me drejtësi, barazi dhe ruajtjen e të drejtave të njeriut.Arabët në periudhen para islamit ishin larg respektimit të të drejtave të njeriut. Ata ishin në një humnerë të thellë, vetëm njerëzit e fortë gëzonin të drejta dhe ju lejohej të silleshin ashtu si donin me njerëzit e dobët. Arabët kanë qenë të njohur edhe me fanatizëm fisëror për këtë arsye ka pasur luftra të shumta në mes fiseve arabe[21] ngase bazoheshin në rregullen që ishte e njohur ndër arabët " Ndihmo vllaun tiran qoft, apo i shtypur"[22], siç ishte i njohur edhe sistemi i skllavërisë tek arabët dhe tregjet e tyre ishin të njohura me tregëtinë e skllevërve. Femra nuk respektohej aspak saqë ishte e ndaluar nga trashigimia, ngase trashigimia ishte e drejtë vetëm e burrit, dhe nga ai trashigonin vetëm pasardhësit e tij që kishin mundësi të luftonin ndërsa gruaja, vajzat dhe djemt e vegjël nuk kishin të drejt trashigimie ngase kjo bazohej në rregullen: "Nuk ka të drejt trashigimi përveç atij që mund të luftoj"[23] Sikurse kishte rëndësi të madhe nderi tek fiset arabe ngase arabët i varrosnin vajzat e tyre për së së gjalli nga frika e çnderimit të familjes. Këtë gjendje të mjerushme tek arabët e tregon edhe fjalimi i Xhafer bin ebu Talibit kur ju drejtohet mbretit të Ethiopisë Nexhashiut ku thotë: kemi qenë popull injorantë, kemi besuar në idhuj, kemi ngrënë ngordhsirat, kemi bërë imoralitet, kemi dëmtuar fqinjët, i forti mbizotronte mbi të dobtin…"[24]. Nga ky fjalim kuptojmë gjendjen në të cilën ka qenë shoqëria arabe para ardhjes së Islamit.Nga kjo që u tha deri tani kuptojmë se të drejtat e njeriut nuk kanë qenë të mbrojtura nga shteti dhe nuk janë quajtur me këtë emër mirëpo janë quajtur si të drejta natyrore (elementare). Kjo gjendje ka qenë deri në kohen kur është avancuar ideja për të drejtat e njeriut që për herë të parë janë mbrojtur këto të drejta me ligj.

### AVANCIMI I TË DREJTAVE TË NJERIUT

Në vitin 1215 në Angli ishte nxjerr dokumenti i parë me shkrim që siguronte disa të drejta themelore të njeriut në Angli. Ky dokument ishte shkruar në gjuhën latine dhe quhej "Magna Carta" Karta e Madhe si dhe quhej "Great Carta Libertatum" Karta e Madhe e Lirive[25.] Ky dokument kërkojë nga mbreti i Anglisë John që të nxjerr jasht ligjit disa të drejta në lidhje me lirinë e njerëzve, t'i respektoj disa procedura legale si dhe urdhërat e tij të jenë të lidhura me ligjin etj. Ky dokument ishte vetëm për popullin anglez dhe nuk kishte vendosur baza për bashkëpunim ndërkombëtar siç thuhet në disa libra evropiane për të drejtat e njeriut. Me një fjalë ky dokument ka qenë i rëndësishëm vetëm për Anglinë[26]. Edhe në SHBA kishte lëvizje për respektimin e të drejtave të njeriut, për këtë dëshmon "Deklarata Amerikane e Pavarsisë" e cila erdhi si përfundim i disa ngjarjeve që kishin ndodhur kundër Perandorisë Britanike kah fundi i shekullit XVIII[27]. Ideja për të drejtat e njeriut ishte e lidhur me luf̈ëratt kundër kolonizimit të Amerikes Veriore nga Britania e Madhe dhe si rezultat përfundoj me nënshkrimin e pavarsisë me 4 Korrik 1776. Në tekstin e deklarates amerikane të pavarsisë mbrohen disa të drejta elementare siç ceket në parathënien e kësaj deklarate se të gjithë njerzit janë krijuar të barabartë dhe se Krijuesi ju ka dhuruar të drejta që nuk zëvëndësohen e as nuk ndryshohen, prej tyre: jetesa, liria, kërkimi i lumturisë etj. Në Francë në vitin 1789 filloj, revulucioni francez i cili zgjati dhjetë vite me radhë[28] si rezultat i ndërrimeve politike dhe shoqërore në evropë në përgjithësi dhe në Francë në veçanti. Shtetet evropiane në atë kohë përballeshin me njëra tjetren me një komfrontim të armatosur dhe nuk kishte ndonjë siguri ndërmjet tyre. Me këtë politikë qeverisnin shtetet evropiane në periudhen diktatoriane në Evropë.Deklarata franceze për të Drejtat e Njeriut dhe Qytetarëve përmbante një numer të të Drejtave të Njeriut si: Barazia, Liria, Pronësia etj, siç ka ardhur në nenin e parë se të gjithë njerëzit lindin të lirë dhe të barabart. Disa historian thojnë se Deklarata Franceze për të Drejtat e Njeriut është bazuar në mendimet e filozofëve të vjetër evropian[29].

(1) Mazin Gejlu Radij& Hidr Id'hem Abdul Hadi, El Med'hal Li-Diraseti Hukuk El-Insan, f. 4. (2) Moira Rayner, History of universal Rights, www.universalrights.net. (3) Raid Sulejman El-Fekir, Tarih Neshetu Mefahim hukuk El-Insan, f. 2. (4) Amal Abdul Xhebar, Hukuk El-Insan, www.uotiq.org/dep-cs. (5) Muhamed Habib, Evelu Neshat Naxhih fi Tarikh hukuk El-Insan, f.7. (6) Ahmed Xhemal Al-Dhahir, Hukuk El-Insan, f.73-74. (7) Hadaretu El-Irak, f.67-71. (8) Ilija Adlij, Halakat Tarikh Hukuk El-Insan (9) Muhamed Ebu Lejla, Tarikh hukuk El-Insan Fi Et-Tesawur El-Islami, f.16.




Mr. Samir B. Ahmeti

# BREGU I FILDISHTË (10)

TË DHËNA STATISTIKORE[1]:
- Emri ndërkombëtar në anglisht: Ivory Coast.
- Emri zyrtar: Bregu i Fildishtë.
- Sistemi i qeverisjes: Republikë.
- Sipërfaqja: 322,460 km².
- Numri i banorëve: 20.617.068 (2009).
- Dendësia: 63.9 (banorë në 1 km²).
- Feja: myslimanë 65%, të krishterë, katolikë 15 - 25% (shumica prej tyre katolikë), të tjerët - besime fetare vendore.
- Kryeqyteti: Jamusukro, kurse qyteti Abixhan (ish-kryeqyteti i vendit) llogaritet qyteti më i madh.
- Qytetet (Ndarjet administrative) e tjera kryesore: Bouake, Daloa, Korhogo, San Pedro dhe Divo.
- Grupet etnike: Akanë 42.1%, Gurë 17.6%, Mandesë 26.5%, Karousë 11%, të tjerë 2.8%.
- Gjuhët kryesore: Frëngjishtja (zyrtare), 60 gjuhë vendëse, kryesorja e tyre dioula.
- Njësia monetare: Frangu i Afrikës së Mesme (1. 00 xof = 0.0015 Euro).
- Data e pavarësisë: 7 gusht 1960.
- Festë kombëtare: 7 gusht 1960.

## POZITA GJEOGRAFIKE

Bregu i Fildishtë është shtet afrikan, i cili shtrihet në pjesën perëndimore të kontinentit. Përmes bregdetit të tij, gjegjësisht përmes Gjirit të Guinesë, ka dalje në oqeanin Atlantik. Është një shtet mesatarisht i vogël. Arsyeja e emërtimit të kësaj republike Bregu i Fildishtë, është tregtia e fildishit, që u soll në bregdetin e vendit, për t'ua shitur tregtarëve detarë që kalonin pranë gjirit të Guinesë në oqeanin Atlantik. Republika e Bregut të Fildishtë është e kufizuar me pesë shtete afrikane, me gjithë daljen në det. Nga veriu kufizohet me Burkina Fason në një gjatësi 584 km, dhe me Malin në gjatësi 532 km; nga perëndimi me Guinenë në një gjatësi 610 km, dhe me Liberinë në gjatësi 716 km; nga jugu me gjirin e Guinesë në gjatësi 515 km; nga lindja me Ganën në një gjatësi 668 km. Sipërfaqja e përgjithshme e Bregut të Fildishtë është 322,460 km², prej saj 318,000 i takojnë zonës tokësore dhe 4,460 i takojnë zonës ujore. Shumica e topografisë së Republikës së Bregut të Fildishtë është e sheshtë dhe me kodrina të shtrira në fusha. Pjesa lindore e vendit është po ashtu e sheshtë dhe me shumë rërë, ndërsa niveli i lartësisë së sipërfaqes së vendit rritet gradualisht, duke filluar nga oqeani Atlantik, derisa të arrijë lartësinë në 395 metra mbi nivelin e detit. Kurse veriperëndimi i vendit mbizotërohet nga zonat malore. Pika më e ulët e territorit në Bregun e Fildishtë në nivelin e detit gjendet në brigjet e gjirit të Guinesë, ndërsa, maja më e lartë e vendit është ajo që gjendet në malin Nimba, që arrin lartësinë 1752 metra mbi nivelin e detit[2]. Bregu i Fildishtë ka gjithsej 35 aeroporte – vetëm 7 prej tyre të asfaltuara –, disa porte detare dhe rrugë hekurudhore[3]. Në Bregun e Fildishtë ka gjithsej pesë universitete, si universiteti Kokodi, universiteti Adxhami, universiteti Bouake, universiteti Korhogo dhe universiteti Daallo[4].






### JAMUSUKRO

Si kryeqytet zyrtar i Bregut të Fildishtë, ka një popullsi prej 200,659 banorësh (sipas statistikave të vitit 2005). Kryeqyteti ndodhet në pjesën jugore, përkatësisht në zemër të vendit. Qyteti Jamusukro në të kaluarën i ngjante më shumë një fshati të vogël, por presidenti Hovi Bojxhni vendosi që ky qytet të bëhej kryeqyteti i vendit. Jamusukro, gjatë viteve gjashtëdhjetë e shtatëdhjetë të shekullit XX arriti pjesën më të madhe të fondeve financiare të zhvillimit urban, të caktuara për rajonet jashtë Abixhan-it (ish-kryeqyteti i vendit). Në vitin 1983, Asambleja Kombëtare (Parlamenti) zgjodhi Jamusukron, që të ishte kryeqyteti i Bregut të Fildishtë. Sot Jamusukro lulëzon me qarqe dhe zona të gjera, me hotele të mëdha e moderne dhe ndërtesa banimi të mrekullueshme, sikurse aty gjendet edhe pallati i lartë presidencial[5].

### HISTORIA E BREGUT TË FILDISHTË

Portugezët në brigjet e Bregut të Fildishtë arritën në fund të shekulli XV miladi / IX hixhri. Pas tyre erdhën edhe francezët. Francezët, në vitin 1843 m / 1259 h lidhën një marrëveshje me mbretin e fisit Al Agna, sipas së cilës Franca mori përsipër kontrollimin e disa zonave të vendit. Ndërkaq, në vitin 1898 m / 1316 h edhe zonat veriore të vendit iu nënshtruan kontrollit francez. Në këtë mënyrë, të gjitha zonat që sot quhen Bregu i Fildishtë, hynë nën sundimin francez, dhe u bënë koloni franceze, e më pastaj u bënë edhe pjesë e Afrikës Perëndimore Franceze. Kjo gjendje në vend vazhdoi e këtillë deri në ndezjen e Luftës së Parë Botërore në vitin 1914 m/1333 h.. Republika e Bregut të Fildishtë pavarësinë nga Franca e fitoi më 7 gusht 1960 m / 1380, nga presidenti i parë i vendit Hoaver Boixhni. Mirëpo, me rastin e grushtshtetit të parë politik në vend, në vitin 1999, nga Gjenerali Robert Guei, filloi një fazë e re e historisë së Bregut të Fildishtë, që u karakterizua dhe u dëshmua nga një jostabilitet politik dhe i sigurisë. Kjo fazë e jostabilitetit ka vazhduar edhe më tutje, për t'u shtuar gjithandej me ardhjen e presidentit Laurent Baxhpo në pushtet, në vitin 2000. Me shpërthimin e luftës civile në vitin 2002, vendi u nda në dy pjesë, njëra në veri, nën kontrollin e rebelëve "Forca të reja", dhe tjetra në jug, nën kontrollin e Presidentit Baxhpo. Kjo situatë vazhdon të jetë e tillë, pavarësisht se është nënshkrua Konventa e marrëveshjes së paqes midis të dy palëve, e mbajtur në Uagadugu në mars të vitit 2007. Gjuha zyrtare në vend është gjuha frënge, ndërsa çdo grup fisnor ka edhe gjuhën e vet të veçantë[6].

### HISTORIA E PËRHAPJES SË ISLAMIT NË BREGUN E FILDISHTË

Ka fare pak të dhëna për studiuesit e historisë së hershme të Bregut të Fildishtë. Mirëpo, historikisht është e ditur se zonat veriore të vendit janë ndriçuar nga drita e Islamit, që në kohët e para të përhapjes së Islamit në zonat veriore të Afrikës. Mandej feja islame vazhdoi të përhapej edhe në zonat e Jugut nëpërmjet murabitëve dhe muvehidinëve, si dhe përmes thirrësve dhe tregtarëve myslimanë. Pra, Feja islame në Bregun e Fildishtë arriti në kohën e sundimit të Murabitëve, përmes thirrësve myslimanë, të cilët arritën në zonat



veriore të vendit. Kjo kishte ndodhur në shekullin XI miladi / V hixhri. Pastaj zonat veriperëndimore të vendit hynë nën sundimin e Mbretërisë Futaxhalun, të cilën e themeloi Ibrahim Sambiju në shekullin XIII miladi / VII hixhri. Pra, në shekullin e lartpërmendur përhapja e fesë islame ishte gjithëpërfshirëse dhe me përmasa të mëdha, për të kaluar edhe në zonat e tjera fqinje, konkretisht në zonat perëndimore të kontinentit afrikan. Kjo situatë vazhdoi për plot një shekull, periudhë gjatë së cilës feja islame u përhap gjithandej. Me kalimin e kohës, zonat perëndimore të vendit iu nënshtruan Mbretërisë Islame të Malit, kështu siç hynë edhe zonat veriore nën sundimin e Samuri Turi-t. Ndërkaq, francezët nuk arritën të hynin në këto zona, këtë do ta arrinin vetëm pas mposhtjes së këtij udhëheqësi mysliman, në vitin 1898 m / 1316 h. Nga kjo që u tha, vërejmë se përhapja e Fesë islame ka qenë më shumë në zonat veriore, prandaj përqindja e myslimanëve në këto zona rritet gjithnjë e më shumë[7].

## KLIMA

Nga karakteristikat më të rëndësishme klimatike në territorin e Bregut të Fildishtë, është ndarja e klimës në dy stinët kryesore: stina me thatësi të madhe dhe tjetra, stina me sasi shumë të lartë lagështie. Ndërkaq, temperaturat në vend sillen rreth 25-35 gradë Celsius. Viti në vend mund të ndahet në tri pjesë: nga nëntori deri në mars ka një klimë të nxehtë dhe të thatë, prej qershorit deri në tetor klimë të nxehtë e me lagështi, kurse gjatë periudhës nëntor–shkurt dhe maj–gusht ka reshje atmosferike, veçanërisht në zonat bregdetare[8].

## GJENDJA EKONOMIKE

Republika e Bregut të Fildishtë, që nga pavarësimi i vendit nga Franca, në vitin 1960, prodhon një shumëllojshmëri të gjerë mallrash, për se ekonomia e vendit ofron mbështetje të plotë zhvillimi të vendit. Bregu i Fildishtë konsiderohet prodhuesi dhe eksportuesi më i madh në botë i kakaos, renditet ndër prodhuesit dhe eksportuesit më të mëdhenj të kafes në botë. Vendi është i pasur edhe me vaj hurmash – që është një burim thelbësor i të ardhurave për vendin –, me ananas dhe me bimë të tjera tropikale. Këto llogariten shtylla kryesore e ekonomisë së Bregut të Fildishtë, ngase 68% e popullsisë së vendit punojnë në sektorin e bujqësisë. Qeveria e Bregut të Fildishtë shpreson të zgjerohet në eksplorimin dhe prodhimin e naftës nga ujërat territoriale të saj, në formën që kompenson humbjet e mëdha të shkaktuara nga ekonomia e vendit gjatë viteve të fundit. Prodhimet kryesore të vendit janë: bananet, misri, orizi, patatja, peshqit tuna, sheqeri, përpunimi i drurit dhe prodhimi i pëlhurave. Gjithashtu prej burimeve më të rëndësishme natyrore në Republikën e Bregu i Fildishtë, janë: nafta, gazi natyror, diamantet, hekuri mineral, bakri, ari, nikeli dhe hidrocentralet[9]. ●

(1) - Vladimir Zoto; Enciklopedi gjeografike e botës, f:. 37. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; Atlas i botës Islame, f,. 94, 95. Logos-a, 2009, Shkup.. (2) www.moqatel.com/ (3) - Amir B. Ahmeti., ibid f, 95.(4) www.mfa.gov.eg(5) - www.marefa.org.(6) - Dr. Ismail Ahmed Jagi, Mahmud Shakir; Tarihu-l-Alemi-l-islami El hadithi ve-l-muasiri, f- 237, 238. Darul Merih, Rijad – Mbretëria e Arabisë Saudite. / Mr. Mesh'hur Hasen Hamud, Dr. Hasen Jusuf Ebu Semur dhe Umer Muhammed El-Armuti, Mevsuatu-l-Alemi-l-Islami, f: 304. boton: Vekaletu-n-Neiimi Li-l-i'lani ve-t-Tiba'ati, Amman – Jordani, viti: 1994 . (7) - Dr. Ismail Ahmed Jagi, Mahmud Shakir; Ibid, f: 237. (8) - www.mfa.gov.eg (9) - www.moqatel.com.



Dr. Islam Hasani

# Zhvillimi i Bankimit Islam

## Aspekti Historik

Kur diskutohet rreth Bankimit Islam, është e qartë se bankat islame në formën që i shohim në ditët e sotme, janë një fenomen i ri. Mirëpo, parimet dhe teknikat e financimit origjinën e kanë që nga koha e Pejgamberit a.s., dhe disa prej të cilave edhe më herët. Ekzistonin bankierë që kryenin të gjitha shërbimet bankare ende pa ekzistuar bankat siç janë në ditët e sotme. Prandaj, historia e bankimit islam duhet të studiohet patjetër që nga koha e hershme, që nga koha e të Dërguarit të Zotit e deri në kohët moderne.

### ORIGJINA E FINANCAVE ISLAME

Para ardhjes së Pejgamberit a.s. shoqëria arabe ishte e ndarë në fise dhe secili fis qeverisej dhe kontrollohej nga traditat e tyre fisnore. Me ardhjen e Islamit, ato fise janë unifikuar dhe arabët e joarabët qenë bashkuar dhe qeverisur nga një qeveri dhe që të gjithë ndiqnin një ligj (ligjin islam). Unifikimi i ri që ndodhi, atë shoqëri e dërgoi në transformim në dy aspekte: aspekti i parë, transformimi nga vlerat fisnore e nomade në vlera universale (vlera islame) dhe, e dyta, transformimi në vlera socio-ekonomike. Këto fise, të cilat u bashkuan dhe u vendosën në një vend pa bërë plane për jetë nomade, , bëri shtytje e nxitje për zhvillimin e agrikulturës, industrisë dhe prodhimit, sepse për to lindi kërkesa kur shoqëria nisi të urbanizohej. Me zhvillimin e ekonomisë, në përgjithësi filloi të zhvillohej edhe aspekti financiar, kur u paraqit nevoja për transaksione financiare. Kur diskutohet për 'bankimin Islam', mund të mendohet për një sistem bankar që përmban të gjitha produktet moderne të bankimit dhe shërbimeve. Ky është një koncept i ri bankimi në krahasim me konceptin e vjetër, i cili ishte përdorur

në ditët e hershme të Islamit, dhe është një produkt i shoqërisë moderne. Prandaj, një model i hershëm i financave islame pati filluar në ditët e hershme të Islamit, gjatë jetës së Pejgamberit a.s., që kishte bankierë dhe aktivitete bankare në funksion, para se të ekzistonin bankat islame. Shpallja e verseteve kur'anore që kanë folur rreth ndalimit të kamatës dhe aktiviteteve ekonomike në përgjithësi, i ka dhënë formën sferës ekonomike, përfshirë edhe aspektet e sistemit financiar.[1] Pejgamberi a.s. ka qenë i njohur si një tregtar shumë i aftë, sepse ai tregtinë e pati si profesion qysh nga fëmijëria. Ai vetë kishte marrë pjesë në ekspedita të karvanëve në udhëtime të gjata, kur ishte vetëm 12 vjeç dhe xhaxhai i tij e kishte marrë me vete në Siri, ku qe takuar me priftin Behira (ngjarje shumë e njohur në historinë islame). Më vonë ai udhëtoi edhe në vende të tjera me karvanë të ndryshëm për arsye tregtie.[2] I Dërguari i Zotit ka kryer edhe një shërbim tjetër me karakter ekonomik për njerëzit, ka shërbyer edhe si person për ruajtjen e kursimeve për njerëzit e tjerë deri në kohën kur emigroi prej Mekës në Medinë. Pas emigrimit, personi që kishte zëvendësuar Pejgamberin a.s. në veprimin e kursimit, ishte Zubair bin Al-Avam. Raportohet se në një kohë të caktuar kursimet e të tjerëve tek ai kishin arritur shumën 2,200,000 dërhemë. Kjo ngjarje tregon për besueshmërinë që ekzistonte ndërmjet njerëzve dhe për traditën ekonomike të asaj shoqërie, po edhe nevojën e një sistemi që njerëzit të mund të kursenin dhe mund të investonin, sepse ato kursime investoheshin në projekte të ndryshme, ashtu siç do të diskutohet në vijim.

Pas shpërnguljes së Muhamedit a.s. nga Meka në Medinë, një nga ngjarjet e rëndësishme që kishin ndodhur, ishte edhe themelimi i institucioneve ekonomike dhe financiare. Pejgamberi a.s., si një person i respektueshëm, i besueshëm dhe tregtar me përvojë, i cili pat vizituar vende të ndryshme për qëllime tregtie para pejgamberisë, dhe i cili pati vuajtur efektet e embargos ekonomike të vendosur kundër tij nga paganët e Mekës, ka qenë shumë i vëmendshëm për rëndësinë e realitetit të pavarësisë socio-ekonomike, e cila shpie në pavarësi politike.[3] Në aspektin financiar themeloi Bejtul mal-in (shtëpinë e thesarit). Financimi i shtetit në atë kohë bëhej përmes Bejtul mal-it në nivel qendror dhe në atë lokal, duke pasur në nivel qendror të vendosur në kryeqendër, dhe në degë të tjera në provinca të ndryshme, për nivelin lokal. Ky vend thesari mbikëqyrej dhe drejtohej nga një zyrtar, i cili quhej hazin al-mal, ndërsa ata që ishin në nivel lokal, quheshin hazin apo Amin. Ky person, përveç aftësisë menaxhuese, duhej të ishte i njohur edhe për besnikëri. Këta persona ishin të pavarur nga udhëheqësi i vendit dhe konsideroheshin prej elitës së popullatës.[4] Prej burimeve të Bejtul mal-it ishin Zekati, Sadakaja (lëmosha), Xhizja (taksa për kokë banori për jomyslimanët që jetonin në shtetin islam), haraxh (taksa mbi tokën), hums (një e pesta për plaçkën e luftës) dhe Fejj (të ardhurat nga tokat e shtetit).[5] Këto fonde shpenzoheshin në dy kategori të shpenzimeve: e para, shpenzoheshin për se konsiderohej përgjegjësi e shtetit p.sh. shpenzimet e ushtrisë dhe pagat e zyrtarëve shtetërorë. E dyta përfshinte financimet e aktiviteteve për të mirën e përgjithshme, siç ishin rregullimi i infrastrukturës rrugore, ujësjellësit dhe të ngjashme.[6]

## BEJTUL MAL-I

Bejtul mal-i si një institucion shumë i rëndësishëm në aspektin financiar dhe përkrahës për popullatën në aspektin humanitar, nuk konsiderohej vetëm pasuri e myslimanëve po edhe e jomyslimanëve. Nga fondet e Bejtul mal-it qeveria ishte e detyruar të ndihmonte dhe të përkrahte edhe dhimmijet (jomyslimanët brenda shtetit mysliman). Marrëveshja në mes Halid bin Welidit dhe popullit të Hiras parashikonte që të vjetrit nga dhimmijet të liroheshin nga pagesa e xhizjes dhe gjithashtu atyre t'u jepej ndihmë financiare përderisa jetonin në shtetin mysliman.[7] Një institucion tjetër me rëndësi të madhe, që ishte themeluar në kohën e Pejgamberit a.s. menjëherë pas shpërnguljes dhe që është shumë i njohur në qytetërimin islam, është institucioni i vakëfit. Ky institucion shumë i rëndësishëm është themeluar për të përkrahur mirëqenien shoqërore dhe ekziston në çdo vend mysliman, por në disa vende nuk është funksional si duhet të jetë. Organizimi i fondeve të vakëfit dallon prej atyre të bejtul mal-it. Kur shokët e Pejgamberit a.s. ofruan fonde në mënyrë vullnetare për mirëqenien e popullsisë, Pejgamberi a.s. ato fonde i kishte pranuar dhe futur nën emrin e vakëfit.[8] Burimet e vakëfit ishin kryesisht donacione dhe jo detyrime siç është bejtul mal. Ky institucion është zhvilluar edhe më shumë në kohët e mëvonshme dhe sot në shtetet islame kontrollon një shumë të madhe fondesh dhe luan një rol shumë të rëndësishëm për përkrahjen e aktiviteteve dhe zhvillimit të komuniteteve myslimane. Institucioni i parë financiar i themeluar zyrtarisht si një institucion financiar në shoqërinë islame, ishte themeluar nga Omeri r.a. 10 vjet pas vdekjes së Pejgamberit a.s.. Ai ishte quajtur 'Divan', dhe ishte adaptuar nga persianët. Pas zgjerimit të kufijve të shtetit islam, posaçërisht pas fitores kundër dy perandorive të mëdha, Bizantit dhe Persisë, qe bërë një përkrahje financiare për të gjithë të nevojshmit që jetonin në shtetin islam. Me themelimin e këtij institucioni ishte bërë regjistrimi i gjithë popullsisë dhe gjendja e tyre materiale. Të gjithë ata që kishin nevojë për ndihmë, ishin përzgjedhur përmes këtij institucioni dhe disave u ishte dhënë një formë pensioni të përhershëm e disave u ishte dhënë ndihmë sipas nevojës.



## INSTITUCIONET E KREDISË – KREDITIMIT NË DITËT E HERSHME TË ISLAMIT

Fjala kredi e ka burimin nga fjala latine 'Credo', që domethënë besim në aftësinë e personit a institucionit për të paguar. Instrumentet e kredisë-kreditimit janë çeqet, premtimet qeveritare, fletëtransferet e të tjera. Instrumente, bazuar në konceptin e financimit në kredi, ekzistonin edhe në ditët e hershme të Islamit, por me një terminologji tjetërfare, të ndryshme. Praktika e këmbimit të valutave të ndryshme ekzistonte edhe në kohën e Pejgamberit a.s.; termi që i referohet këtij transaksioni, në gjuhën e Sheriatit quhet Sarf. Historia e fjalës Sarf rrjedh nga fjala Sajrafah, e cila daton që nga koha e babilonasve. Në ditët e hershme të Islamit filloi të ndihej nevoja për këmbimin e dinarëve (prodhuar nga ari) në dërhemë (prodhuar nga argjendi) dhe anasjelltas, për të ndihmuar tregtinë ndërkombëtare që vinte nga vende të ndryshme. Pejgamberi a.s. i mësoi tregtarët e asaj kohe se lejohej të praktikonin këtë lloj biznesi, por pagesa e njërës dhe tjetrës valutë duhej të bëhej menjëherë në dorë për të dy valutat, e nuk lejohej që njëra të merrej menjëherë e tjetra pas një kohe, veçse që të dyja duhej të këmbeheshin në të njëjtën kohë. Vlera e valutave mund të ndryshojë në çdo kohë dhe, si rezultat, njëra prej palëve do të pësonte humbje. Humbja apo fitimi i njërës palë, transaksionin e sjell në gjendje të pasigurisë, e cila kategorizohet si mejsir (bixhoz), dhe, në anën tjetër, përfshin riba (kamatën), që të dyja të ndaluara sipas normave islame. Në qytetërimin islam ka qenë e njohur tregtia me përdorimin e letrave komerciale në shekullin e parë hixhri. Ata u jepnin ushtarëve dhe zyrtarëve qeveritarë kuponë si zëvendësim për pagesë, që quheshin Sakk. Termi 'cheque' - 'çek', i cili përdoret në bankimin e sotëm, e ka origjinën nga kjo fjalë Arabe Sakk shumësi Sukuk dhe koncepti i fjalës perse Suftaxhah, që në origjinë e ka kuptimin 'Para letre' apo 'Letër kredie'.Një tjetër term, i cili ka përdorim të përafërt me suftaxha, është termi që rrjedh nga gjuha arabe Ha ëalah. Ky term rrjedh nga fjala arabe al-taha ë ëul apo al-tah ëil, që do të thotë transferim apo ndërrim i lokacionit nga një person tek tjetri apo nga një institucion në tjetrin. Është një marrëveshje me të cilën borxhliu lirohet nga borxhi duke e marrë përsipër borxhin e tij dikush tjetër. Gjithashtu kjo i mundëson një personi të bëjë pagesa në një vend tjetër përmes agjentit. Kontrata e ha ëalah nuk ka qenë e njohur para ardhjes së Muhamedit a.s.. Kjo u ndihmonte tregtarëve që të transferonin paratë nga një vend në një tjetër pa i lëvizur paratë e gatshme. Për shkak të vështirësive gjatë udhëtimeve nëpër det apo nëpër shkretëtirë, dhe duke ditur edhe rrezikun e udhëtimit me para të gatshme me vete, - ata iniciuan përdorimin e asaj që sot njihet si çek (cheque) në transferet e tyre dhe mënyrat e tjera të pagesës. Personi që lëshoi çekun e parë ka qenë Sayf Da ëlah al-Hamdani, që kishte arritur vlerën 42 mijë dinarë dhe kjo kishte ndodhur në vitin 970.[8] Një institucion tjetër i rëndësishëm i kësaj natyre, është edhe përdorimi i Xhahbadh-it, i cili si term është marrë nga fjala perse Kahbadh, që kishte kuptimin këmbimore parash (Money-changer), bankier, apo mbledhës taksash. Kjo kishte filluar të përdorej që nga koha e Emevinjve në kohën e Muaviut. Më vonë, në kohën e Abasidëve, ishte zhvilluar edhe më shumë dhe aktivitetet brenda këtij instituti qenë intensifikuar dhe patën luajtur një rol shumë të rëndësishëm si mbledhës taksash dhe llogaritje në disa provinca. Ky institucion kishte detyrim që të dinte edhe vlerën e valutave të ndryshme dhe të bënte këmbimin e tyre në mënyrë sa më të efektshme. Tregtia kishte luajtur një rol të rëndësishëm në zhvillimin ekonomik të perandorive të ndryshme myslimane që nga fillimi i zhvillimit të shtetit mysliman. Me kalimin e kohës dhe me zgjerimin e kufijve të shtetit mysliman, tregtia dhe mjetet e tregtisë ndodheshin gjithmonë në zhvillim, në mënyrë që t'i përgjigjeshin nevojës së kohës. Kishte grupe dhe kategori të ndryshme të tregtarëve, të ndarë në grupe dhe nivele të ndryshme, grupe që merreshin vetëm me tregti ndërkombëtare, import – eksport, shitës me shumicë dhe shitës me pakicë. Krahas këtyre grupeve tregtare, në treg kishte edhe agjentë të ndryshëm, të cilët merreshin me ndërmjetësime. Në vazhdimësi formoheshin grupe të tjera që formonin shoqëri aksionare për të ndërmarrë projekte të mëdha si në tregti, ashtu edhe në investime të ndryshme. Këto kompani më vonë qenë zgjeruar duke hapur degë në tërë territorin dhe u ngjanin shoqërive aksionare të përbashkëta dhe të kufizuara. ●

(1)Abraham L. Udovitch, "Bankers Without Banks: Commerce Banking, and Society in the Islamic World of the Middle Ages", Program in Near Eastern Studies No. 30, Princeton: Princeton University. F. 255-257.(2) Joseph De Somogyi, "Trade in the Qur'an and Hadith", The Muslim World, Vol. 52, No. 2, f. 110 (3) Cengiz Kallek, "Socio-Politico-Economic Sovereignity and the Market of Medina". The Muslim World, Vol.52, No.2, 1995. F. 110. (4). S.M. Imam-ud-din, A Historical background of Modern Islamic Banking: The World of Islam Today, (New Delhi: Indian Institute of Applied Political Research, 1990) f 249-249. (5). Ugi Suharto, Kitab al-Amwal: Abu Ubayd's Concept of Public Finance, (Kuala Lumpur: ISTAC, 2005) f 75-80. (6)VI. Sudin Haron and Bala Shanmugam, Islamic Banking System – Concepts and Applications, (Kuala Lumpur: Pelanduk Publications, 1997) f 2-3. (7)Imam-ud-din (1990), f 249. (8). Sami H. Hamoud, "Concept and Operation of Islamic Banks" Brenda librit, Islamic Financial Institutions, edituar nga Fahim Khan, (Jeddah: IRTI, 1995) f 36-37





Mr. Qemajl Morina

# Autenticiteti i “Një mijë e një netëve”

“Një mijë e një net”, apo siç njihen në Perëndim, “Netët arabe”, janë një mori e tregimeve popullore, që arrin në afër dy qind, ku janë të përfshirë afër 1420 poezi. Historia më e re bashkëkohore e këtyre tregimeve arrin në vitin 1704, atëherë kur orientalisti francez, Antoni Galand (Antonie Galland), bëri përkthimin e tyre në gjuhën franceze, me një liri të madhe. Të gjithë shkrimtarët e mëvonshëm të shekullit tetëmbëdhjetë u mbështetën në përkthimin e tij. Tregimet e “Një mijë e një netëve” u bënë burim imitimi për krijimtarinë letrare, në veçanti të tregimeve për fëmijë si dhe burim inspirimi për artistët dhe muzikantët. Tregimet e “Një mijë e një netëve” përmbajnë personalitete letrare të imagjinuara, siç është Alaedini, Ali Baba

dhe dyzet hajdutët e tij, princeshën Shehrezaden, mbretin Shehrejarin dhe dinakun Hasanin.Sa i përket autenticitetit të tregimeve të "Një mijë e një netëve", ato u krijuan në periudha të ndryshme, duke bërë ndryshime me kalimin e kohës. Disa prej tyre janë me origjinë të lashtë indiane, kurse të tjerat me origjinë arabe. Vendi ku zhvillohen ngjarjet është Iraku, Siria dhe Egjipti. Në aspektin kohor, ngjarjet zhvillohen në shekullin katërmbëdhjetë. Disa vite më parë, teatri kombëtar i Egjiptit, nga teksti i "Një mijë e një netëve" nxori një dramë radio- televizive të shkëlqyeshme. Rolet kryesore i luajtën artistët e mirënjohur Zuzu Nebil dhe Omer el-Hariri.

## AUTORI I LIBRIT

Shumica e kritikëve letrarë janë të mendimit se të gjitha ato tregime me përmbajtje të llojllojshme nuk mund të jenë vepër i një autori të vetëm, edhe pse ata pajtohen se bërthama e "Një mijë e një netëve" ka origjinë persiane, kurse disa të tjerë pohojnë se burimi i tyre mund të jetë nga India, duke u pajtuar me kontributin e persianëve dhe arabëve në këtë. Këtë më së miri e dëshmojnë faktet se një numër i tregimeve ka të bëjë me Persinë dhe Indinë, si dhe një numër tjetër i tregimeve ka të bëjë me Bagdadin, Kufen dhe Basren. Tregimet e "Një mijë e një netëve" u bënë simbol i vërtetë i qytetit të Bagdadit. Bagdadit të madhështisë dhe fisnikërisë, të cilin e vizituan me qindra mija mendimtarë, poetë, shkrimtarë, artistë që nga fillimi i shekullit njëzet deri në fillim të agresionit amerikan. Të inspiruar nga historia dhe madhështia e tij, ata shkruan me qindra romane, tregime e poezi që kanë të bëjnë me tregimet e "Një mijë e një netëve" si dhe me madhështinë e historisë së pasur të Bagdadit. Rruga Ebu Nevas, në qendër të Bagdadit ishte simbol i këtyre tregimeve. Kështu këngëtarja e njohur australiane, Tina Rina, ia dedikoi Bagdadit këngën e saj të njohur, me titull: "Unë quhem Bagdad" (Je m'appelle Bagdad), që pati një jehonë të madhe në vitin 2005. Aty ajo përmend madhështinë e Bagdadit dhe e lidh atë me historinë e Shehrazades nga "Një mijë e një net".





Muhsin Mehdi, në parathënien e botimit të tij, të publikuar në Liden të Holandës, në prill të vitit 1984 shkroi: "Dorëshkrimi i "Një mijë e një netëve" u bart në mes Egjiptit dhe Sirisë për një periudhë kohore prej më shumë se katër shekujve dhe nga dorëshkrimi në fjalë u bënë përkthimet në gjuhën turke, franceze dhe angleze. Tregimet në fjalë, për herë të parë, në formë të fragmenteve u paraqit në Angli në mbarim të shekullit tetëmbëdhjetë. Por shumica e studiuesve të "Një mijë e një netëve" pajtohen se ato si tërësi, për herë të parë në dy vëllime u botuan në qytetin Kalkuta të Indisë, në vitin 1814. Ky botim ishte bërë nën mbikëqyrjen e Fakultetit Fort Wiliam, pjesa e parë nën titullin: "Tregime të një qind netëve nga Një mijë e një net" më 1814, kurse pjesa e dytë me titull: "Vëllimi i dytë nga libri i "Një mijë e një netëve" që përmban



tregimet e njëqind netëve dhe lajmet e Sindibadit me Hindibadin, u botua më 1818. Redaktor i këtij botimi ishte Shejh Ahmed bin Mahmud Shirvani el-Jemani, anëtar i Këshillit mësimor në degën e gjuhës arabe në fakultetin e sipër përmendur.Redaksia e këtij botimi kishte përgatitur një parathënie të shkurtër në gjuhën persiane,por me stilin indian në secilin prej këtyre dy vëllimeve, ku përveç tjerash thuhej:"Nuk ka dyshim se autori i "Një mijë e një netëve" është person me origjinë dhe gjuhë arabe prej banorëve të Irakut. Qëllimi i hartimit të këtij libri ishte ta lexojë ai që dëshiron ta mësojë dhe përvetësojë gjuhën arabe. Për këtë e shkroi me shprehje të thjeshta, të lehta, ashtu siç flasin arabët. Me disa përjashtime të vogla, ku autori përdori disa shprehje dialektore, të cilat janë në përdorim të përditshëm."

## KOHA E SHKRIMIT DHE EMËRTIMI

Supozohet s ky libër është shkruar në mes shekujve trembëdhjetë dhe katërmbëdhjetë. Sa i përket emrit të librit nuk është njohur më parë, por thuhet se libri njihej me emrin persian "Hezar efsane" (Legjenda), kurse njerëzit e thjeshtë e njihnin me emrin "Një mijë e një net", emër me të cilin njihet dhe sot.Libri fillon me tregimin e mbretit Shehrejar, i cili merr vesh për tradhtinë e gruas së tij dhe jep urdhër për heqjen e kokës së saj. Merr obligim që për çdo natë të martohet me një vajzë të re të qytetit të tij dhe t'ia heq kokën në mëngjes, në shenj hakmarrje ndaj grave. Me kalimin e kohës nuk mbeti asnjë vajzë në qytet dhe mbreti nuk kishte kënd të martonte. Por, ai mori vesh se njëri prej ministrave të tij kishte një vajzë të zgjuar që quhej Shehrezadë, vendosi të martohet me të. Shehrezadeja, kërkoi prej motrës së saj Dunjazad të shkojë në pallatin e mbretit dhe t'i tregoj asaj dhe mbretit tregimin e fundit para vdekjes së saj në sabahun e asaj dite. Motra e saj, Dunjazad i përgjigjet kërkesës së motrës. Natën e parë Shehrezadja i tregoj një tregim të cilin nuk mundi ta përfundoj, andaj kërkoi prej mbretit po ta linte të gjallë, ajo do ta vazhdojë tregimin në natën në vijim. Kështu pra Shehrezadeja rendit tregimet njëra pas tjetrës, të cilat përfundonin natën në vijim. Me kalimin e kohës, numri i netëve arriti në "Një mijë e një net". Më në fund, mbreti ra në dashurinë e saj, duke e marrë Shehrezaden për bashkëshorte. Mbreti u pendua për vrasjen e vajzave, kurse i tërë qyteti festoi pa ndërpre tri ditë e tri net me radhë.

"Një mijë e një netët", nuk janë vetëm libër i tregimeve, ai është një botë i miteve magjepse, përplot lëvizje të bukura. Një botë, të cilën lexuesi e kalon me anijen e tij shpirtërore nga njëra prej rrugëtimeve më të bukura të kënaqësisë shpirtërore të tij. Përveç kësaj, ato janë krijimtari gjigante letrare, të cilën perëndimorët e vlerësuan lartë për çka edhe e përkthyen në gjuhët e tyre, e studiuan dhe analizuan derisa "Një mijë e një netët" u bënë inspirim për artistët, duke pasuruar imagjinatën e tyre deri në krijimtari. Kjo më së miri u pasqyrua pothuajse në të gjitha gjinitë e krijimtarive letrare, si në novelë, dramë, poezi, muzikë, art etj. Vlen të theksohet me këtë rast se "Një mijë e një netët" patën një ndikim të madh në letërsinë evropiane. Këto tregime u përkthyen pothuajse në të gjitha gjuhët evropiane, ndërsa libri në fjalë u botua disa herë. Nga "Një mijë e një net" huazuan një numër i konsiderueshëm i shkrimtarëve më të mëdhenj evropianë. Sa për ilustrim, po përmendim vetëm disa prej tyre: shkrimtari njohur italian i kohës së rilindjes dhe renesancës, Gjovani Bokaçio, në veprën e tij "Dhjetë ditët", dramaturgu më i madh i të gjitha kohërave, Wiliam Shekspir, në dramën e tij të njohur "Këshilla sipas përfundimit", Shuster si dhe shumë shkrimtarë tjerë. ●

Hajrullah Hoxha

# Figura e Profetit Muhamed paraqitet e deformuar në optikën e Fan Nolit

Para disa kohësh, përkatësisht më 27 shkurt 2010, në një të përditshme u botua artikulli: "Figura e Profetit Muhamed në optikën e Fan Nolit", shkruar nga Nasho Jorgaqi. Në këtë artikull, autori në fjalë për temë shqyrtimi pati një studim të F. Nolit me titull "Muhamedi", në të cilin kishte trajtuar disa segmente nga jeta dhe vepra e të Dërguarit të Zotit, Muhamedit a.s.. Duke parë se në këto fragmente të këtij studimi, krahas disa vlerësimeve pozitive për Muhamedin dhe fenë islame, ka edhe një numër të konsiderueshëm botëkuptimesh e vlerësimesh negative për ta, e ndjeva për detyrim moral që, për hir të së vërtetës dhe informimit të drejtë të lexuesve, të bëj këtë vështrim kritik dhe reagim. Si i tillë, ky shkrim ka për qëllim kryesor dallimin e së vërtetës nga e pavërteta me fakte të argumentuara. Jorgaqi, studimit të lartpërmendur i ka bërë një analizë të gjerë në formë recensioni dhe e ka komentuar me një mjeshtëri të rrallë, saqë shumë lexues të painformuar për biografinë e vërtetë të Muhamedit a.s., dhe për shkak se nuk dyshojnë në sinqeritetin e Nolit, do të mendonin se janë të vërteta edhe të pavërtetat e përfshira në këtë artikull. Ndërsa, në aspektin profesional të elaborimit, Jorgaqi nuk është aspak në nivel të duhur, ngase, kur ka të bëjë me fjalë të Nolit, ato nuk i shënon pas dy pikave ose në thonjëza, siç e kërkon rregulla, por i ngatërron me fjalët e veta, prandaj lexuesi shpeshherë nuk mund ta bëjë dallimin në mes fjalëve të tij dhe fjalëve të Nolit. Në hyrje të artikullit të tij, duke vlerësuar lart aftësitë intelektuale të Nolit, përveç të tjerash, Jorgaqi shkruan: "Filozofia, letërsia dhe kultura orientale kanë qenë pjesë e formimit intelektual dhe veprimtarisë së tij letrare e studimore. Kjo natyrisht nuk ka qenë rastësi në jetën e Nolit. Ai lindi dhe u shkollua në një mjedis oriental, njohu dhe mësoi gjuhë të lindjes si turqishten, hebraishten, arabishten dhe persishten.

**NOLI U LIND NË NJË MJEDIS ORIENTAL, POR U SHKOLLUA, VEPROI DHE VDIQ NË NJË MJEDIS AKSIDENTAL.**

Fryt i lidhjeve të veçanta me këto, janë siç dihet, shqipërimi i Rubairave të Omer Khajamit.. . Ai do të shkojë edhe më tej, kur do të njihej dhe do të studionte fenë zotëruese të Orientit, siç është Islami.. . " Sipas të dhënave të sakta biografike, Noli lindi në Thrakinë Lindore të Turqisë dhe filloren e gjimnazin i kreu në gjuhën greke. Në moshën 24-vjeçare emigroi në Amerikë, ku studioi artet, konservatorin e muzikës dhe doktoroi në filozofi për disertacionin "Gjergj Kastrioti-Skënderbeu". Veproi gati gjatë tërë jetës së tij si prift i kishës ortodokse - riti bizantin lindor, në Boston. Shkroi dhe përktheu vepra të ndryshme në shqip me karakter kishtar dhe kombëtar. Rubairat e Omer Kajamit i përktheu nga përkthimi i Eduard Ficxheraldit (Edward FitzGerald). Nga gjuhët e huaja njohu: greqishten, latinishten, frëngjishten, spanjishten, anglishten, gjermanishten dhe turqishten. Nga këto të dhëna shihet qartë se Noli lindi në një mjedis oriental, por u shkollua, veproi dhe vdiq në një mjedis oksidental (perëndimor). Përveç turqishtes, nuk figuron të ketë njohur gjuhë tjetër orientale, as ta ketë studiuar fenë islame. Për këtë më së miri dëshmon mos-përkthimi i Rubairave nga gjuha origjinale (persishtja) dhe mosmbështetja e tij në literaturë arabe në studimin për Muhamedin.

Duke treguar se në se u mbështet Noli në studimin e tij, Jorgaqi thotë: "Për këtë ai, siç pohon edhe vetë, u mbështet kryesisht në burimet kryesore te Kur'ani dhe Hadikaja (Hadithi, vër. H.H.), pra në të dhënat dhe gojëdhënat e shenjta të Islamit, të cilat i lexoi në arabisht."!

Si tematika ashtu përmbajtja e studimit të Nolit për Muhamedin, tregojnë qartë se ai kryesisht u mbështet në literaturën e Perëndimit, e cila karakterizohej nga akuzat dhe shpifjet e ndryshme kundër Muhamedit, Kur'anit dhe fesë islame. Kjo mund të kuptohet edhe nga të shkruarit e emrave në formë të deformuar, siç përdoren në Perëndim, psh. Aba Bakir, në vend të Eba Bekir, Omar, në vend të Omer, Otman, në vend të Othman apo Osman, Hadije, në vend të Hadixhe, Jatrib, në vend të Jethrib etj..Në lidhje me çështjen e mbledhjes së Hadithit- që përmban fjalë dhe veprime të Muhamedit a.s.- Jorgaqi thotë: "Sipas tij (Nolit) ekzistojnë mbi 7000 gojëdhëna të mbledhura nga El-Bohan (El-Buhari), por një pjesë e tyre janë hedhur poshtë nga studiuesit, si të dyshimta". Ky botëkuptim i Nolit ndaj Haditheve të mbledhura nga Imam Buhariu, nuk është aspak i vërtetë. Ai llogaritet ndër studiuesit dhe verifikuesit më të njohur në fushën e Hadithit, të të gjitha kohëve. Imam Buhariu ka mbledhur numër shumë më të madh Hadithesh, të transmetuara nga shokët e Muhamedit a.s., dhe pas një analize dhe korrigjimi të mirëfilltë, rreth 7000 prej tyre i verifikoi të sakta dhe i regjistroi në veprën e tij me titull "Sahihul-Buhari". Prandaj, jo

vetëm që nuk janë kontestuar apo hedhur poshtë një pjesë e tyre nga studiuesit,si të dyshimta, siç pohon Noli, por ky libër i tij i Haditheve, pas Kur'anit, në tërë Botën Islame konsiderohet si libri më i besueshëm dhe më i saktë. Noli, gjithashtu, duke mos qenë në gjendje të dallonte Hadithin nga Kur'ani, në disa raste në studimin e tij, ngatërroi njërin me tjetrin, përkatësisht fjalët e Muhamedit i trajton për fjalë të Kur'anit (fjalë të Zotit). P.sh., me rastin e shpjegimit të ideve themelore të Islamit, Jorgaqi për Nolin thotë: "Eruditi ynë nënvizon me këtë rast pohimin e Muhamedit në Kur'an se: "Ai që i bën keq një çifuti ose një të krishteri, do t'më ketë mua si paditës në Ditën e Gjyqit të fundit".

### NOLI BËN GABIM TË DYFISHTË, SEPSE FJALËT E MUHAMEDIT A.S. IA ATRIBUON KUR'ANIT, SI DHE ATË E QUAN KUR'AN TË OMEJADËVE

Në vazhdim, duke i vlerësuar lart reformat që ndërmori Muhamedi a.s. në aspekte të ndryshme, përfshirë edhe çështjen e gruas, Jorgaqi thotë: "Noli sjell si shembull figurën e Hadijes (Hadixhes), gruas së parë të Muhamedit, të cilën e quan si një nga gratë më fisnike që ka rrojtur mbi tokë. Ajo do të ishte dishepulla e parë e Muhamedit, njeriu i tij më besnik, krah në të gjitha luftërat që ai zhvilloi kundër armiqve të Islamit. Aq e vërtetë është kjo sa, sipas Nolit, edhe Kur'ani i Omejadëve i atribuon Muhamedit fjalët e tij më të mira për Hatixhën kur thotë: " Zoti nuk mund të më jepte një grua më të mirë, kur unë isha i varfër, ajo më pranoi, kur gjithë bota me pandehte si gënjeshtar, e më përndiqte, ajo më besoi e më ngushëlloi në momentet më të vështira".



Me këtë rast, Noli bën gabim të dyfishtë. Së pari sepse fjalët e Muhamedit a.s. ia atribuon Kur'anit, dhe, së dyti, sepse atë e quan Kur'an të Omejadëve, kur dihet se në të gjithë botën ekziston vetëm një Kur'an, i cili është shpallur nga Zoti i Madhërishëm. Në anën tjetër, edhe pohimi i tij se Hatixhja ishte krah besnik i Muhamedit a.s. në të gjitha luftërat kundër armiqve të Islamit, nuk qëndron fare, ngase ajo ndërroi jetë katër vjet para se të ndodhte lufta e parë e tij me armiqtë e Islamit. Të konsideruarit e fjalëve të Muhamedit a.s. si fjalë të Kur'anit, tregon më së miri se Noli jo vetëm nuk e kishte lexuar Kur'anin në arabisht, siç pretendon Jorgaqi, por madje as të përkthyer në ndonjë gjuhë evropiane, të cilat ai i ka njohur mirë. Sepse, përndryshe, ai do ta kishte vërejtur patjetër se tekstet e lartpërmendura nuk gjenden fare në Kur'an. Ndërsa, në lidhje me shkrimin dhe tubimin e Kur'anit, për Nolin Jorgaqi thotë: "Ai shpjegon se origjina e Kur'anit është gojore dhe përmbledhjen e parë të tyre e bënë pas vdekjes së Profetit pasardhësit e tij siç qenë kalifi Aba Bakir dhe kalifi Omar. Por ky Kur'an u refuzua nga kalifi Omajad Otman dhe, me urdhër të tij, u dogj dhe u hartua një version tjetër i revizionuar.. . ". Të gjitha të dhënat e lartpërmendura rreth Kur'anit janë të pavërteta dhe shpifje e të trilluara. Si duket, si këto të dhëna për Kur'anin, ashtu edhe ato më parë për Hadithin, në fillim u trilluan nga ekstremistët e sektit shiit, nga urrejtja kundër familjes Omejade, për shkak të uzurpimit të saj të së drejtës së pushtetit nga kalifi Ali bin Ebi Talibi dhe pasardhësit e tij. Ato shpifje më vonë u përvetësuan në Perëndim nga armiqtë e Islamit, të cilat i shfrytëzoi Noli në studimin e tij për Muhamedin. Për prejardhje të sigurt hyjnore të Kur'anit dhe mosndryshimin e tij deri me sot, dëshmues dhe garantues është Vetë Zoti i Madhërishëm, i Cili ka thënë: "Me të vërtetë Kur'ani është shpallje e Zotit të botëve. E solli atë shpirti besnik (Xhibrili) në zemrën tënde (Muhamed) për të qenë ti nga Profetët." (Esh-Shuara, 192-94)"Ne, me të vërtetë e shpallëm Kur'anin, dhe Ne gjithsesi do ta ruajmë atë (nga ndryshimet). " (El-Hixhr, 9)

Me rastin e shpalljes së Kur'anit, me porosi të Muhamedit a.s., ai u shkrua, u lexua dhe u mësua përmendsh nga një numër i konsiderueshëm i shokëve të tij. Disa muaj pasi kishte ndërruar jetë Muhamedi a.s., nga frika e shmangies eventuale të ndonjë pjese të Kur'anit, pasi nuk ishte mbledhur ende në një vend, dhe frika e zvogëlimit të numrit të atyre që e dinin atë përmendsh për shkak të luftës me renegatët, me propozimin e Omer bin Hatabit, kalifi Ebu Bekër mori vendim për tubimin e tij. Ai në këtë detyrë të shenjtë i angazhoi disa shokë të tij me përvojë me Zejd bin Thabitin në krye, i cili kishte qenë shkrues i rregullt i Kur'anit edhe në kohën e Muhamedit a.s..



**OSMANI. R.A., NUK E REFUZOI VERSIONIN E PARË, AS NUK E DOGJI, AS NUK HARTOI NJË VERSION TJETËR TË REVIZIONUAR, SIÇ POHON NOLI, POR AI VETËM E SHUMËZOI ATË.**

Pas një kontrollimi të të gjitha pjesëve të shkruara dhe krahasimit e harmonizimit të tyre me recitimin përkatës të atyre që i dinin përmendësh, i tërë Kur'ani u tubua e u lidh në një vëllim, dhe iu dorëzua Ebu Bekrit r.a.. Pas vdekjes së tij, atë e mori për ta ruajtur kalifi Omer, kurse pas tij, Hafsa, bashkëshortja e Muhamedit a.s.. Në kohën e sundimit të kalifit Osman bin Afani r.a., shoku i njohur i Muhamedit a.s., Hudhejfe bin Jeman, kishte vërejtur në Siri dhe Irak disa mospajtime rreth leximit të Kur'anit për shkak të dialekteve të ndryshme. Me t'u kthyer në Medinë, ai për këtë dukuri kishte njoftuar kalifin Osman r.a., i cili caktoi përsëri disa shokë me Zejd bin Thabitin në krye dhe i porositi që nga ekzemplari origjinal t'i përshkruanin disa kopje duke u bazuar kryesisht në dialektin e fisit Kurejsh, në të cilin kishte zbritur Kur'ani. Me atë rast u përshkruan shtatë kopje identike, gjashtë prej tyre, Osmani r.a. i dërgoi në qendrat më kryesore të Botës Islame, një e ndali për vete, kurse kopjen e parë ia dorëzoi përsëri bashkëshortes së Muhamedit a.s.. Prandaj kalifi Osman nuk e refuzoi versionin e parë, as nuk e dogji, as nuk hartoi një version tjetër të revizionuar, siç pohon Noli, por ai vetëm e shumëzoi atë.

Për Ebu Sufjanin, udhëheqësin e familjes Omejade, Noli thotë: "Që në krye Muhamedi u ndoq dhe u persekutua nga Abu Sofiani dhe tarafi i tij, aq sa, për t'u shpëtuar kundërshtarëve, u detyrua të mërgojë në qytetin rival të Jatribit.. . Fisi i tij do të luftonte me Omejadët një familje aristokratësh e kalifësh...". Edhe këto të dhëna nuk janë të vërteta. Muhamedi a.s. në fillim nuk ka qenë i ndjekur dhe i persekutuar nga Ebu Sufjani, por nga Ebu Xhehli dhe tarafi i tij, pjesë përbërëse e të cilit ishte edhe vetë axha i Muhamedit a.s., Ebu Lehebi. Ndërkaq, Ebu Sufjani mori udhëheqjen e idhujtarëve të Mekës pa dallim familjesh, vetëm pas mbytjes së Ebu Xhehlit dhe parisë tjetër të saj në luftën e Bedrit, në vitin 624. Ai i udhëhoqi dy luftëra kundër myslimanëve, kurse në vitin 630 atyre ua dorëzoi Qytetin e shenjtë, Mekën, pa luftë, dhe bashkë më të birin e vet, Muaviun, pranoi fenë islame. Prandaj, si armiqësia, ashtu edhe lufta ndërmjet Muhamedit a.s. dhe Ebu Sufjanit, nuk kishin karakter familjar ose fisnor, por kryekëput fetar. Gjithashtu, as lufta e fisit të tij me Omejadët, siç thotë Noli, nuk qëndron, ngase fjala është për luftën e kalifit Ali r.a. dhe ithtarëve të tij me Muaviun dhe ithtarët e tij, për çështje të pushtetit, e jo të fisit. Në vazhdim të artikullit, Jorgaqi, duke cituar Nolin, thotë: "Islamin ai (Muhamedi) e themeloi fshehtazi në 610, kurse në 616 e shpalli veten për Profet.", dhe shton për Nolin: "Ai e konsideron Islamin si një fenomen madhor në jetën shpirtërore të njerëzimit, që lindi si një lëvizje shoqërore e klasave të ulëta". Në lidhje me këtë çështje, e vërteta është krejtësisht ndryshe: Themelues i fesë islame është Zoti i Madhërishëm, kurse Muhamedi a.s. ka qenë vetëm predikues, kumtues dhe zbatues i saj. Ai nuk ka qenë Profet i vetëshpallur, por atë Zoti e dërgoi dhe e shpalli Profet. Nëse Musai dhe Isai tek Noli konsiderohen si profetë të dërguar nga Zoti, atëherë me çfarë të drejte mund t'ia mohojë këtë Muhamedit a.s., i cili në mesin e idhujtarisë më primitive në botë, predikoi monoteizmin - besimin e pastër në Një Zot të Vetëm. Islami nuk është një element madhor vetëm në jetën shpirtërore, por edhe në atë materiale të njerëzimit. Ai nuk lindi si një lëvizje (revolucionare) e klasave të ulëta, siç thotë Noli, por u shpall nga Zoti si nevojë e domosdoshme për të gjitha klasat e njerëzimit. *(vijon)* ●

Gentian Jetishi

# Artistët tanë, as të mëdhenj as të respektuar!

Sa herë është thënë që një popull i cili nuk e vlerëson kulturën dhe artin me të vërtet është i varfër në shpirt. Duhet të jetë me shumë shije njeriu që të përjetoj dhe vlerësoj një vepër arti dhe në këtë frymë dhe artistët si përformues të tij. Gjithnjë po flasim për art të mirëfilltë dhe jo për atë që shtiret i tillë e as atë që fluturon në qiell e shtatë e i shërbehet publikut që jeton në tokë. Aty ku ka krizë, mendja e kthjellët intelektuale me përgatitje shkencore për trajtimin e problemit në tryezën e diskutimeve merr në konsideratë të gjitha alternativat duke mos i nënçmuar ato pavarësisht se nga vijnë prej profesionistëve apo amatorëve. Në këtë tryezë intelektualësh me qëllim të mirë, secili i inkorporuar në këtë fushë duhet të tregoj një tjetër lloj të artit e ai është arti i pranimit të kritikës dhe sugjerimit njëjtë sa pranon edhe komplimentet. Vërtet ky është një art i vështirë, duhet me qenë i edukuar në mendje e në shpirt shumë për të përfomuar një art të tillë. Në këtë debat për artin në përgjithësi, vlerësimin e tij sa duhet të i shihet për të madhe publikut aq duhet t'u shihet edhe artistëve. A thua çfarë e bënë të madh dhe të respektuar një artist. Duke përjashtuar afinitetet natyrale si dhuratë nga Zoti, të madh dhe të respektuar një artist e bënë para së gjithash dëshira e tij për të qenë i tillë, inteligjenca dhe pavarësia nga komplekset për manifestimin hapur të identitetit të tij. Inteligjenca medoemos e bënë të madh dhe të respektuar artistin dhe këdo por e tëra varet çka është inteligjencë dhe çka dikush mund të mendoj se çka është inteligjenca. Inteligjenca e artistit tregohet kur ai hulumton shijen dhe prirjet e masës-publikun, duke bërë art që iu afrohet shijeve të tyre që ata do ta konsideronin të tyre. Shumica e artistëve ëndërrojnë Hollywood-in e qendra tjera të artit në botë, në anën tjetër në vendin e tyre nuk arrijnë të fitojnë simpatinë e këtij publiku numerikisht shumë të vogël. Madje shumë prej tyre nuk janë të njohur edhe për këtë pak publik dhe as që kanë ndonjë synim për një gjë të tillë duke e konsideruar 'trohër' kundrejt 'kafshatave të mëdha'.

Po të ishte ky i vetmi kompleks që ka vërejtur publiku te artistët ndoshta edhe mund të 'përpihej' e tejkalohej në pranimin e këtyre artistëve në zemrat tona. Për fat të keq nuk është i vetmi dhe gjithsecili nga ne e ka të qartë këtë. Në mesin e shumë tjerave janë edhe komplekse inferioriteti për identitetin e tyre tani fat të mirë jo për kombëtarë por për fat të keq për atë fetar. Në këtë mënyrë janë shndërruar në personazhe të filmave psikologjik që ndihen inferior për atë që e kanë aq sa shkojnë në mohim ose në sulm të saj duke qenë të pa informuar për atë që në realitet është.

### ARTISTËT E MIRËFILLTË DHE INTELIGJENT – MIRË TË INFORMUAR DO TË FASCINOHESHIN PËR PASTËRTINË MORALE TË BESIMIT TË TYRE TË VLERËSUARA BOTËRISHT

Kur flasim këtu për identitet fetarë flasim për fenë e shumicës së kombit Islamin. Shikuar nga kjo perspektivë ndoshta dikush nuk do t'ua shohë për të madhe për faktin që imazhi i njëanshëm i prezantuar nga mediet nuk është 'i mirë' dhe kuptohet që nuk është reali. Por realisht nuk ka justifikim kurrë për një gjë të tillë, artistit nuk i lejohet që të ulet dhe gjithnjë të rrijë në të njëjtin rend me karriget e publikut për t'i shikuar shfaqjet botërore. Ata duhet të tregohen inteligjent për tej perceptimeve dhe njërës anë të medaljes që i u ofrohet, të hulumtojnë edhe anën tjetër të saj. Ta marrim shembull cilin do film ose ato pak seriale televizive të prodhuara në trojet shqiptare. Shumë nga ato xhirohen për shumë vite me radhë dhe sheh që në to nuk gjen



vetën vetëm se pak. Për më tepër duken si modele që provojnë të të imponohen dhe jo se prezantojnë vlerat e tua autoktone e shpirtërore. E sheh që për kaq vjet ata kurrë nuk patën asnjë ditë Bajram, askush nuk falej ose që dikush që këshillohet me ndonjë hoxhë e aspekte të ngjashme që mund që edhe qëllimisht i iket. Kur sheh filmat e Hollywoodit sheh që nuk ndodh një gjë të tillë, ata janë pa komplekse në shumicën e filmave sheh Priftin që këshillon pasuesit e tij, dikush që lutet, pastaj gëzimi dhe përgatitjet dhe festimet e ndryshme të Kërshëndellave. Madje ekziston një lloj i veçantë i filmave që përgatiten për Kërshëndella për çdo vit. Me të vërtetë janë komplekse të mëdha. Nuk mund të justifikohen se populli ynë i përket tri feve se tani më i përket më shumë se tri. Duke iu kthyer shembullit të Hollywoodit edhe në Amerikë ka me qindra fe , por duke njohur publikun ata prodhojnë filma që i prezantojnë vlerat e shumicës prej publikut të tyre. Pastaj tani që Islami është në ngritje atje sheh që shumë nga regjisorët kanë shprehur dëshirat për të trajtuar tema që lidhen me fenë Islame. Si shembull në këtë drejtim është filmi prej 150 milonë dollarësh i financuar nga producenti i filmit të famshëm 'Lord of Rings' që do prodhohet në vitin 2011.

Vërtet për të dalë nga këto komplekse që i kanë kapluar disa nga artistët tanë, nevojitet shumë guxim dhe qasje e sinqertë dhe shkencore për të njohur atë që je.

### KUR'ANI MË NUK ËSHTË VETËM KY ' LIBRI I KTYNE TË FES' POR ËSHTË LIBËR I ÇDO BIBLIOTEKE BOTËRORE NDËR 100 LIBRAT MË TË LEXUAR TË SHEKULLIT

Unë jam i bindur që artistët e mirëfilltë dhe inteligjent – mirë të informuar do të fascinoheshin për pastërtinë morale të besimit të tyre të vlerësuara botërisht. Ata me siguri do të kishin mendim të avancuar për Muhamedin a.s. , siç kanë mendim të avancuar për të filozofët, gjenit, dijetarët, historianët e iluministët e tjetër të mirëfilltë dhe shkencorë (kur gjykojnë pa emocione-inat e xhelozi). Pa tjetër që fakti i mbi 1200 argumenteve shkencore të Kur'anit të shekullit të VII e zbulimet e shekujve të fundit do tu linin përshtypje pa masë. Ky Kur'an mund të jetë si burim frymëzimi për veprat e tyre artistike. Ai, Kur'ani më nuk është vetëm ky 'libri i ktyne të fes' por është libër i çdo biblioteke botërore ndër 100 librat më të lexuar të shekullit (nga anketa e revistës prestigjioze Foreign Policy).

Në përfundim mund të thuhet që me që çdo gjë është relative dhe çështjet lëvizin ndryshojnë me kohë ndoshta edhe çështja e artistëve tanë në një të ardhme mund të ndryshoj dhe të fillojmë edhe ne të vrapojmë mbas tyre se do t'i donim se jo vetëm se janë tanët por se prezantojnë vlerat tona , ka diç tonën në veprat e tyre nëse donë Zoti. ●

Këshilli i Bashkësisë Islame-Gjilan shpall

# KONKURS

**PËR PLOTËSIMIN E VENDEVE TË LIRA:**
Sekretar i Këshillit të Bashkësisë Islame të Gjilanit dhe
Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë e fshatit Cërrnicë
Kushtet:
Kanidati për vendin numër një duhet t'i plotësojë këto kushte:
-Të ketë kryer medresenë dhe fakultetin islam ose fakultetin juridik;
-Të ketë së paku tre vjet përvojë pune të rregullt në Bashkësinë Islame;
-Të ketë njohuri për përdorimin e kompjuterit (Word- Exel).
Kandidati për vendin numër dy duhet t'i plotësojë këto kushte:
-Të ketë kryer medresenë dhe Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës ose jashtë vendit;
-T'i përmbahet Rregullores së KBI-së dhe Kushtetutës së BIRK-së;
-Të ketë aftësi komunikimi me xhemat.

**DOKUMENTET QË DUHET TË DORËZOHEN:**
- Diploma e medresesë dhe e fakultetit,
- Certifikata e lindjes,
- Certifikata e mjekut,
- Certifikata që nuk është nën hetime,
- CV - të dhëna personale, kualifikime ose dëshmi për aftësi profesionale (diploma ose certifikata të kurseve).

**VËREJTJE:**
Dokumentet duhet të dorëzohen në zyrat e KBI- së të Gjilanit.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në "Dituria Islame". Dokumentet e pakompletuara dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim .




Hatixhe Ahmedi

# Ndërgjegjja dhe ndjenjat

## Ndikimi i tyre në jetë dhe në sferën e ibadetit

### NDËRGJEGJJA DHE DOMETHËNIA E SAJ

Drejtësia është ndjenja e përgjithshme e cila i paraprien dashurisë, vullnetit dhe dëshirës në përgjithësi. Qeverisjen dhe forminin e ndjenjës së drejtësisë nuk e drejton dashuria dhe vullneti por forca e ndërgjegjes. Por grada e fundit e ndërgjegjes nuk është ndjenja e drejtësisë. Sepse pas gjithë këtyre ekziston edhe ndjenja e përgjegjësisë. Gjëja e cila ia përkujton përgjegjësinë ndaj Allahut dhe e shpie njeriun në vepra të mira në këtë aspekt, para ndërgjegjes me plotkuptimin e fjalës është imani (besimi) i tij i kompletuar. Njeriu nga "ndërgjegjja" e tij e din se trupin e vet nuk e krijoi vet, ndërsa nga

"mendja" e tij e din se edhe gjallesat e tjera nuk e posedojnë një autoritet dhe forcë të tillë. Gjithashtu nuk ka aspak dyshim se qeniet e pashpirt nuk mund të kenë ndikim në veten e tyre. Nga e gjithë kjo kuptojmë se nga brendia e ndërgjegjes nis një lëvizje e besimit (imanit), ndërsa kjo simbolizohet, rritet dhe merr ndihmë nga mendja dhe organet shqisore. Më pastaj kjo fuqi e brendshme e inspiron njeriun për Një Posedues dhe Zotërues e çdo gjëje, e udhërrëfen në besim të pastër tek Allahu (iman). Ndërgjegja është ana më delikate dhe më e shkëlqyeshme e njeriut. Kur njeriu i shkatërron apo i gjymton vlerat e mirëfillta morale, atëherë në brendinë e tij kur dëshiron të shprehet në shprehjen "unë" në mënyrë autoritative shfaqet një "unë", në formë ndikuese dhe imponuese. Prandaj, burimi i kësaj force shtytëse quhet ndërgjegje.[1] Në qoftë se bëjmë një rradhitje në mes të ndërgjegjes, mendjes dhe shqisave, patjetër se epërsia i takon ndërgjegjes, ndërsa në grupin e dytë vjen mendja, kurse shqisat janë në grupin e fundit që rradhiten në këtë rast. Radhitja e gjithmonshme e ndërgjegjes në radhën e parë na jep të kuptojmë se ajo duhet të ushqehet me diçka, në këtë rast me krijueshmërinë e pastër dhe në të njejtën kohë me vlerat e pastra fetare dhe morale.

## NDËRGJEGJA NË KUR'AN DHE DALLIMI NË MES SAJ DHE MENDJES

Mendja vazhdimisht prodhon disa urtësi analitike dhe logjikuese. Dallimin më të qartë dhe më të plotë në mes ndërgjegjjes dhe mendjes mund ta mësojmë nga Kur'ani. Në suretu El- Muddeth-thir në ajetet 18- 25, Allahu i Madhëruar shumë qartë na e dallon mendjen nga ndërgjegjja, kjo paraqitet një mësim të lartë dhe me rrënjë të thella, Allahu thotë:"Qoftë i shkatërruar, po si e përceptonte? Prapë qoftë i shkatërruar, po si e përceptonte? Ai sërish thellohej në mendime. Pastaj mrrolej dhe bëhej edhe i vrazhdë. Pastaj ktheu shpinën me mendjemadhësi. E tha: "Ky, (Kur'ani) nuk është tjetër, vetëm magji që përcillet prej të tjerëve. Ky nuk është tjetër, përveç fjalë njerëzish!" (Muddethir, 19- 25). "Këto ajete kanë zbritur ndaj Velid ibni Mugires, një figurë e shquar dikur nga radhët e mushrikëve. Ky njeri duke i dhënë një ndjenjë prijatare dhe të pallogari mesazhit kur'anor, me një zë që e udhëhiqte ndërgjegja e tij tha: "Kjo nuk është as fjalë e poetit e as fjalë e falltorit!" Por në këtë rast këtij i paraprien mendja e shtytur nga trysnia e shoqërisë dhe e kundërshton zërin e ndërgjegjjes, ku e fut në një mes dhe në një ndarje dyanësore në mendjen e tij, analizën dhe logjikën, duke krijuar një mendim të ri rreth kësaj.[2] Kjo reflektohet më së miri në ajetin 18, ku Allahu thotë: "Pse ai shumë mendonte, radhiste e përgatiste (për Kur'anin).



## PËRKUFIZIMI I LIRISË MENDORE DHE LIDHMËRIA E SAJ ME NDËRGJEGJE

Nga kjo që cekëm më lartë të menduarit bosh për gjëra të kota paraqesin një rol të keq jetësor dhe e stërngarkojnë përditshmërinë tonë, andaj nga kjo nxirret: "Allahu në Kur'an na urdhëron të logjikojmë dhe t'i mendojmë shumë gjëra, por të ngarkojmë trurin me gjëra të kota nuk ia vlen. Ndërsa, të menduarit për gjërat që të japin forcë dhe të mbushin me iman është e lejuar madje edhe kushtëzim për një iman të kompletuar. Të menduarit e Njësisë së Allahut vjen drejtpërdrejt nga vetë krijueshmëria jonë e pastër. Por të menduarit rreth Qenies së Lartë të Allahut xh.sh., formës së tij është shumë e papranuar, madje edhe vepër e cila shpie deri në mëkate të rënda (kufër- jobesim), Pejgamberi a.s. thotë: "Mendoni mbi krijaturën e Allahut dhe mos mendoni për vetë Allahun (për qenien e Tij), sepse ajo mund t'ju çojë në shkatërrim."[3] Kjo ngjan ngase njerëzit e tillë ia përshtatin obligimet e urdhëruara nga Allahu mendjes së tyre, kjo nuk ka bazë sepse ata i përshtasin sipas epsheve dhe kërkimit të tyre shpirtërore, e jo ndërgjegjes së pastër. Një shembull të tillë e spjeguam më lartë me rastin e Velid ibën Mugires, rastin tjetër e kemi prezent tek shejtani ku edhe ai e kishte përjetuar të njejtin dështim, sepse e pranonte Allahun si Zot, porse nuk pranoi urdhërin e tij për t'i bërë sexhde Ademit a.s. duke e dëgjuar egon e tij të brendshme e kundërshtoi urdhërin e Allahut, i dha përparësi mendjes dhe i bëri keq vetes së tij duke e shkatërruar. Në suretu Sad përshkruhet kështu: "Kur Zoti yt u tha engjëjve: "Unë po krijoj një njeri nga balta, dhe kur ta kem përsosur atë dhe t'i kem dhënë nga ana



Ime shpirt, ju menjëherë përuljunju atij (në sexhde)". Engjëjt, të gjithë së bashku iu përulën, përveç Iblisit që ishte kryelartë dhe që u bë prej jobesimtarëve. (Zoti) Tha: "O Iblis, çka të pengoi ty t'i përulësh atij që Unë vetë e krijova? A bëre kryeneçësi, apo ke qenë prej atyre që shesin fodullëk?" Ai (Iblisi) tha: "Unë jam më i mirë prej tij, mua më ke krijuar nga zjarri, e atë e krijove nga balta!" (Sad, 71- 76). Nuk përjashtohen rastet kur mendja ka rëndësi të madhe, shembull shumë intelektualë myslimanë kanë marrë mësim nga Renesansa Perendimore, duke e dalluar me anë të mendjes së tyre të keqen nga e mira. Ndërgjja është rezultat i mendjes. Ndërgjegja në përgjithësi në Kur'an shprehet me terme të ndryshme si p. sh. me shprehjet: sadr (gjoks- zemër), fuad (zemër), lubb (brendi), nuha, ose me një shprehje tjetër më të përmbledhur dhe më të thjeshtë: zemra, vullneti dhe dëshira e njeriut është një perlë hyjnore. Duhet ditur edhe një gjë, se zemra jo gjithëherë është stabile, atë e preokupojnë dëshirat dhe nevojat njerëzore, njeriu shpesh nga ndjenjat e tij derdh lot, hidhërohet e mërzitet dhe nuk e din se nga i vjen kjo, apo përse u tregua dhe veproi në këtë formë. Sado që të mundohet të fshehë një gjë të tillë, e ka të pamundur, sepse këto janë dukuri njerëzore, të pastëruar nga këto dukuri dhe të ruajtur nga mëkatet ishin vetëm pejgamberët[4] sepse ata kishin inspirim Hyjnor. Allahu për Pejgamberin a.s. në Kur'an thotë: "ve ma jentiku anil heva in huve il-la vahjun juha". Në të kundërtën personët egoist, kur i bren ndërgjegjja e tyre gjithmonë arsyetohen me fjalët: "por", "ngase", por kjo nuk paraqet rezultat sepse edhe njëherë shfaqet mençuria e tyre mbi të gjithë dhe mbivlerësimi i vetë personit mbi gjithë të tjerët. Arsyetimet se "mua më takon", "kam prioritet", "ma ka ana", nuk janë shprehje të një kohe me një dinamikë dhe zhvillim të stërshpejtë teknologjie.

## NDËRLIDHJA E NDËRGJEGJES NË IBADETE DHE RITUALE FETARE

Mospraktikimi i urdhrave të Allahut xh. sh., kryelartësia dhe dominanca sjellin në sëmundje të pashërueshme të zemrës, prandaj tash vjen në zbatim thënia e shumë njerëzve: "unë nuk falem por kam zemrën e pastër". Shumë thënie me vend, por a nuk do të lahej e pastrohej ajo zemër detajisht po të ishte e lidhur me Allahun, po t'i falte rregullisht pesë kohët e namazit?! Sigurisht se këtë herë kjo zemër do të jetë e pastër dhe flijuese për Allahun dhe për njerëzit sepse përmban frikën dhe vazhdimisht është e lidhur me Krijuesin e vet.[5] Sepse kur mësohemi të veprojmë një vepër të ndaluar apo të anashkalojmë një urdhër të Allahut, atëherë vetvetiu krijojmë dobësimin e ndërgjegjes sonë, ndërsa gjynahet tona na kthehen në një shprehi të natyrshme dhe më në fund ndërgjegjja jonë mbushet me gjynahe dhe nuk ndien përgjegjësi ndaj urdhrave të Allahut. Gjendja e cila e mbjell jondërgjshmërinë njerëzore është veprimi i gjynaheve dhe moskujdesi ndaj tyre.

## SI E DEFINOJMË NDËRGJEGJEN TEK NJERËZIT

Edukata në ndërgjegjeje paraqet edhe durimin e një personi ndaj tjetrit. Por gjithmonë duhet ditur se ndërgjegjja duhet të jetë prezentë tek ai që e meriton, tek ai që nuk e meriton, tek i shtypuri dhe tek ai që i bëhet mizori. Nga e gjithë kjo që cituam mund të përmbledhim se derisa ekzistojnë dy elemente që e përfshijnë në përgjithësi shoqërinë: padrejtësia dhe mizoria (zullumi), preokupimi i tepërt dhe mendimi gjer në pafund vetëm për këtë botë dhe mbizotërimin ndaj saj, atëherë ndërmjet njeriut dhe ndërgjegjes së tij të pastër gjithmonë do të ketë një distancë largësie apo vakumi që çon në probleme dhe mosmarrëveshje të pafundme. Një veprim i këtillë nga ana e njeriut dëshmon edhe njëherë misionin dhe qëllimin e krijimit të tij. Ndërsa e vërteta e fjalës na mëson se: Secila ndërgjegje njerëzore thotë se: "Ka Allah"…As njeriu nuk është një krijesë e rastit…. E as kjo botë nuk është një fabrikë pa udhëheqësin dhe drejtuesin e saj… Ekziston diçka Hyjnore që e prek dhe e përcjell njeriun në këtë Gjithësi dhe Univers… ●

(1) Asım Yapıcı, "İslâm'da Tövbe ve Dinî Yaşayıştaki Rolü", İstanbul 1997, f. 252-253.(2) Taberij, "Xhamiul Bejan", pjesa e XII, f. 309. (3) Transmeton Ebu Shejh, Jakub Memiq: "Hadithe të zgjedhura të Pejgamberit a.s.", f. 149, bot. i dytë, Tetovë 2004. (4) Safijjurrahman el Mubarekfuri: "Rahikul Mehtum", bot, pa vit, Kajro, Egjipt (5) Ahmed Omer Hashim: "El- Islamu", Kajro- Egjipt

Mr. Fitim Gashi

# Privimi i femrës nga e drejta e saj në trashëgimi

Edhe pse kohëve të fundit është arritur një lloj progresi gjatë përpjekjeve për avancimin e femrës në pozitën e saj të merituar, dhe të drejtat që i takojnë, megjithatë nuk janë të rralla rastet kur objekt dhe shënjestër diskriminimi bëhet femra. Një diskriminim i saj , me pasoja jo të vogla, vërehet se është evident më tepër në aspektin e trashëgimisë, ku në të shumtën e rasteve ajo privohet nga e drejta e saj për të trashëguar. Në shumicën e rasteve në Kosovë pasurinë e prindërve e trashëgojnë vetëm djemt (ose trashëgimtarët meshkuj), ndërsa për këtë dukuri arsyet janë të ndryshme. Të tillët që veprojnë në këtë mënyrë nisen nga bindjet – zakonet e trashëguara me vjet se trashëgimtarë duhet të jenë vetëm djemtë dhe jo vajzat, pasi që të njejtat martohen dhe krijojnë pasuri në shtëpinë e burrit.

Nganjëherë djemtë nuk pajtohen që motrat e tyre ta marrin pjesën-hisen e vet pasi që konsiderojnë se ato martohen dhe më vonë atë pasuri mund ta trashëgojë dhëndërri, gjegjësisht transferohet në pronësinë e një fisi të huaj. Është evidente dukuria tjetër që ndoshta nuk është shprehje e vullnetit të tyre të plotë, kur gjatë procedurës së trashëgimisë trashëgimtaret vajza deklarojnë se heqin dorë nga trashëgimia që u takon në favor të vëllezërve të tyre. Sido që të jetë, në shumcën e rasteve në Kosovë, e sidomos në zonat rurale , edhe pse trashëgimia është një institucion shumë i rëndësishëm juridiko-fetar, prindërit i anashkalojnë vajzat duke anuar kah djemtë dhe duke i favorizuar vetëm ata në trashëgimi.

Këto zakone dhe dukuri negative me të cilat edhe sot ballafaqohet shoqëria jonë, Feja Islame i ka flakur qysh para 14 shekujve. Trashëgimia, sipas Islamit është një institucion shumë i rëndësishëm juridiko-fetar, duke marrë parasysh çështjet të cilat trajtohen e të cilat kanë të bëjnë me pasurinë që e disponojnë trashëgimlënësit. Mënyra e ndarjes së pasurisë pas vdekjes së tij është rregulluar me ligj të veçantë nëpërmjet të cilit përcaktohet kush dhe sa ka të drejtë të trashëgojë pas vdekjes së trashëgimlënësit.

Normat dhe dispozitat e Sheriatit janë ato të cilat kanë përcaktuar në mënyrë të prerë dhe të hollësishme sistemin e trashëgimisë, si dhe kanë identifikuar në mënyrë të qartë përfituesit nga ky sistem, i quajtur në gjuhën e Sheriatit "mirath". Kjo duhet të rregullohet pa ndërhyrjen e trashëgimlënësit ose pasardhësve të tij. Së këndejmi, trashëgimia është i vetmi institucion- përcaktimin, sqarimin dhe detajizimin e të cilit e bëri (e mori për sipër) Allahu xh.sh. Vetë në Kur'an, dhe nuk e la në vullnetin e njerëzve, sepse kjo ishte një nga çështjet më të rrezikshme dhe shumë të ndjeshme, pasi e ndërlidhet me anën materiale, që mund ta devijonte njeriun shumë lehtë, sepse dihet që natyrshmëria e njeriut është që ta dojë pasurinë, e cila, së bashku me fëmijët, është stoli e jetës. Prandaj as Synetit, si burim i dytë i Sheriatit, roli i të cilit zakonisht ishte sqarimi dhe shpjegimi i Kur'anit, nuk iu la hapësirë për të ndërhyrë në këtë çështje (mirathin), me përjashtim të rasteve shumë të rralla. Kështu, për t'iu pamundësuar armiqve të tij- të Muhamedit a.s. dhe të Islamit, që të paragjykonin dhe të akuzonin atë-Muhamedin a.s., se gjoja ndarjen e pasurisë e kishte bërë e urdhëruar sipas dëshirës dhe interesit të tij. Kjo ishte urtësia, për hir të së cilës Syneti nuk e luajti rolin qenësor në këtë çështje, porse përqendrimi dhe fokusimi i tij mbeti në shpjegimin e vlerës dhe rëndësisë së tij-mirathit, si dhe në inkurajimin për mësimin e kësaj çështje.

Transmetohet nga Muhamedi a.s.,. se ka thënë: "Mësojeni Kur'anin dhe mësonju atë njërzëve, mësoni detyrimet(në trashëgimi)dhe mësonju ato njerzëve, mësojeni-merrni diturinë dhe mësonju atë njerzëve, vërtet unë jam njeri që do të vdes, edhe dituria do të shuhet, do të shfaqen fitnet-sprovat, derisa dy vetë nuk pajtohen në detyrim-trashëgimi, nuk do të ketë kush t'i ndaj ata"[1]

E drejta e trashëgimit nga ana e vajzës, sipas Islamit, është çështje e pakontestueshme dhe e mbrojtur me norma dhe dispozita të Sheriatit. Nuk ka fe, parim ose ligj më decidiv dhe më të përkushtuar, që t'i japë femrës të drejtën e trashëgimisë, siç ishte dhe është Islami. Kjo përkujdesje manifestohet qartazi në përcaktimin e së drejtës së saj për të trashëguar, duke përcaktuar sasinë që ajo meriton në të gjitha rastet, në mënyrë të hollësishme dhe të kristalizuar, që bën Kur'ani. Allahu i Madhërishëm thotë:"Meshkujve u takon pjesë nga pasuria që e lënë prindërit e të afërmit (pas vdekjes), edhe femrave u takon pjesë nga ajo që lënë prindërit e të afërmit, le të jetë pak ose shumë ajo që lënë, u takon pjesë e caktuar (nga Zoti)." (En-Nisaë, 7)

Imam Kurtubiu, gjatë përpjekjeve për të komentuar këtë ajet, na rrëfen shkaqet e zbritjes së tij. Ajeti zbriti pas ndodhisë, kur Evs bin Thabit el-Ensari kishte vdekur, dhe kishte lënë pas vetës gruan e tij që quhej Ummu Kuxh-xhetu, si dhe tri vajza që kishte me të. Pastaj dy djemtë e axhës së tij-Evsit, të quajtur Suvejd dhe Arfexhetu, kishin marrë tërë pasurinë e tij, duke mos iu dhënë atyre asgjë nga ajo, as gruas e as vajzave të tij, ngase asokohe (në kohën e injorancës), femra ishte e privuar nga trashëgimia, pasi që e njejta sipas tyre nuk ishte kalorëse (nuk luftonte), e as nuk qëllonte me shigjetë. Për ngjarjen e ndodhur Ummu Kuxh-xhetu e kishte lajmëruar Pejgamberin a.s.,, i cili më pastaj i kishte ftuar që

të dytë (Suvejdin dhe Arfexhen). Pasi nga ata kishte dëgjuar të njejtat arsye, ju kishte thënë: Shpërndanu derisa Allahu t'më lajmëron diç për to-femërat. Menjëherë pas kësaj kishte zbritur ajeti, i cili ua anuloi ato tradita dhe zakone të padrejta, dhe femrën, ligjërisht e bëri pjestare në trashëgimi.Urgjentisht pas zbritjes së këtij ajeti Pejgamberi a.s., i kishte lajmëruar ata (Suvejdin dhe Arfexhen) që të mos ndajnë asgjë nga pasuria e Evsit, duke ju kumtuar atyre të drejtën e vajzave të tij në trashëgimi. Përderisa Pejgamberi s.a.v.s priste udhëzimin e radhës nga Allahu i Lartësuar në lidhje me përcaktimin e hises së tyre, zbriti ajeti Kur'anor: "Allahu ju urdhëron për (çështjen e trashëgimit) fëmijët tuaj: për mashkullin hise sa për dy femra; nëse janë (trashëgimtare) vetëm femra, dy e më shumë, atyre ju takojnë dy të tretat e pasurisë që trashëgohet…" (Sureja - En-nisa, Ajeti .11), atëherë Pejgamberi s.a.v.s i lajmëroj ata (Suvejdin dhe Arfexhen) për t'i dhënë Ummu Kuxh-xhetus një të tetën nga ajo që kishte lënë Evsi, dy të tretat për vajzat e tij, dhe pjesa e mbetur e pasurisë të jetë për ta.[2] Kështu Islami, duke legjitimuar të drejtën e femrës në trashëgimi, e nxorri atë nga ajo gjendje, në të cilën ajo konsiderohej e denigruar dhe e nënçmuar, për ta ngritur atë në pozitën e saj të merituar.

Feja islame trashëgiminë e ndan në proporcion dy me një, pra dy hise për djalin dhe një për vajzën. Kjo ndarje,në këtë mënyrë,është në përputhshmëri të plotë me natyrshmërinë e saj. Shpeshherë, na bie të ndëgjojmë nga disa (që nuk e duan Islamin), duke thënë se: Islami ka diskriminuar femrën, dhe i ka bërë të padrejtë asaj, kur ai përcaktoi pjesën- hisen e saj në trashëgimi, sa gjysma e pjesës-hises së mashkullit. Këto dyshime, parimisht nuk kanë vend, dhe nuk ngjallen në zemrën e asnjë muslimani apo muslimaneje, pasiqë thellësishtë jemi të bindur dhe besojmë, se Allahu i Lartësuar në asnjë mënyrë nuk i bën të padrejtë asnjë qenie njerëzore, apo ndonjë krijese të Tij. Allahu xh.sh., thotë: "…e Zoti yt nuk i bën padrejtë askujt". (El-Kehf, 49).Pastaj, para se të shpalosim arsyet e këtij dallimi që shprehet në ndarje të trashëgimisë, në mes të mashkullit dhe femrës, vlen të theksohet se, proporcioni dy me një në favor të mashkullit, nuk është gjithëherë kriter për ndarjen e trashëgimisë në mes trashëgimtarëve dhe trashëgimtareve. Dallimet në pjesët-hiset e trashëgimisë janë çështje që vihen në dukje çartazi në jurisprudencën islame. Nuk ndryshojnë pjesët-hiset në trashëgimi në shkallë sipas llojit-përkatësisë gjinore -, por vlerësimet në përgjithësi ndryshojnë sipas tre kritereve:

1. Sipas shkallës së afërsisë në mes të trashëgimtarit dhe të vdekurit: meshkuj qofshin ose femra. Sa më e afërt të jetë lidhja e afërsisë, aq më e madhe është pjesa-hiseja në trashëgimi, dhe sa herë që lidhja largohet ndajnë më pak nga trashëgimia, pa marrë parasysh përkatësinë gjinore të trashëgimtarëve. Kështu që një vajzë e vetme trashëgon gjysmën e pasurisë së nënës së saj (edhe pse është femër), ndërsa babai i saj trashëgon një të katërten e pasurisë (edhe pse është mashkull), sepse e bija është më e afërt sesa bashkëshorti, dhe për këtë arsye ajo ka më shumë të drejtë në trashëgimi.

2. Sipas brezit trashëgimtar:Brezat që jetën e tyre e kanë përpara, dhe pregaditën për të bartë barrën dhe përgjegjësitë e saj, zakonisht pjesa-hiseja e tyre në trashëgimi, është më e madhe, sesa pjesa-hiseja e gjeneratave që kanë kaluar pjesën më të madhe të jetës së tyre, dhe që iu është lehtësuar barra dhe përgjegjësia e saj, pavarësisht nga gjinia e atyre trashëgimtarëve. Kështu që vajza e të vdekurit trashëgon më shumë se nëna e tij (edhe pse të dyjat janë femëra).

3. Barra financiare: Ky është kriteri i vetëm, i cili paraqet një diferencim në mes të meshkujve dhe femrave, por ky diferencim assesi nuk ngërthen në vete padrejtësi ndaj femrës apo nënqmim të saj, madje saktësisht e kundërta është e vërtetë. Në rast se, trashëgimtarët ishin të barabartë në dy kriteret e para (shkallën e afërsisë dhe brezin trashëgimtar) - siç janë fëmijët e të vdekurit-meshkuj dhe femra, atëherë barra financiare është arsyeja për avancim në pjesët-hisët e tyre në trashëgimi. Prandaj, Kur'ani i shenjtë, nuk e përgjithësoi këtë diferencim në mes të mashkullit dhe femrës në të gjitha rastet në trashëgimi, por e përkufizoi në rast të veçantë. Urtësia e këtij dallimi, në këtë rast të veçantë, është se mashkulli mban përgjegjësinë për të siguruar mirëmbajtjen e femrës (bashkëshortës së tij së bashku me femijët e tyre), ndërsa femra nuk ka përgjegjësi materiale, sepse përkujdesja ndaj saj dhe fëmijëve të saj, është një detyrim për mashkullin e lidhur me të (bashkëshortin e saj gjatë kohës së bashkëshortësisë ndërsa mbi vëllaun e saj nëse ajo është e pamartuar dhe jeton në shtëpi të vajzërisë në mungesë të prindit.[3] Pastaj, obligimet e mashkullit (barra financiare) nuk përkufizohen vetëm në familjen e tij të ngushtë, mirëpo ato vazhdojnë më tej për të përfshirë prindërit dhe të afërmit e tij ndaj të cilëve ka obligim dhe përgjegjësi, si dhe obligime tjera të ndryshme që janë paraqitur me kalimin e kohës si: qiraja, pagesa të ndryshme etj.

Prandaj, edhe kur femra trashëgon sa gjysma e pjesës-hisës së vëllait të saj, ajo nuk është e diskriminuar, madje ngjan të jetë me më shumë fat dhe më e privilegjuar sesa vëllai i saj, kur kemi parasysh lirimin e saj nga shpenzimet e jetës, si dhe pjesën e pasurisë së saj nga trashëgimia, e cila ekskluzivisht i takon vetëm asaj, mirëpo kjo urtësi hyjnore ende nuk iu është bërë e qartë për shumë prej njerëzve. Krejt në fund, gjithherë duhet ta kujtojmë se favorizimi i mashkullit ndaj femrës, në raste të veçanta, në trashëgimi, nuk është epërsi që konsiston me përuljen dhe nënvlerësimin e femrës, porse është epërsi sistematizuese dhe rregulluese që precizon rendin-sistemin shoqëror, si dhe stabilizon jetën bashkëshortore, duke i ditur secili obligimet dhe përgjegjësitë e veta me të cilat janë të ngarkuar nga Ligjvënësi i Gjithdijshëm. ●

(1) Synen Ed-darimi 1/72-73 , dhe Bejgekiu 6/208.(2) El-xhamiu el-ahkam el-Kur'an, Imam Kurrtubi (f.45-46, vëll.5 ) bot. i pestë. 2003. Dar el-kitab el-arabijj. Bejrut.(3) Shih: Ahkam el-mevarith bejne el-fikh ve el-kanun, Muhamed Mustafa Shelebi (f.23-25) bot. i parë.1978.Dar en-nehdatu el-arabijjetu. Bejrut.



**HAPET XHAMIA NË DRAMMEN TË NORVEGJISË**

Më 15 dhe 16 maj 2010, me ftesë të Kryetarit të Qendrës Islamike Kulturore Shqiptare të Drammenit , z.Abedin Osmanit, delegacioni i BIK-së, i kryesuar nga kryeimami Sabri ef.Bajgora, e në të cilin bënin pjesë: drejtori i medresesë "Alauddin" prof.Bahri Simnica si dhe ligjëruesi në FSI, Mr. Musa Vila, vizitoi Norvegjinë, dhe atje bënë hapjen e lokalit të adaptuar për xhami, falë punës së palodhshme të xhematit të xhamisë që e udhëheq Imami Bedri ef.Bashota. Të pranishëm ishin edhe udhëheqësit e bashkësive të tjera shqiptare nga Oslo, Haldeni dhe Sarpsborgu, etj. dhe një numër i madh i bashkëatdhetarëve nga Drammeni dhe rrethina. Pas namazit të drekës, imami Bashota udhëhoqi ceremoninë e hapjes dhe ftoi të merrte fjalën, Kryetarin Osmani, i cili, ndër të tjera, tha:"Falënderojmë Zotin e Madh që na ka mundësuar ta blejmë dhe adaptojmë këtë lokal, i cili është vendtubim i shqiptarëve për t'u takuar e për të biseduar për të gjitha çështjet me rëndësi për kombin tonë". Ndërkaq, Kryeimami i Republikës së Kosovës Sabri ef.Bajgora, në fjalën e tij përcolli përshëndetjet dhe urimet e Myftiut të Republikës së Kosovës – Mr. Naim ef. Tërnava, i cili për shkaqe objektive nuk mundi të merrte pjesë në hapjen e kësaj xhamie. "Kjo xhami është një vend i hajrit dhe është një sihariq i gëzueshëm për të gjithë ne, që vëllezërit tanë në Diasporë të kanë një vend ku do të vënë ballin në sexhde, një vend ku do të kenë takime për t'i qarë hallet njëri-tjetrit,për të bashkëbiseduar, për të edukuar fëmijët e tyre, sepse kjo është ajo që Allahu xh.sh. e derdh bekimin e vet mbi ju dhe mbi këtë vend duke ja lehtësuar jetesën tuaj këtu, mirëpo kryesisht duke ngarkuar në bagazhet tuaja sevape të shumta, që nesër do të jenë më se të nevojshme në rrugëtimin tonë të fundit në Ahiret" - ka thënë Kryeimami Bajgora . Ai më tutje, veç të tjerash tha se xhamia ka luajtur gjithnjë rolin kryesor në edukimin e brezave dhe lum ata që kanë kontribuar për këtë, ngase Allahu i Madhërishëm u ka premtuar pallate në Xhenet. Kryeimami Bajgora po ashtu siguroi se për çdo gjë që kanë nevojë, do të gëzojnë ndihmën e BIK-së.

Ndërkaq Bahri ef.Simnica foli mbi rolin e imamit në mesin e popullatës, kurse Mr. Musa Vila foli rreth organizimit të bashkësive islame shqiptare në Evropë si nevojë e ruajtjes së gjuhës, fesë, kulturës dhe traditave shqiptare. Gëzonte fakti se në këtë manifestim ishin të pranishëm katër xhamitë shqiptare dhe imamët e tyre, të gjithë nga Kosova. Më pastaj delegacioni, i shoqëruar nga drejtuesit e xhamive, vazhdoi rrugën për qytetin tjetër Sarpsborg, ku gjithashtu Bashkësia Fetare kishte blerë një lokal të ri. Imami i kësaj xhamie, Ardian ef.Haliti, pas prezantimit të mysafirëve, i ftoi ata që të falnin ikindinë e më pastaj të diskutonin për temat me interes për të pranishmit. Pas faljes së ikindisë, në mes xhematit dhe mysafirëve nga Kosova u shkëmbyen disa pyetje e përgjigje, që zgjuan interesimin e tyre, siç ishin: çështja e kohës së gjatë të ditës gjatë muajit të Ramazanit, pastaj lidhjet e BIK-së me qeverinë, edukata fetare etj.

Më 16 maj, delegacioni nga Kosova qëndroi në Qendrën Islamike Kulturore Shqiptare në Oslo, ku pati edhe dua hatmeje. Dhe, në fund, ata vizituan xhaminë e re, e cila me iniciativën e bashkatdhetarëve, është hapur para shtatë muajsh. Edhe këtu të tre mysafirët mbajtën nga një ligjërim të shkurtër, shoqëruar me pyetje nga ana e xhemantlinjve, sidomos për sa i përket mbrojtjes së imamëve nga BI-ja si dhe pyetje të tjera. Delegacioni u prit me ngrohtësi në të gjitha xhamitë dhe premtoi për përkrahje e ndihmë me literaturë dhe me gjithçka është e mundshme. Mbesim me shpresë që në vizitat e ardhshme sukseset të jenë edhe më të mëdha. Delegacioni vizitoi edhe xhaminë e pakistanezëve me dy minare, që është nga xhamitë më të mëdha në Norvegji.

*(R.Gërbeshi)*

## NË 10 VJETORIN E VDEKJES AKADEMI PËRKUJTIMORE PËR MULLA HAMIT EF. BYTYÇIN

Më 18 maj në Prishtinë, në 10 vjetorin e vdekjes, organizuar nga Shoqata e ish të Burgosurve Politik, u mbajt Akademi Përkujtimore kushtuar Mulla Hamit ef. Bytyçi i njohur në opinionin e gjerë si Mulla Hamit Sllovia. Në këtë akademi, përpos familjarëve, bashkëmoshatarëve, ish- të burgosurve, ish- luftëtarët të UÇK, qenë të pranishëm edhe udhëheqësit më të lartë të Bashkësisë Islame të Kosovës me në krye myftiun, mr. Naim Tërnava, pastaj kryetari i Kuvendit komunal të Lipjanit, Shukri Buja si dhe drejtuesit e Shoqatës së ish të Burgosurve Politik. Për kontributin e mulla Hamit Sllovisë në radhët e NDSH, foli historiani i njohur dr. Muhamet Pirraku, ndërsa me fjalë rasti të pranishëmve iu drejtua edhe myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava, pastaj kryetari i Kuvendit Komunal të Lipjani, Shukri Buja dhe Selatin Novosella nga Shoqata e ish – të Burgosurve Politik. Duke iu drejtuar të pranishmëve, Myftiu Tërnava ndër të tjerat tha "Jemi bashkuar sot, në këtë akademi përkujtimore, në 10 - vjetorin e ndarjes nga ne dhe nga kjo botë, e hoxhës, alimit e atdhetarit të shquar e të devotshëm mulla Hamit ef. Bytyçi - Sllovia, i cili me punën, angazhimin dhe veprimtarinë e tij, prej atdhetari, aktivisti e patrioti të përkushtuar; pastaj angazhimi e kontributi i tij si imam, alim e predikues, është shembull se si duhet përkushtuar për vatan, për komb e fe. Që në fillim dua të them se edhe mulla Hamiti është vazhdimësi e hoxhallarëve e ulemave që u angazhuan, sakrifikuan, luftuan e edhe shumë nga ta ranë edhe shehid-dëshmor për lirinë dhe bashkimin e trojeve shqiptare".Të shtojmë edhe këtë se mulla Hamiti që në rininë e tij të hershme iu bashkua radhve të luftëtarëve të denjë për liri e popullit shqiptar. Mulla Hamiti si nxënës i medresesë "Pirinazi" i bashkohet radhëve të NDSH-së, veprimtari të cilin e vazhdoi edhe në medresenë e Prizrenit, për se qe dënuar nga pushteti monist me 7 vjet burg. Edhe pas daljes nga burgu, mulla Hamiti vazhdoi misionin e tij prej një aktivisti të dalluar të çështjes kombëtare e fetare.





## DUA HATMEJE NË XHAMINË E BARDHOSHIT

Më 15 maj, në xhaminë e fshatit Bardhosh të Prishtinës, pas namazit të drekës, u mbajt një manifestim rasti për nder të përfundimit të duasë së hatmes së vijuesve të mësmit -besimit tek mualimja e kësaj xhamie Kadrije Dragusha. Në këtë manifestim, përpos xhamatlinjëve dhe prindërve të vijuesve të mësimbesimit qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava dhe kryetari i Këshillit të BI të Prishtinës, Bahri ef. Sejdiu.
Duke iu drejtua të pranishmëve, Myftiu mr. Naim Tërnava pasi ka përgëzuar mualimen dhe nxënëset për rezultatet e arritura tha: Vetëm me angazhim të sinqertë arrihen rezultatet e dëshiruara, këtë më së mirë po e dëshmon sot mualimja Kadrije Dragusha e cila me angazhim e përkushtim ka arritur që këtyre nxënëseve t'ua mësoj leximin e Kur'anit të madhëruar. BIK, mbështet fuqishëm mbajtjen e mësimbesimit në të gjitha nivelet, duke filluar që nga familja, pastaj një rëndësi të posaçme i kemi kushtuar mbajtjes së mësimbesimit në xhamitë tona. Edukimi është një ndër prioritetet e Bashkësisë Islame, një shoqëri e edukuar është shoqëri e shëndosh. Shoqëria jonë krahas njohurive të tjera, ka nevojë që të marrë edhe njohuritë themelore fetare të cilat do e fisnikërojnë atë". Më tutje Myftiu tha se shembullin e mualimes, Kadrie Dragusha duhet ndjekur edhe në xhamitë tjera të Kosovës, ngase kur kemi një nënë të edukuar- aty kemi edhe një familje e shoqëri të edukuar.Të pranishmit i përshëndeti edhe kryetari i këshillit të BI të Prishtinës, Bahri ef. Sejdiu, ndërsa mualimja Kadrije Dragusha në fjalën e saj, pasi falënderoi vijueset e mësimbesimit për përkushtim e tyre, falënderoi të gjitha ata që ndihmuan në çfarëdo mënyrë dhe shprehu gatishmërinë e saj që edhe në të ardhmen të vazhdojë me grupe të tjera. Duan e hatmes e bëri myftiu Mr. Naim Tërnava, ndërsa kryetari i KBI të Prishtinës ndau certifikata për vijueset e mësimbesimit. Nxënëset që përfunduan hatme janë: Anesa (Ramadan) Berisha, Dafina (Haki) Shala,Albiana (Imer) Dragusha, Hateme (Halim) Zeka,Valbona (Bajram) Gërbeshi, Fatime (Hasan) Murati, Hyra (Riza) Gërbeshi, Medinë (Sabaidin) Murati, Kimete (Ruzhdi) Ratkoceri, Zejnije (Sami) Berisha.

## U PËRURUA XHAMIA NË GRADICË

Më 19 maj në fshatin Gradicë të komunës së Drenasit, në një manifestim solemn në prani të xhamitlinjëve e banorëve të fshatit e rrethinës, e ku qenë të pranishëm edhe Ekrem Simnica –anëtar i Kryesisë së BI të Kosovës që shoqërohej nga Ejup Ramadani, Rexhep Luma, si dhe udhëheqësit e KBI të Drenasit. Me gjithë angazhimin e kamotshëm të besimtarëve të këtij fshati, Gradica deri më tani ka qenë një vend banim pa xhami, andaj në mungesë të saj, besimtarët e Gradicës dhe rrethinës kanë qenë të detyruar që obligimet fetar t'i kryenin në xhamitë e lokaliteteve të tjera që janë larg me dhjetëra kilometra. Falë angazhimit të Nafi Bardhit student nga ky fshat në Riad të Arabisë Saudite u arrit që të sigurohen mjetet për financim e ndërtimit të xhamisë, kurse truallin e fali Aziz Dervisholli. Duke iu drejtua të pranishmëve Ekrem ef. Simnica tha: "Xhamia është vend në të cilin adhurohet Zoti, vend në të cilin edukohet popullata e posaçërisht brezi i ri, ju të nderuar gradicas nga sot keni një xhami të bukur, nga ju lypset që xhaminë ta futni në funksion të plotë, e bukuria e xhamisë është xhemati. Ne falënderojmë të gjithë ata që në çfarëdo mënyre ndihmuan që ju sot të keni këtë xhami të bukur". Të pranishmit i përshëndeti dhe i përgëzoi edhe kryetari i Këshillit të BI të Drenasit Osman ef. Musliu.








## NË PRISHTINË U MBAJT TAKIMI I IV I LIDERËVE FETAR ISLAM TË RAJONIT

Në Prishtinë, nga 11-13 maj u mbajt takimi i IV i liderëve fetar islam të rajonit, nikoqir i të cilit ishte Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës. Në këtë takim morën pjesë udhëheqësit më të lartë të bashkësive islame nga rajoni. Liderët fetar që morën pjesë në takimin e Prishtinës, të ftuar nga Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava, ishin: Prof. dr. Ali Bardakoglu – kryetar i DIYANET-it me bashkëpunëtorë, Ing. H. Selim Muça – kryetar i Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, myftiu Shefko ef. Omerbashiçi – kryetari i Bashkësisë Islame të Kroacisë, nga Bosnja dhe Hercegovina do jetë, myftiu i Mostarit, Seid ef. Smajkiçi, Sulejman ef. Rexhepi – reis i Bashkësisë Islame të Maqedonisë, Rifat ef. Fejziçi – reis i Bashkësisë Islame të Mali të Zi, myftiu dr. Nexhat Grabus – kryetar i Bashkësisë Islame të Sllovenisë, myftiu Mustafa Haxhi Alish - kryetar i



Bashkësisë Islame të Bullgarisë, Ibrahim Sherif – myfti nga Greqia, poashtu edhe Ahmet Mete nga Greqia dhe Murat ef. Jusuf- kryetar i Bashkësisë Islame të Rumanisë. Me të arritur në Prishtinë të gjithë mysafirët u pritën në takime të veçanta nga nikoqiri Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava, i cili mysafirët e lartë nga rajoni, pasi u dëshiroi mirëseardhje në Kosovën e lirë, i njohu ata me të arriturat, rezultatet dhe sfidat e BIK. Myftiu bisedojë me homologët e tij për nevojën e bashkëpunimit në mes bashkësive islame të rajonit. Ditën e parë të qëndrimit në Kosovë 11 maj, pas dite mysafirët e lartë, të shoqëruar nga nikoqiri myftiu Tërnava vizituan Tyrben e Sulltan Muratit në Mazgit.





**PAS PREKAZIT NË PRIZREN**

Pas Prekazit liderët e lartë islam të rajonit, vizituan qytetin e Prizrenit, ku fillimisht u pritën nga kryetari i Prizrenit, Dr. Ramadan Muja, pastaj vizituan disa nga objektet monumentale të Prizrenit, si kompleksin e Lidhjes së Prizrenit, Xhaminë Bajrakli, Xhaminë "Sinan pasha", Hamamin, Urën e gurit etj, ata e vizituan edhe Këshillin e Bashkësisë Islame të Prizrenit, ndërsa krejt në mbrëmje qenë të pranishëm në një program fetar që u mbajt në kinemanë verore ku një mase të madhe iu drejtuan Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, Kryetari i DIJANET-it, dr. Ali Bardakoglu, dhe kryetari i KBI të Prizrenit.



**VIZITË NË KOMPLEKSIN MEMORIAL DHE KULLËN E JASHARAJVE NË PREKAZ**

Gjatë qëndrimit në Kosovë, liderët fetar islam të rajonit, të mërkurën pasdite vizituan Kompleksin Memorial dhe Kullën e Jasharajve në Prekaz, ku pasi vizituan Kompleksin Memorial, ku kënduan Fatiha për të rënët. Në kullën e Jasharajve u pritën nga Murat Jashari i cili i njohu mysafirët e lartë të rajonit me historinë e lavdishme të epopesë së Jasharajve.



**VIZITË NË AKADEMINË E SHKENCAVE DHE TË ARTEVE**

Të enjten paradite mysafirët e lartë nga rajoni vizituan Akademinë e Shkencave dhe të Arteve të Kosovës, ku u pritën nga kryetari akad. Besim Bokshi.Në Prishtinë mysafirët vizituan edhe xhaminë "Sulltan Mehmet – Fatih", e cila është në restaurim tash e më shumë se një vit.

## PRESIDENTI SEJDIU PRITI KRYETARËT E BASHKËSIVE ISLAME TË RAJONIT

Në mbrëmjen e 11 majit, Presidenti i Republikës së Kosovës, dr. Fatmir Sejdiu priti dhe shtroi darkë për pjesëmarrësit e Konferencës së Bashkësive Islamike të vendeve të Ballkanit. Presidenti Sejdiu i falënderoi mysafirët e lartë, për bashkëpunimin e ndërsjellë dhe për përkrahjen e vazhdueshme. "Motoja e gjithë juve është moto e paqes dhe tolerancës, moto e njerëzisë, moto e ndihmës dhe e solidaritetit. Është për t'u vlerësuar në mënyrën më të mirë të mundshme fakti se ka një bashkëpunim shumë të mirë dhe të shkëlqyeshëm me të gjithë ju dhe me vendet nga ju vini, me njerëz edhe të besimit islam, por, natyrisht edhe të besimeve të tjera" tha me këtë rast Presidenti Sejdiu.



## TAKIMI I LIDERËVE FETARË ISLAMË TË RAJONIT ME DEKLARATË TË PËRBASHKËT

Liderët fetarë islamë nga 11 vende të rajonit në takimin e IV-të në këtë format, e të parin të këtij lloji në Kosovë, u takuan në takim formal paraditen e së mërkurës (12 maj 2010) në Prishtinë, diskutuan për gjendjen dhe pozitën e bashkësive fetare në vendet e rajonit.Takimin e hapi nikoqiri myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava, i cili pasi u shprehu mirëseardhje liderëve fetarë islamë të Ballkanit në Kosovën e pavarur e sovrane, tha se ndihet i privilegjuar që një takim i liderëve fetarë të Ballkanit mbahet në Prishtinë.

"S'ka dyshim se për Bashkësinë Islame të Republikës së Kosovës, për institucionet e Kosovës dhe për popullin e Kosovës, është një kënaqësi e veçantë, një nderë



dhe një respekt që sot ne kemi mundësinë të jemi nikoqir të këtij takimi rajonal, me shpresë se ky takim sigurisht që do të na motivojë për punët tona të mëtutjeshme"- tha Myftiu Tërnava.

Myftiu Tërnava, gjithashtu, falënderoi të gjithë liderët e vendeve të rajonit për kontributin që kanë dhënë për Kosovën dhe popullin e saj. Pas fjalës përshëndetëse të myftiut Tërnava, takimin e udhëhoqi kryetari i liderëve fetarë islamë të rajonit, prof. Dr. Ali Bardakogllu, që njëherësh është edhe kryetar i DIYANET-it .Edhe kryetari i DIYANET-it, prof. Dr. Ali Bardakogllu shprehu kënaqësinë e tij që takimi i liderve islamë të Ballkanit mbahet në Kosovën e pavarur. Prof. Dr. Ali Bardakogllu, në vazhdim vuri në spikamë misionin e udhëheqësve të bashkësive, fetare përse tha: "Misioni ynë është që të jemi në shërbim të Zotit, në shërbim të fesë, andaj ne kemi një barrë të madhe mbi vete ngase këtë mision duhet prezantuar me përkushtim te besimtarët tanë. Zoti ne na ka dhënë një përgjegjësi të madhe, andaj këtë përgjegjësi duhet realizuar duke i ndihmuar njëri-tjetrit, duke e mbështetur njëri - tjetrin. Asnjë nga ne nuk jemi të vetëm, të gjithë ne jemi vëllezër, jemi të barabartë, nuk është me rëndësi numri i popullatës në vendet tona, ne këtu jemi të gjithë të barabartë". Ai më tutje u shpreh se ne jemi përgjegjësit e bashkësive islame të rajonit dhe puna të cilën e bëjmë, është që të kontribuojmë në realizimin e pritjeve të këtij takimi. Nga takime tona të deritashme kemi arritur që mes nesh të krijojmë një



atmosferë të një mjedisi familjar, ngase njohim njëri-tjetrin, dimë për sfidat e njëri-tjetrit, dhe jemi në dijeni për rezultatet e shënuara në komunitetet tona. Unë shpresoj që takimi ynë këtu në Kosovë do të jetë një shkak më shumë për hajr e për suksese të të gjithë neve. Më pas të gjithë liderët fetarë pjesëmarrës në takim, duke filluar nga Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, kryetari i Komunitet Mysliman të Shqipërisë, Haxhi Selim Muça, reisi i Maqedonisë, Sulejman Rexhepi, reisi i Malit të Zi, Rifat Fejziç, myftiu i Mostarit, Seid Smjakiç, si dhe liderët e Bashkësisë Islame nga Kroacia, Sllovenia, Bullgaria e Greqia diskutuan për sfidat, arritjet dhe objektivat e bashkësive islame, në vendet e tyre, në fund liderët fetarë islamë miratuan, këtë deklaratë, në të cilën thuhet: Ne liderët fetarë islamë të Ballkanit, të mbledhur sot në një takim pune në Prishtinë, në përfundim të punimeve, dalim me këtë:

**DEKLARATË**

1. Shprehim kënaqësinë tonë që tubimi ynë, i katërti me radhë, u mbajt në kryeqendrën e Kosovës së pavarur e sovrane – të shtetit më të ri në botë. Tubimi ynë shpreh thirrjen, mesazhin dhe angazhimin tonë për paqe, dashuri e tolerancë. Gjithashtu, gjithnjë bazuar në parimet hyjnore, ne bëjmë thirrje për respektimin e vlerave pozitive njerëzore e universale, duke respektuar kulturën e traditën, si dhe duke njohur divergjencat, të cilat përbëjnë një begati për popujt tanë.

2. Rikonfirmojmë edhe një herë angazhimin tonë për thellimin e bashkëpunimit e të bashkëveprimit të bashkësive tona fetare në fusha të ndryshme, ku primare do jetë mbështetja ndaj njëra-tjetrës, si dhe angazhimin tonë për ruajtjen e doktrinës historike të kultivuar në trojet tona.

3. Të gjitha bashkësitë islame, pjesëmarrëse në këtë tubim, shprehim zotimin për t'u angazhuar edhe më shumë, për format e edukimit të popullatës islame me njohuri fetare, si në institucionet islame, ashtu edhe në institucione publike.

4. Kërkojmë nga qeveritë e shteteve të rajonit, që të përgatisin kuadrin e nevojshëm ligjor, në mënyrë që bashkësive islame t'u krijohen mundësi për ushtrimin e lirë të misionit tonë të shenjtë. Jemi të bindur që kultivimi i lirë i fesë, është çelës i paqes.
Gjithashtu kërkojmë nga qeveritë e vendeve të dala nga ish-sistemi komunist, që të përgatisin kuadrin ligjor për rikthimin e pronave vakëfnore, të uzurpuara e të tjetërsuara nga ish-sistemi komunist.

5. Edhe një herë, shprehim angazhimin tonë tashmë të njohur, se punën tonë do ta mbështesim në parimet kur'anore, traditën e synetit dhe traditën pozitive islame, të kultivuar këtu e 600 vjet nga të parët tanë.

6. Ne liderët fetarë dhe bashkësitë tona, angazhohemi që t'i kushtohet një kujdes i merituar institucional trashëgimisë materiale të proviniencës islame në vendet tona, duke filluar nga qeveritë e shteteve tona, institucionet ndërkombëtare, bashkësitë fetare, e deri tek shoqëria civile dhe besimtarët tanë.

7. Shprehim shqetësimin tonë, për tendencën që disa individë e subjekte, kohët e fundit, përpiqen që sektin bektashi ta paraqesin si fe në vete. Kjo për sa kohë që ne e dimë, sipas fakteve shkencore e historike, dhe mbi të gjitha të atyre fetare, se bektashizmi është një tarikat sufist në kuadër të fesë islame.

8. Jemi marrë vesh që të gjitha bashkësitë islame në rajonin tonë të bashkëpunojnë për organizimin e Haxhit dhe umres, me qëllim të lehtësimit të procedurave për haxhinjtë tanë.

9. Ne liderët e bashkësive fetare të rajonit kërkojmë që, në të ardhmen, një vëmendje e posaçme t'i kushtohet mërgatës sonë kudo që ajo jeton e punon përkohësisht, me të vetmin qëllim që atyre t'u krijojmë kushte e mundësi për ruajtjen e gjuhës, fesë dhe identitetit.

10. Gjithashtu shprehim angazhimin tonë të përhershëm për bashkëpunim të ndërsjellë në dobi të paqes, tolerancës dhe integrimit të shoqërive tona, dhe gatishmërinë që të bashkëpunojmë edhe me bashkësitë e tjera fetare.
*Prishtinë, 12 maj 2010 (R. Shkodra)*

## NË DETROIT TË AMERIKËS PROMOVOHET EKSPOZITA E PËRHERSHME E ARTEVE ISLAMIKE

Kjo ekspozitë e cila është promovuar kohët e fundit në qytetin e Detroidit, do të jetë e përhershme dhe në të do të prezentohen manuskripte të vjetra dhe të rrall të Kur'anit që i përkasin shekullit 15, gjëra dhe pjesë artistike dhe antike islame që i përkasin etapave të ndryshme historike. Drejtori i Muzeut të Detroidit lidhur me këtë tha: pakica arabe dhe muslimane në qytetin e Detroidit, është një pakicë e rëndësishme dhe me ndikim në këtë qytet dhe ata kanë nevojë që në këtë qytet të shikojnë vepra të kulturës dhe qytetrimit të tyre. Ai shtoi: në këtë ekspozitë do të paraqiten rreth 170 pjesë artistike islame nga shtetet Mediterane, Lindja e Mesme, Azia Qendrore dhe India, ndërsa një pjesë e kësaj ekspozite do t'i kushtohet ekspozimit të dokumenteve të rëndësishme në fushën e jetesës së besimtarëve jehudi dhe të krishterë në mesin e shoqërive muslimane dhe arabe gjatë shekujve të kaluar. Drejtori i Muzeut të qytetit të Detroidit në fund, ekspozimin e një manuskripte të vjetër të Kur'anit fisnik e konsideroi si krenari të madhe për këtë muze, duke thënë: neve na kanë ardhë mesazhe të shumta si protestë për shkak se ia kemi kushtuar një pjesë të këtij muzeu ekspozimit të kulturës dhe qytetrimit islam.



## NË TURQI HAPET EKSPOZITA ME TEMË ''DASHURIA NDAJ PEJGAMBERIT A.S. NË ARTIN E KALIGRAFISË''

Me kontributin e Shoqatës Kulturore të prefekturës së qytetit Inegol të provincës së Bursës së Turqisë, u hap ekspozita me temë ''Dashuria ndaj Pejgamberit a.s., në artin e kaligrafisë''. Kjo ekspozitë do të prezantonë vepra nga disa kaligrafistë të njohur të Turqisë të cilët i kanë paraqitur hadithet e Muhamedit a.s., në formë të tablove me bukurshkrim dhe kaligrafi. Selahattin Arslan, kryetar i kësaj shoqate në lidhje me qëllimet e kësaj ekspozite tha: kaligrafistët janë njerëz të zgjedhur prej Perëndisë për t'i transmetuar konceptet islame me anë të gjuhës së shkruar. Shoqata kulturore e kësaj prefekture me qëllim që qytetarët të njifen më shumë me këtë art islamik, ka vendosur që në vitin i cili është nominuar ''Vit i Kur'anit Fisnik'' të organizonë këtë ekspozitë me temë ''Dashuria ndaj Pejgamberit s.a.v. në artin e kaligrafisë. Përskaj kësaj ekspozite janë organizuar edhe klasë mësimore të këtij arti si dhe tryeza të specializuara në lidhje me artin islamik si dhe në lidhje me marrëdhëniet e artit dhe fesë.



## ANALIZË DHE SHQYRTIM I STANDARDEVE DHE KUSHTEVE TË RADHITJES SË UNIVERSITETEVE NË BOTËN ISLAME

Në Rijad filloi mbledhja e ekspertëve të Organizatës Islamike për Arsim, Shkencë dhe Kulturë (OIASHK) për t'i analizuar dhe shqyrtuar standardet dhe kushtet e radhitjes së univerziteteve në shtetet islamike. Nikoqir i këtij takimi i cili do të mbahet në ambientet e Hotel Continental-it, është Ministria e Arsimit të Lartë të Arabisë Saudite, Abdu El-Muiz Bukari, këshilltar i sekretarit të përgjithëshëm të Organizatës së Konferencës Islamike, gjatë një fjalimi në ceremoninë e hapjes së kësaj mbledhje theksoi domosdoshmërinë dhe nevojën e zhvillimit dhe reformimit të institucioneve arsimore si dhe në lidhjen e ngusht të arsimit të lartë me programin për zhvillim të vendeve islamik duke kërkuar që si prioritet primar në vendet islamike të jenë shkencat dhe teknologjia e re. Faik Bilal, drejtor i shkencave në organizatën OIASHK, gjithashtu gjatë një fjalimi u shpreh optimist se kjo mbledhje do të sjell rezultate dhe sugjerime të rëndësishme për zhvillimin dhe progresin e institucioneve të arsimit të lartë në botën islame si dhe për përforcimin e marrëdhënieve në mes tyre.



## UNESCO SHPREH BRENGOSJE PËR SHKATËRRIMIN E TRASHEGIMISË KULTURORE ISLAME NË KUDS

Drejtori i përgjithshëm i Organizatës së Kombeve të Bashkuara për Shkencë dhe Kulturë (UNESKO), ka shprehur shqetësimin e vet të thellë për veprimet e Izraelit në eliminimin e trashëgimisë kulturore islame në Palestinë. Znj. Irna Bukova, drejtoresh e përgjithëshme e UNESCO-së ka thënë se UNESCO do t'i bënë të gjitha përpjekjet për mbrojtjen dhe ruajtjen e trashëgimisë kulturore të Palestinës. UNESCO gjithashtu me anë të një deklarate ka shprehur keqardhje dhe shqetsim për regjistrimin e dy munumenteve historiko-kulturore islame, xhaminë Ibrahimi dhe xhaminë Ibn Bilal bin Raba' si monumente të trashegimisë kombëtare nga regjimi cionist i Izraelit.



**MBAHET KONFERENCA ME TEMË ''GLOBALIZIMI I FESË DHE VLERAT TRADICIONALE''**

Zyra e udhëheqësve fetar Musliman të Kaukazit në Baku të Azerbejxhanit organizoi konferencën me temë "Globalizimi i fesë dhe vlerat tradicionale". zyra për marrëdhënie publike të Asamblesë Botërore për Afrim të Medh'hebeve Islame, njofton se Ajetullah Tashkiri, sekretari i përgjithshëm i Kuvendit për Afrimin e Medh'hebeve Islamike me ftesë zyrtare të Shejkhu el-Iislam Allahshukur Pashazadeh, kryetar i Zyrës së Muslimanëve të Kaukazit dhe Patryark Krilit, arqipeshkv i Moskës dhe tërë Rusisë, do të merr pjesë në këtë konferencë gjatë të cilës do të mbajë një fjalim në lidhje me vlerat dhe interesat, si bazë të marrëdhënieve në mes besimtarëve të feve. Stabilizimi i paqes në rajon dhe bashkëjetesa paqësore e të krishterëve dhe muslimanëve konsiderohen të jenë prej qëllimeve të mbajtjes së kësaj konference. Patrijark Kril, arqipeshkvi i madh i Moskës dhe kishave të Rusisë dhe përfaqësues nga madh'hebi shii dhe suni, përfaqësues të krishterëve ortodoks, katolik, protestant, çifut dhe përfaqësuesit budizmit marrin pjesë në këtë Konference.

**STAMBOLLI DO TË JETË NIKOQIR I KONGRESIT TË PESTË NDËRKOMBËTAR "HISTORIA E MJEKËSISË ISLAME"**

Kongresi i pestë ndërkombëtar me temë ''Historia e mjekësisë islame'' do të mbahet me datën 25 deri me 28 tetor të këtij viti, në Universitetin e Stambollit në Turqi. Ky kongres organizohet me kontributin e një grupi mjekësh dhe profesorësh nga universitetet e Turqisë me synim të krijimit të kushteve dhe rrethanave të përshtatshme për shkëmbimin e njohurive dhe teorive e mendimeve në lidhje me përparimet e mjekësisë islame dhe pozitën e saj në mjekësinë botërore, ndërveprimet në mes mjekësisë islame dhe mjekësisë perëndimore, diagnostifikimi dhe mjekimi i sëmundjeve në mjekësinë islame, hulumtim rreth manuskripteve, dokumenteve dhe shkrimeve historike lidhur me historinë e mjekësisë islame duke hartuar edhe një katalog të këtyre dokumenteve dhe manuskripteve historike. Në këtë konferencë gjithashtu do të diskutohet edhe rreth këtyre temave: studimi krahasimtar i mjekësisë islame në qytetërimet e mëhershme dhe bashkohore; mjekët e dalluar musliman; sëmundja dhe mjekimi në mjekësinë islame; mjekimi farmaceutik; institucionet shëndetësore; mësimi i shkencave të mjekësisë; Komiteti i gjysmë hënës së kuqe; pozita e Mjekëve musliman në mjekësinë perëndimore; botimi i veprave në lëminë e historisë së shkencave mjekësore islame në gjuhët europiane; si dhe rëndësia e muzeve në ruajtjen e mjekësisë islame.



**HOLANDA KUNDËRSHTON THEMELIMIN E GJYKATËS ISLAME**

Ministria e Drejtësisë së Holandës me datë 24 prill në mënyrë zyrtare ka refuzuar kërkesën e imamëve të xhamive dhe përfaqësuesve të qendrave islamike të këtij vendi për themelimin e gjykatës islamike. Muslimanët dhe imamët e xhamive të Holandës kishin kërkuar nga qeveria e këtij vendi që t'a jep pëlqimin e vet për themelimin e një gjykate sipas ligjeve dhe dispozitave të sheriatit islam gjë e cila u kundërshtua nga ministri i drejtësisë së këtij vendi z. Ernest Hirshen Balin. Ministri i Holandës për çështje të drejtësisë në një letër drejtuar parlamentit të këtij vendi, ishte shprehur: në Holandë nuk ka vend për gjykata sipas ligjeve fetare ndërsa muslimanët rreth çështjeve dhe problematikave të ndryshme mund të referohen për konsulltim në institucione islame. Hirshen Balin në këtë letër kishte thënë edhe këtë: Ministria e Holandës për Çështje të Drejtësisë kishte kërkuar nga Universiteti ''Najmkhan'' dhe kshilli konsultativ i këtij institucioni që të bëjnë një hulumtim lidhur me kërkesën e imamëve të xhamive për themelimin e gjykatës islame dhe rezultatet e këtij hulumtimi ishin negative. Universiteti Najmkhan, themelimin e gjykatës islame në Holand e ka konsideruar si shkak për krijimin e një ligji paralel me ligjin e këtij vendi. Ministri i Holandës për drejtësi gjithashtu numrin e madh të medh'hebeve islame e ka konsideruar prej problemeve të themelimit të kësaj gjykate islamike, duke thënë: në hulumtimin e Universitetit Najmkhan është theksuar se muslimanët për problematika dhe mospajtime të ndryshme i referohen imamëve të xhamive dhe institucioneve të tjera fetare duke arritur zgjidhjen e problemeve dhe marrjen e vendimeve të duhura, prandaj themelimi i kësaj gjykate islamike nuk është i patjetërsueshëm

*(mr. R. Suma)*

| | | | | | | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | | | | Autor: Agim Gashi | MBLEDHJA | FJALA E RËNDË | EMRI I PERSONALITETIT NË FOTO (shq.) | RAJON NË KROACI E VOJVODINË | HOLLËSI | NATIONAL INTELLIG. AGENCY | IDRIZ SEFERI | | "ÇELËSI" I PUNËVE TË MIRA |
| | | | | | MBIEMRI I PERSONALITETIT NË FOTO | | | | | | | | GRUP GJAKU / HAPE ILAÇI | |
| | | | | | AI QË NGJALL PANIK | | | | | | | | | |
| | | | | | AUDIO... VIDEO... | | | | | | | KAMPION / GAZETARJA MUHAXHIRI | | |
| | | | | | AI QË I PRIN XHEMATIT NË NAMAZ | | | | | | REDE BOAS NOVAS / KËNGËTAR. HALILI | | | |
| | | | | | ARMENDI (dim.) | | | | | SHTET AFRIKAN / DIKASTER GAZETE | | | | |
| | | | | | MAL NË GREQI | | | | KRYENGRITËS / SHTËPIA E LINDJES | | | | | |
| | TËRËSI MAKINASH | E PAPRANUAR | USHTARI QË HYN NË PRAPAVIJË TË ARMIKUT | ITALIA | SHTYLLË E FESË ISLAME | UNË (ang.) / ASTATI | | VLERË / PA NUMËR | | | | | | |
| QYTETI KU NDËRROI JETË MUHAMEDI a.s. | | | | | | | TITULL SULLTANI OSMAN / EDMONDI | | | | | | | |
| QYTET NË LETONI | | | | PËRPJEKJE VRASJESH / NËNË | | | | | | | | | 1 ROMAK / SHKOJ JASHTË, EMIGROJ | |
| DISIDENTI, TREBESHINA | | | | | | KOHË NAMAZI / FORCË | | | | | | GJERMANIA / PËRMBAN | | MUA (ang.) |
| TERRITORI KU SUNDON IMAMI | | | | | | | | REPUBLIKA SOCIALISTE / MAL NË TURQI | | | ZOTËROJ / METRI | | | |
| BEBËZA E SYRIT | | | | | | | SHTAZARAKE / LËVRIM | | | | | | | |
| EXCLUZIVE RIDE TIME | | | | FLUTURUESI I PARË MITIK / IGBALLI | | | | | | | | | | |
| MUZIKTARI, HYSENI | | | | | TOKAT E BUKËS / VEND ISLAM | | | | | | | | | |
| IBRAHIM TUKIQI | | | AMËNORE / RACE RELATIONS ACT | | | | | | | | | | | |
| | URTËSI / LËREI | | | | | TOURISM AUTHORITY of THAILAND / GJ.R. | | | | | | | | |
| PAZMATIMI I LARINGUT | | | | | | | | | KELVINI | | | | | |
| EPOKA | | | | KUNDËRSHTAR | | | | | | | | | | |

## ZGJIDHJA E KALUAR

| | | | | | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | | | | M | U | H | A | M | E | D | I | ■ |
| | | | | | U | N | A | N | I | M | I | SH | T |
| | | | | | M | I | R | A | T | I | M | ■ | I |
| | | | | | I | T | A | L | I | ■ | I | P | R |
| | | | | | N | A | M | I | K | E | ■ | R | A |
| | | | | | U | R | I | T | E | M | ■ | O | N |
| | | | | | N | E | ■ | I | ■ | A | S | M | A |
| K | U | R | A | N | ■ | T | O | K | Ë | Z | U | E | S |
| A | R | A | B | I | K | ■ | F | E | N | I | K | S | I |
| P | A | K | E | T | I | M | I | ■ | ■ | T | A | ■ | ■ |
| I | T | E | T | ■ | L | E | Q | E | ■ | U | L | E | T |
| T | I | T | A | N | I | K | ■ | M | B | R | E | T | I |
| A | M | A | R | A | ■ | A | N | Ë | S | | | | |
| L | ■ | H | E | T | I | M | O | R | E | | | | |
| I | D | E | ■ | A | L | I | T | I | ■ | | | | |
| ■ | U | DH | O | R | E | ■ | E | M | A | | | | |
| A | N | Ë | D | E | T | ■ | R | E | M | | | | |
| M | A | S | A | ■ | I | R | I | T | Ë | | | | |




**EL AZIZ**

"S'ka dyshim, All-llahu është zbërthyes i farës (i kokrrës së saj) dhe i bërthamës (së pemës).
Ai nxjerr të gjallin nga i vdekuri dhe Ai është nxjerrës i të vdekurit nga i gjalli.
Ky është All-llahu, e si atëherë shmangeni (nga besimi)?"

EN AM, 95

DHE TË ALLAHUT JANË TË GJITHË EMRAT MË TË BUKUR, KËSHTU QË LUTENI ATË ME TA.. . AL-A'RAF, 180

KRYESIA E BASHKËSISË ISLAME TË KOSOVËS, KËTO DITË NXORI NGA SHTYPI LIBRIN

Fazli Kajtazi

# MULLA ILJAZ BROJA E QAMIL HOXHA

(Në gjashtëdhjetepesë vjetorin e vrasjes)





Prishtinë, 2010

TË INTERESUARIT LIBRIN MUND TA SIGUROJNË NË TË GJITHA KËSHILLAT E B.I. TË KOSOVËS